VIZITA E MYFTIUT NË ARABINË SAUDITE

# DITURIA ISLAME

NUMER 251-252 | VITI 25 | QERSHOR-KORRIK 2011 | REXHEB-SHA'BAN 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



## PËRHAPJA E KULTURËS ISLAME NË TROJET SHQIPTARE

Dr. Fahrush Rexhepi

## FUQIZIMI I SHËNDETIT MORAL TË RINISË KOSOVARE

Prof. Dr. Sci Ferid Agani

## KONTRIBUTI I DIJETARËVE TË HERSHËM MYSLIMANË NË EKONOMI

Dr. Islam Hasani

www.dituriaislame.net

Transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thënë:

“Allahu im! Na i bëj të bekuar Rexhepin dhe Shabanin dhe na bashko me muajin e Ramazanit”

(Ahmedi, I, 259).

“Rexhebi është muaji i pendimit, Sha’bani muaji i dashurisë, kurse Ramazani muaji i afrimit tek Allahu xh.sh. Rexhebi është muaji i ibadetit, Sha’bani muaji i askezës, ndërsa Ramazani muaji i shtimit të mirësive. Rexhebi është muaj në të cilin Allahu i shumëfishon veprat e mira të besimtarëve, Sha’bani muaji i mbulimit dhe fshirjes së mëkateve, kurse Ramazani muaji i pritjes së shpërblimeve”

Sejjid Abdulkadir Xhejlani









Në ditën e parë të vizitës zyrtare në Arabinë Saudite, ku për herë të parë me ftesë nga Ministri për Çështje Fetare i Arabisë Saudite Salih Al-Sheikh, me Myftiun e Republikës së Kosovës Mr. Naim Tërnava në krye, delegacioni i BIK-së, ku bënin pjesë edhe Reshat Mexhiti, anëtar i kryesisë, Dr. Islam Hasani, këshilltar i Myftiut, dhe Besim Mehmeti nga kabineti i kryetarit, arriti në vendin e shenjtë, në Mekë. Në ditën e parë delegacioni kreu një Umre. Në ditën e dytë vizitoi Kryesinë e Institucionit Qeveritar për kujdesin ndaj Dy Xhamive të Shenjta – Qabesë dhe Xhamisë në Medinë, ku u pritën nga zv/kryetari Dr. Muhamed bin Naser Al –Khuzeim. Në takim Myftiu falënderoi Arabinë Saudite për përkrahjen që i ka ofruar popullit të Kosovës në fusha të ndryshme. Nikoqiri njohu delegacionin e Kosovës me zhvillimet e fundit në zgjerimin e Dy Xhamive të Shenjta, pikërisht tash kur po behet zgjerimi më i madh në historikun e Qabesë, afër 800.000 m2.



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Turizmi në Islam

*Edhe pse nuk kemi ndonjë përkufizim të veçantë të turizmit hallall, kryesisht ky është pranuar si një formë e turizmit që ofron shërbimet e mikpritjes në pajtim me normat dhe ligjet islame. Në këtë drejtim p.sh. mund të llogarisim hotelet hallall, që nuk shërbejnë pije alkoolike, ofrojnë certifikata hallall për ushqim, kanë objekte të veçanta për gratë, vende për ibadet dhe mjedise të përshtatshme për myslimanët.*

*Një vit jo edhe aq i lehtë, i stërmbushur me obligime e detyrime dhe me punë, kërkon një pushim e qetësi për trupin. Këtu do të trajtojmë turizmin si koncept islam. Zakonisht ndër ne turizmi si term nënkupton të shkosh e të pushosh dhe të çlodhesh në viset bregdetare. Por si qëndron puna e këtij koncepti në pikëpamje islame dhe si e trajton feja jonë këtë koncept.*

*Me shfaqjen dhe shtrirjen e Islamit, ai ndryshoi shumë koncepte të shtrembërimeve si rrjedhojë e mendjes njerëzore dhe, për pasojë, Islami i kanalizoi ato koncepte në drejtim të duhur duke i orientuar drejt vlerave dhe moralit. Turizmi mund të jetë edhe në rang ibadeti, me se nënkuptohet përgatitja dhe nisja për në Vende të Shenjta, në Mekë e Medinë, ku myslimani u bën vizitë Vendeve të Shenjta, si dhe gjatë kësaj vizite sjell imazhe e kujtime nga jeta e Resulullahut a.s., e shokëve të tij dhe e myslimanëve të parë, si dhe për gjetje arkeologjike që kanë këto dy vende. Dhe kjo vizitë mbush shpirtin me iman e me energji të reja për shtigje të reja në jetën e tij. Nga ana tjetër, edhe Kur'ani na urdhëron që, krahas vizitave dhe shëtitjeve të ndryshme, të kemi në qendër interesimi ngritjen dhe lartësimin e Fjalës së Allahut: "(Të Xhenetit janë) Edhe ata që pendohen, ata që sinqerisht adhurojnë, ata që falënderojnë, ata që agjërojnë, ata që bëjnë ruku, që bëjnë sexhde, që urdhërojnë për të mira e ndalojnë nga të këqijat, edhe përmbushin dispozitat e Allahut. Pra, përgëzoji besimtarët". (Et-Tevbe,112). Kurse në ajete të tjera na obligon të lëvizim në vende të ndryshme për të parë se si ka qenë gjendja e popujve të mëhershëm dhe e atyre që nuk u janë përmbajtur udhëzimeve hyjnore. Thuaj: "Ecni nëpër tokë e mandej shikoni se si qe përfundimi i gënjeshtarëve".(El-En'am,11). Në një vend tjetër thotë: Thuaj: "Udhëtoni nëpër tokë dhe shikoni se si ishte përfundimi i kundërshtarëve"! (En-Neml,69). Gjatë këtyre vizitave myslimani sheh dhe mahnitet edhe nga krijimtaria e Allahut: "Thuaj: "Udhëtoni nëpër tokë e shikoni se si filloi krijimi, pastaj Allahu e fillon krijesën tjetër (ringjalljen). Është e vërtetë se Allahu ka mundësi për çdo send". (El-Ankebut,20)*

*Nga kjo del se të gjitha premisat flasin se turizmi hallall vetëm sa po zgjerohet. Bazuar në raportin nga Panairi i Turizmit Botëror, për vitet në vijim është parashikuar rritja e turizmit hallall. Megjithatë, duke u hapur definicioni i turizmit hallall, shumë hotele nëpër botë e shohin veten si të përshtatshme për pritjen e myslimanëve. Si një aspekt i rëndësishëm i këtij tregu në rritje, mund të shihet gjendja në hotelet luksoze, si p.sh. Lord Milner në Londër apo zinxhiri i hoteleve Holiday Villa, të cilat në dhomat e tyre ofrojnë drejtimin që tregon Kiblen. Për shkak të këtij trendi, shumë hotele janë duke përshtatur shërbimet e tyre për mysafirët myslimanë. Gjatë Ramazanit të fundit, hoteli i famshëm Sacher në Vjenë, ka siguruar një dhomë të veçantë për lutje, si dhe ushqime të veçanta para lindjes së diellit dhe pas perëndimit të diellit. Një tjetër shembull mund të shihet në Dubai, ku disa grupe hotelesh kanë njoftuar për zhvillimin e zinxhirit hotelier në pajtim me ligjin islam.*

*Almulla Hospitality deri në vitin 2015 pritet të hapë 150 hotele hallall, jo vetëm në Lindjen e Mesme, po edhe në Evropë dhe në Amerikën e Veriut. Përveç kësaj, zinxhiri hotelier Jawhara, në një të ardhme të afërt, ka për qëllim që 25% të hoteleve në Dubai të jenë në bazë të ligjit të Sheriatit. Hotelet e tyre shpenzojnë 2,5 % të të ardhurave të tyre neto për zekat. Vendet me turizëm botëror, si Turqia, Dubai,Malajzia, Indonezia etj., vazhdimisht po tërheqin interes të madh për objekte dhe trashëgimi myslimane. Statistikat flasin se vetëm më 2005, më shumë se 150.000 turistë udhëtuan nga Lindja e Mesme në Malajzi, ndërsa vlerësohet se rreth 250.000 njerëz kanë zgjedhur një destinacion duke u bazuar vetëm në objektet, ku janë certifikuar ushqime hallall. Përmirësimi i imazhit të këtyre vendeve falë arritjeve të mëdha të kohëve të fundit, ka bërë që agjencitë e shumta turistike dhe mediatike të botës t'i cilësojnë këto vende si gurë të çmuar.*

*Edhe në kontinentin tonë të vjetër gjendja nuk është keq. Mësohet se zinxhiri më i vjetër i hoteleve luksoze në Evropë Kempinski nga Zyrihu, po ndërton rreth 30 hotele në bashkëpunim me kompaninë islamike Guidance Financial Group. Grupi i hoteleve Reziror nga Brukseli, i cili bën biznes me kompani të tilla si Radisson Blu dhe Park Inn, vlerëson se tregu i hoteleve hallall do të rritet 20% gjatë dhjetë vjetve të ardhshëm.*

*Për fund, këto të mira dhe këto të arritura të njerëzimit në sfera të ndryshme, dhe ndjenjat që krijon njeriu gjatë pushimeve dhe turizmit, duhet t'i kthejë në një forcë motivuese dhe prosperuese për të mirën dhe mirëqenien e vendit të vet dhe njerëzimit në përgjithësi.*

*Mr. Rexhep Suma*

أَأَمِنتُم مَّن فِي السَّمَاءِ أَن يَخْسِفَ بِكُمُ الْأَرْضَ فَإِذَا هِيَ تَمُورُ (16)

أَمْ أَمِنتُم مَّن فِي السَّمَاءِ أَن يُرْسِلَ عَلَيْكُمْ حَاصِبًا فَسَتَعْلَمُونَ كَيْفَ نَذِيرِ (17)

وَلَقَدْ كَذَّبَ الَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ فَكَيْفَ كَانَ نَكِيرِ (18)

# Komentimi i kaptinës "El-Mulk" 6

**Sabri Bajgora**

**A u garantuat ju prej Atij Që është në qiell, që të mos ju shafitë (të mos ju lëshojë) toka kur të dridhet. A u garantuat ju prej Atij Që është në qiell, që të mos lëshojë kundër jush ndonjë stuhi me rrebesh gurësh. E pra, do ta kuptoni se si është ndëshkimi Im! Edhe ata që ishin para tyre përgënjeshtruan, por çfarë ishte dënimi Im. (El-Mulk-16-18)**

**Lidhmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake**

Pas sjelljes së shumë argumenteve në ajetet paraprake, që dëftojnë se Allahu është i Gjithëdijshëm, i Gjithëfuqishëm dhe është në gjendje që në çdo çast të kërcënojë e të zbresë dënimin ndaj secilit që mohon Madhërinë e Tij, Ai prapëseprapë nga mëshira e Tij, i nxit të udhëtojnë nëpër tokë në kërkim të rrëskut, të cilin i Gjithëmëshirshmi ia ka garantuar çdo krijese, pa dallim nëse është besimtar apo pabesimtar, Ai tash në ajetet në vazhdim, ua bën me dije për lloje të tjera të kërcënimit dhe dënimit të mundshëm, si f.v. t'i shafitë nën tokë, kur ajo të dridhet, t'u sjellë rrebeshe gurësh nga qielli etj.. Allahu xh.sh. edhe një herë i thërret pabesimtarët t'i kthehen arsyes dhe logjikës së shëndoshë e të shikojnë shpezët në qiell teksa fluturojnë, dhe të pyesin vetveten - a thua kush i mban ata në ajër pos Fuqiplotit? Këto janë paralajmërime hyjnore që njerëzit t'i kthehen besimit të drejtë, sepse askush përveç Allahut nuk i ushqen dhe nuk ua sjell rrëskun, prandaj të mos vazhdojnë më me arrogancën dhe mendjemadhësinë e tyre në mohim…

**Koment:**

A u garantuat ju prej Atij Që është në qiell, që të mos ju shafitë (të mos ju lëshojë) toka kur të dridhet. A u garantuat ju prej Atij Që është në qiell, që të mos lëshojë kundër jush ndonjë stuhi me rrebesh gurësh. E pra, do ta kuptoni se si është ndëshkimi Im! Edhe ata që ishin para tyre përgënjeshtruan, por çfarë ishte dënimi Im?!

Ky grup ajetesh që fillon me atë të 16-in të kësaj sureje: "A u garantuat ju prej Atij Që është në qiell, që të mos ju shafitë (të mos ju lëshojë) toka kur të dridhet."

Fillon me një kërcënim hyjnor, që vjen nga i Gjithëfuqishmi, kërcënim i drejtuar ndaj pabesimtarëve, të cilët nuk po arrinin ta hiqnin perden e errët para syve e të përudheshin në rrugën e drejtë. Allahu u bën atyre pyetjen - vallë kush Ju garanton juve përveç Allahut, që të mos ju shafitë e t'ju lëshojë toka, kur ajo dridhet e lëkundet. A thua jeni kaq të sigurt teksa ecni mbi këtë tokë? A nuk keni marrë mësim nga Karuni, të cilin e pati mashtruar pasuria e tij marramendëse, duke pretenduar se ai ishte më i pasuri e më i forti?! A nuk e përpiu atë toka me tërë pasurinë e tij, që të mbetet një shembull i keq në histori se si mund ta pësojnë pabesimtarët dhe mohuesit?

A nuk mendojnë këta pabesimtarë se Allahu ka fuqi për një gjë të tillë, kur Ai thotë: "Thuaj: "Ai ka fuqi (t'ju shpëtojë, por edhe) t'ju sjellë dënim prej së larti ose prej së poshti nën këmbët tuaja" (El-En'am, 65)

Kjo tokë, e cila në shikim të parë na duket shumë e bukur, me të gjitha begatitë dhe zbukurimet e saj, në brendinë e saj fsheh shumë sekrete. Nga kjo tokë shpeshherë shpërthejnë vullkane të zjarrta, të cilat shkatërrojnë vendbanime të tëra, si dhe tërmete vdekjeprurëse, të cilat marrin me vete shumë viktima.

Prandaj, secili njeri që ka mendje, duhet të mendojë me arsye të shëndoshë se, nëse vazhdohet në mohimin e Fuqisë Absolute të këtij universi, lehtë mund të pësojnë sikur shumë popuj në të kaluarën që ia kthyen kurrizin mësimit hyjnor.



Në lidhje me pjesën e parë të këtij ajeti "A u garantuat ju prej Atij Që është në qiell", kelamistët dhe pjesëtarët e fraksioneve akaidologjike kanë debatuar shumë, nëse në këtë ajet i është atribuuar Allahut ndonjë anë, dhe pse pikërisht në këtë rast është specifikuar qielli si "anë", ndërkohë që dihet mirë se Allahut nuk mund t'i atribuohet ndonjë anë, vend apo pozicion.

Megjithatë, përgjigjja që qetëson shpirtin në këtë rast, është se qielli këtu është përmendur vetëm për madhështim të fuqisë së Allahut, e jo për ndonjë përkufizim ane, sepse edhe qielli, edhe Toka, janë krijimtari e Allahut të Plotfuqishëm, dhe Ai është i adhuruar edhe në Qiell, edhe në Tokë, siç thotë Lavdiploti:"Ai është Zot (i vërtetë e i adhuruar) në qiell dhe Zot (i vërtetë e i adhuruar) në Tokë...". (Ez-Zuhruf, 84)

Imam Maturidiu, lidhur me këtë çështje, thekson: Kuptimi i çështjes ka të bëjë me tërësinë e gjërave në ekzistencë se çdo gjë është krijimtari e Allahut xh.sh. dhe nga kjo nxjerrim cilësinë e ngritjes, të lartësimit dhe Madhërisë së Tij, prandaj edhe nga ky ajet kuptohet se qielli është nën sundimin e Allahut, është krijesë e Allahut, pronë e Tij e jo vend i Tij.[1]

Kërcënimi hyjnor vazhdon edhe me ajetin 17, "A u garantuat ju prej Atij që është në qiell, që të mos lëshojë kundër jush ndonjë stuhi me rrebesh gurësh. E pra, do ta kuptoni se si është ndëshkimi Im"! i cili është edhe më i hapur dhe më i drejtpërdrejt. Si mund të ishin të qetë idhujtarët kur nga historia kishin shumë shembuj se si i kishte shkatërruar Allahu popujt e mëhershëm pabesimtarë. Madje, shembullin më të freskët, shumë prej tyre e kishin në Ebrehenë, ushtrinë e të cilit e pati shkatërruar Allahu me tufa zogjsh, të cilët kishin hedhur gurë të Xhehenemit mbi ta. Shumë prej idhujtarëve mekas madje kishin qenë dëshmitarë të drejtpërdrejt të kësaj katrahure njerëzore që kishte goditur Ebrehenë, prandaj, pse ishin aq insistues në këtë kufër të tyre. Pjesa e fundit e ajetit: "E pra, do ta kuptoni se si është ndëshkimi Im"!, tregon qartë se, nëse idhujtarët nuk do të zgjidhnin rrugën e besimit të drejtë, atëherë, ata do të ballafaqohen pashmangshmërisht me ndëshkimin e rreptë hyjnor.

I Lartmadhërishmi, mbase nga Vullneti i Tij, mund të vonojë ndëshkimin në këtë botë, sepse këtë e ka konfirmuar edhe në Kur'an, kur thotë: "E sikur Allahu t'i kapte njerëzit sipas veprave (të këqija) të tyre, nuk do të linte mbi faqen e dheut asnjë gjallesë, por Ai i afatizon deri në momentin e caktuar, e, kur të vijë afati i tyre, s'ka dyshim se Allahu i ka parasysh robërit e Vet"(Fatir, 45). Mirëpo, ndëshkimi i ashpër do t'i presë ata gjithsesi në Ahiret, sepse më nuk ka kthim mbrapa, dhe paudhësia dhe e keqja si "shpërblim" do të kenë përjetësinë në Xhehenem, në azab të vazhdueshëm. Ajeti i 18: "Edhe ata që ishin para tyre përgënjeshtruan, por çfarë ishte dënimi Im?!" sikur synon t'i kthjellë mendjet e hutuara të pabesimtarëve, që të shikonin prapa në histori e të merrnin mësim nga pësimet e popujve në të shkuarën. A nuk kishte shkatërruar Allahu popujt e Nuhut, Hudit, Salihut, Lutit, Shuajbit dhe Faraonin për shkak të pabesimit dhe mendjemadhësisë së tyre!

Madje gjurmët e disa prej këtyre popujve, arabët kishin pasur mundësi t'i shihnin edhe vetë, si ato popullit të Hudit, atij të Salihut etj..

Disa prej këtyre popujve ishin shkatërruar me rrebeshe gurësh nga qielli, disa të tjerë me stuhi uji dhe përmbytje, e disa me erëra vrastare, të cilat i kishin ngrirë e gozhduar në vend.

Sjellja e shembujve të këtyre popujve të ndëshkuar më parë, në Kur'an, ka ardhur si një tërheqje e vërejtjes, se edhe idhujtarët mekas mund t'i priste një fat i tillë, nëse do të përpiqeshin të pengonin Dritën e Shpalljes që po zbriste në vendin e tyre, kësaj radhe, jo vetëm për ta, por për njerëzimin mbarë, sepse ishte revelata e fundit qiellore drejt tokës.

**Urtësia e këtyre ajeteve**

Tërheqja e vërejtjes për çdo të pabindur për Madhërinë e Allahut si Krijues i tërë kësaj ekzistence, se Ai është i Gjithëpushtetshëm dhe në gjendje që në çdo moment të zbresë ndëshkimin, t'i shafitë në tokë, t'u zbresë rrebeshe gurësh nga qielli, apo ndëshkime të tjera të dhimbshme. Ndodhitë e Karunit dhe popullit të Lutit, janë ndodhi që do të duhej t'i analizonte e t'i kishte parasysh çdo pabesimtar. Këto ndëshkime nuk ishin të rastësishme e as nuk ishin pasojë e ndonjë katastrofe natyrore, por ndëshkim i drejtpërdrejt hyjnor.

Në ngjarjet dhe ndëshkimet e popujve të mëhershëm, ka mësime e urtësi, që askush të mos shkojë rrugës së tyre të mbrapshtë, sepse ndëshkimi i Allahut është i pamëshirshëm dhe nuk vonon. (vijon)

(1)Imam Ehli Suneh vel xhemaah Ebu Mensur El-Maturidi ve arauhu el-Kelamijeh, Dr. Ali Abdul Fetah el-Magribi, Botim i I, 1985 Kajro, f. 234

# Reflektime kur'anore

**Mr. Adnan Simnica**

**Ne kemi shkatërruar shumë brezni para jush, sepse bënin të këqija (krime).Të dërguarit e tyre u sollën argumente të qarta, por ata nuk besuan. Kështu, Ne i dënojmë njerëzit kriminel. (Junus, 13)**

**Ndëshkimi hyjnor ndaj mizorëve mësim për njerëzit**

Allahu i Madhërishëm në ajetin paraprak, ata që i mbështeten Atij vetëm me rastin e vështirësive, e pas tejkalimit të tyre E harrojnë Atë dhe vazhdojnë rrugën e mëparshme të mëkateve dhe krimeve, ata i quan njerëz që kalojnë kufijtë e ligjit hyjnor d. t. th. mizorë dhe kriminelë. Njerëzit e tillë nuk mendojnë fare për rezultatin përfundimtar të kësaj gjendjeje, prandaj përgjatë historisë dhe në bazë të ligjit hyjnor, shpërblimi për ata që e tepronin me krime dhe adhuronin dikë tjetër përveç Allahut xh.sh., - ishte shkatërrimi masiv[1]. Pabesimtarët e kohës së zbritjes së Kur'anit kërkonin me tallje dhe kryeneçësi shpejtimin e ndëshkimit hyjnor ndaj tyre, një gjendje e cila vërteton natyrshmërinë e njeriut, i cili I mbështetet Zotit xh.sh.. vetëm kur e godet e keqja, e më pastaj E harron Atë dhe i vazhdon krimet e mëkatet, duke shkelur në mënyrë ekstreme kufijtë ligjorë të Krijuesit dhe duke e tepruar në çdo gjë. Të tillëve Allahu xh.sh., u kërkon të marrin mësim nga e kaluara dhe të mendojnë me kujdes për ato që veprojnë, prandaj u thotë: "Ne kemi shkatërruar shumë brezni para jush, sepse bënin të këqija (krime). Të dërguarit e tyre u sollën argumente të qarta, por ata nuk i besuan". Shkatërrimi masiv përfshiu vetëm mizorët, kurse besimtarët nga mesi i tyre shpëtuan nga ndëshkimi i kohës së Nuhut, Salihut, Hudit, Lutit a.s.. etj., prandaj edhe në këtë ajet u tërhiqet vërejtja njerëzve të tillë, që të marrin parasysh përfundimin e kriminelëve tek popujt e mëhershëm, ashtu siç konfirmohet: "Thuaj: "Udhëtoni nëpër botë e shikoni si ka qenë fundi i keqbërësve!"2. Në këtë mënyrë Allahu xh.sh.. vërteton se kërkesa e tyre për shpejtim të ndëshkimit ndaj tyre ishte formale dhe e rreme, ngase, po t'i godiste me ndonjë vështirësi sado të vogël, ata do t'i luteshin dhe mbështeteshin Atij. Kështu, duke mos pranuar kërkesën e tyre, Ai përdor metodën kërcënuese duke u kujtuar fundin e popujve keqbërës, në mënyrë që ata të zmbrapsen nga krimet dhe kërkesa e tyre, informata të cilat i dëgjonin edhe nga ithtarët e librit[3]. Allahu xh.sh., mizorëve u tërheq vërejtjen shumë qartë për vazhdimin e krimeve e mosbesimit dhe të armiqësisë ndaj Islamit, sepse një situatë e tillë nuk u sjell gjë pos humbjes, ngase Ai do ta bëjë triumfues Ligjin e Tij. Ndonëse ju, o pabesimtarë, nuk jeni të parët që veproni kështu, sepse të tillë ka pasur edhe para jush! Zoti Fuqiplotë, duke u kujtuar ndëshkimin ndaj popujve të mëparshëm, të cilët i dënoi sepse e dinte se nuk do të besonin, kërcënoi popullin pabesimtar të Mekës (të kohës së zbritjes së Kur'anit), por ata i afatizoi, sepse Ai e di të ardhmen e çdo sendi në mënyrë absolute dhe, në këtë kuadër, e diti se ata do ta besonin Krijuesin e Vërtetë.[4] Kjo porosi hyjnore u drejtohet drejtpërdrejt pabesimtarëve mekas të kohës së zbritjes së Kur'anit, sikurse edhe ajeti tjetër: "Ato vendbanime Ne i shkatërruam kur banorët e tyre bënë të këqija dhe, për shkatërrimin e tyre, Ne kishim caktuar një afat". (El-Kehf, 59). Ndëshkimi hyjnor është dy llojesh: Shkatërrimi masiv i popujve që nuk pranuan argumentet e pejgamberëve dhe refuzuan me ngulm ligjin hyjnor, siç ishin populli i Nuhut, fisi Ad, Themud etj. Ndërkaq, shkatërrimi tjetër

**Allahu xh.sh. e diti që ata nuk do të besonin dhe do të këmbëngulnin në mosbesim, prandaj kjo dëshmon se Ai i ndëshkoi ata për shkak se mohuan dhe përgënjeshtruan të vërtetën.**

është në bazë të Ligjit të Tij që funksionon në sistemin e shoqërisë njerëzore, dhe kjo për shkak të krimeve të mëdha, çrregullimeve morale dhe degjenerimit, shfrytëzimit të të dobëtve nga shtresa e lartë etj.[5]

**Sikur të mos i ndëshkonte ata, a thua do të besonin?**

Nëse shtrohet pyetja: Po t'u jepte Allahu xh.sh. afat popujve që ka zhdukur, a thua do të besonin? Doemos që jo, ngase Ai di absolutisht të ardhmen e gjithçkaje në gjithësi, prandaj diti edhe të ardhmen e tyre. Kjo i përngjan shembullit në jetën tonë, kur njeriu planifikon të ndërtojë shtëpi dhe, në varësi nga mundësitë ekonomike, ndërton edhe shtëpinë. Nëse nuk ka sa duhet mundësi financiare, atëherë kërkon nga arkitekti të bëjë planin e shtëpisë me dy dhoma, kurse, nëse ka mundësi më shumë, kërkon shtëpi më të madhe, e nëse ai është shumë i pasur, atëherë kërkon ndërtimin e shtëpisë së madhe në varësi nga nevojat e tij. E arkitekti e bën planin e shtëpisë para se të fillojë ndërtimi i saj, kështu që pronari mund të shoh tërë detajet dhe si duket ajo, dyert, dritaret, dhomat, çatia etj.. Dhe ja, kështu, Allahu xh.sh., para se të krijonte gjithësinë dhe krijesat, të tërën e kishte përcaktuar si do të dukeshin dhe si do të funksiononin. Edhe pse njeriu është i lirë për të vepruar dhe besuar, prapëseprapë Allahu xh.sh. di të ardhmen dhe veprimet e Tij. "Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe".[6] Allahu xh.sh., për të vërtetuar sinqeritetin e të dërguarve të Tij para popullit përkatës, u ka dërguar argumente të qarta mbinatyrore dhe prova të fuqishme, në mënyrë që pabesimtarët të mos kenë arsye për mohim dhe përgënjeshtrim, po, megjithatë, ata mohuan dhe nuk besuan të vërtetën, prandaj edhe merituan ndëshkimin masiv, veçse kjo i gjeti pas dërgimit të pejgamberëve, e konfirmuar në shumë ajete, si: "Ne nuk dënojmë asnjë popull, para se të dërgojmë pejgamberë". (El-Isra, 15), ose: "Nuk pati asnjë nga popujt që nuk pati të dërguar". (Fatir, 24). Me gjithë provat e qarta, ata nuk besuan dhe as që patën ndonjë shenjë për besim, sepse nuk dëshironin një gjë tillë, e u zhytën edhe më shumë në mosbesim dhe atyre iu shtua edhe më tepër dashuria për pasionet e liga të tyre, për çrregullime, krime, kryeneçësi dhe padrejtësi.[7] Allahu xh.sh., sqaroi faktin: Si të besonin ata, kur në vazhdimësi adhuronin dikë tjetër përveç Tij dhe bënin krime e të këqija?! Prandaj edhe e konfirmoi me shprehjen: "por ata nuk besuan", që në origjinal tek shprehja "nuk besuan" "lami" i theksuar, quhet mohues – (që përforcon mohimin e tyre ndaj Allahut), ngase zemrat e tyre janë të mbuluara nga errësira dhe janë vulosur me këtë, prandaj edhe do të jenë mohues në vazhdimësi përgjithmonë.[8] Allahu xh.sh. e diti që ata nuk do të besonin dhe do të këmbëngulnin në mosbesim, prandaj kjo dëshmon se Ai i ndëshkoi ata për shkak se mohuan dhe përgënjeshtruan të vërtetën.[9] Shembuj të tillë ka shumë në Kur'an, prej tyre: Allahu xh.sh. diti që nga krijimi i botës se Ebu Lehebi nuk do të besonte dhe dinte sjelljet e tij, prandaj paralajmëroi vdekjen e tij si pabesimtar, ndërsa do të besonin shumë pabesimtarë të tjerë, si: Omeri, Amr bin Asi, Halid bin Velid etj[10].



**Mizorët meritojnë ndëshkim në çdo kohë**

Derisa Allahu xh.sh.,ndëshkoi popujt e mëparshëm për shkak të krimeve të tyre, sinjalizon për ndëshkimin e të gjithë kriminelëve, ndonëse ky ishte një kërcënim i drejtpërdrejt për pabesimtarët e Mekës, të kohës së zbritjes së Kur'anit.[11] Kjo nënkupton se ata u ndëshkuan për shkak të një çështjeje – të mosbesimit të tyre në Krijuesin, ndonëse çështja e besimit-imanit ekziston që nga dërgimi i pejgamberëve d. t. th. që nga fillimi i jetës njerëzore, dhe vazhdon deri në përfundim të kësaj bote.[12] I ka cilësuar me shprehjen "kriminelë" për shkak se krimet e tyre ata i çuan në shkatërrim, meqë krimet tyre u manifestuan me mosbesim, kryeneçësi dhe çrregullime të mëdha, prandaj edhe Kur'ani e solli këtë shembull që të marrin mësim ata që mendojnë vëmendshëm.[13] Kështu i ndëshkoi Allahu xh.sh. mizorët përgjatë historisë dhe ndëshkimi i Tij në një mënyrë a në një tjetër përfshin çdo kriminel dhe mizor, ngase ky është nga ligjet e Tij për njerëzit.

(1) Sejjid Kutub, Fi Dhilalil Kur'an, v. 3, f. 1769, 1996, Darush-Shuruk, Bejrut. (2) Muhamed Ebu Zehra, Zehretu Et-Tefasir, f. 3529, Darul-Fikr El-Arabij, 1987, Kajro. Ajeti nga surja En-Neml, 69. (3)Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, v. 17, f. 56, 1981, Darul- fikr, Bejrut (4) Imam Kurtubiu, El-Xhamiu liAhkamil Kur'an vel Mubejjenu lema tedamenehu mine e-suneti ve ajil Furkan, v. 10, f. 465, 2006, Er-Risale, Bejrut. (5)Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsir El-Meragi, f. 76, 1946, Mustafa el-babi elhalebi ve evladuhu, Kajro. (6) Muhamed Muteveli Esh-Sharavi, Tefsiri i Sharaviut, v. 9, f. 5784 -5785, Ahbarul-Jevm, pa vit botimi, Kajro. Ajeti nga surja Lukman 13. (7) Ahmed Mustafa El-Meragi, Ibid, f. 77. (8) Muhamed Ebu Zehra, Ibid f. 3530. (9) Tefsir El-Fahru Er-Razi, Mefatihul-Gajb, f. 57. (10) Tefsiri i Sharaviut, f. 5787

# Ruajtja e karakterit

**Sedat Islami**

**Besimtarë të nderuar!**

Portreti i besimtarit mysliman sigurisht që është më i përkryeri, për faktin se ai kushtëzohet të jetë i tillë, se përndryshe nuk do të mund të bartte epitetin prej robi të sinqertë të Allahut. Këto ajete të kaptinës El-Furkan, e kanë zbërthyer këtë personalitet madhështor të besimtarit nga aspekte dhe këndvështrime të ndryshme, vetëm e vetëm që të provojnë se besimtari ka një karakter dhe moral shembullor, që reflekton pa dyshim edhe sjelljet dhe veprimet e tij. Këtë realitet sot do ta faktojmë edhe nëpërmjet shtjellimit të një tipari tjetër të tyre, të përmendur në ajetin e 72 të kaptinës në fjalë, respektivisht në pjesën e fundit të këtij ajeti: "...dhe kur (rastësisht) kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke ruajtur karakterin e vet".

**Ç'kuptohet me karakter dhe ruajtjen e tij**

Komentuesit e Kur'anit kanë shpjeguar domethënien e ruajtjes së karakterit, të përmendur në këtë ajet. Kolosi i komentuesve të Kur'anit, Imam Taberiu, përmend se dijetarët kanë mendime të ndryshme përkitazi me kuptimin e 'ruajtjes së karakterit'. Disa mendojnë se bëhet fjalë për ruajtjen nga fjalori banal dhe i ndyrë që përdornin idhujtarët në raport me besimtarët. Ndërsa 'kalimi pranë së keqes' nënkupton distancimin prej saj dhe kthimin e kurrizit ndaj asaj... Të tjerë mendojnë se bëhet fjalë për të gjitha mëkatet, pa marrë parasysh se cilat janë. Ibni Kethiri këtë pjesë të ajetit, kuptimisht, e lidh me pjesën e parë të tij, që i bie se: besimtarët nuk marrin pjesë në gjera të këqija (ndenje apo manifestime qofshin ato), e nëse u rastis që të qëllojnë në to pa qëllim, atëherë ata largohen menjëherë prej tyre. Kurtubiu[1] 'lagv'-in (të keqen), në kuptimin filologjik, e shpjegon si 'çdo fjalë a vepër e pavlerë', ku fut edhe muzikën, dëfrimin (e shthurur) e të ngjashme, e po kështu edhe mendjelehtësinë e idhujtarëve, përmendjen e grave e vepra të tjera të urryera. Ndërsa përkitazi me domethënien e 'ruajtjes së karakterit' thotë se besimtarët nuk pëlqejnë, gjestet dhe veprat e mëkatarëve, nuk joshen prej tyre dhe nuk i shoqërojnë ata. Ibnu'l-Muniri citon kompaktësinë e komentuesve të Kur'anit se 'lagv'-i (e keqja) është të folurit e pahijshëm. Edhe Bejhekiu, nga ana tjetër, pëlqen këtë mendim dhe shton se 'e keqja' është ajo nga e cila në fakt thënësi nuk pret ndonjë të mirë, përkundrazi. Ajo është prej atyre gjërave që nuk i interesojnë. Pejgamberi, a.s. ka thënë:"Prej Islamit të mirë të njeriut (shenjë që fakton Islamin rrënjësor tek njeriu) është mosmarrja me gjërat që nuk i interesojnë."[2]

**E mira dhe e keqja në kahe të ndryshme**

Tendencat për bashkim apo të paktën përafrim ndërmjet së mirës dhe së keqes, qysh në start janë të gjykuara të dështojnë. Kjo, për shkak se që të dyja kanë drejtime plotësisht të kundërta, dhe sepse koha punon për largimin e jo afrimin e tyre. Nuk mund të pretendosh devocion për Allahun dhe përkushtim ndaj fesë së Tij e në të njëjtën kohë të kryesh mëkate. Është kontrast dhe absurditet. Allahu mohon të krahasohen e lëre më të bashkëjetojnë në të

njëjtën kohë tek një njeri. “Thuaj: “Nuk është e njëjtë e keqja dhe e mira...”.(El-Maide, 100). Nga kjo, besimtari dhe mëkatari, i kanë:

**Rrugët të ndara**

Meqë nuk u bashkuan për Zotin, pra nuk qe adhurimi për Zotin si motiv bashkimi, atëherë as djalli nuk mund t’i bashkojë. Kjo, sepse Allahu ka thënë shumë qartë në Kur’anin famëlartë: “Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote, dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkujtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, sepse puna e tij ka mbaruar”. (El-Kehf, 28). Edhe Pejgamberi, a.s., mohon një gjë të tillë, madje duke e kushtëzuar këtë edhe me besimin. Tirmidhiu transmeton se Pejgamberi, a.s., në një hadith, përveç të tjerash, ka thënë: “...Dhe kush beson në Allahun dhe Ditën e Fundit, atëherë le të mos ulet në tryezë ku shërbehet raki”![3] Pra, edhe nëse nuk konsumon raki, prapë ulja në një tryezë me ata që e konsumojnë, nuk të lejohet.

**Dëfrimi i tyre nuk bën të na joshë**

Besimtari i devotshëm e di se jeta e tij në këtë botë mbase nuk është më shumë se një e rrahur e qerpikut të syrit. Në çdo moment edhe mund të shpërngulet prej saj, prandaj lidhja me të është lidhje në kuptimin e mysafirit me konakun e huaj. Kënaqësitë e kësaj bote, çfarëdo që të jenë, nuk mund ta devijojnë atë, ngase e di se pas tyre vjen dëshpërimi. Allahu solli shembull në Kur’an përkitazi me këtë. Duke folur për Karunin, një njeri të cilin pasuria e dërgoi në mosmirënjohje dhe kundërshtim, Allahu rrëfen: “Ai (Karuni) doli para popullit të vet me stolinë e vet, e ata që kishin synim jetën e kësaj bote, thanë: “Ah, të kishim pasur edhe ne si i është dhënë Karunit, vërtet ai është fatbardhë!” 80. E ata që ishin të zotët e diturisë thanë: “Të mjerët ju, shpërblimi i Allahut është shumë më i mirë për atë që besoi dhe bëri vepër të mirë, po atë nuk mund ta arrijë kush përveç të durueshmëve!” 81. “Po Ne atë dhe pallatin e tij i shafuam në tokë dhe veç Allahut nuk pati që ta mbronte, e as vetë nuk pati mundësi të mbrohej. 82. “E ata që dje lakmuan të ishin në vendin e tij, filluan të thoshin: “A nuk e shihni se Allahu me të vërtetë i jep begati e komoditet atij që do nga robërit e vet, e edhe ia mungon atë atij që do, e sikur Allahu të mos bënte mëshirë ndaj nesh, do të na sharronte në tokë edhe ne; sa habi, se si jobesimtarët nuk gjejnë shpëtim!” 83. Atë vend të përjetshëm (Xhenetin) ua kemi përcaktuar atyre që nuk duan as mendjemadhësi e as ngatërresë në tokë, e përfundim i këndshëm u takon atyre që I



frikësohen Allahut”. (El-Kasas, 79-83).

**Kujdes fjalorin!**

Nëse kemi parasysh këtë standard shpirtëror që disponojnë robërit e sinqertë të Allahut, atëherë nuk do të duhej të çuditeshim aspak se si Muhamedi, a.s., edhe këtë tipar e kishte kushtëzuar me besimin, pra të folurit e kontrolluar. Në një hadith autentik qëndron: “Kush beson Allahun dhe Ditën e Fundit, ose le të flasë mirë, ose le të heshtë!”.Kjo, sepse fjala konsiderohet vepër e njeriut, dhe sikur çdo vepër tjetër regjistrohet e llogaritet: “Që ai nuk hedh ndonjë fjalë e të mos jetë pranë tij përcjellësi i gatshëm”. (Kaf, 18).



**Përmendja e grave hapi i parë drejt rrugës së shëmtuar**

Mëkati nuk ndodh papritur. Ai paraprakisht përgatitet nga djalli në hapa të sigurt, në mënyrë që pendimi prej tij të jetë i vështirë. Hapi i parë i djallit në këtë drejtim është që tek njeriu të hedhë atë kureshtjen për të menduar dhe më pastaj për të biseduar për gratë. Nga mendimi lind biseda, e nga biseda interesimi, e kështu hap pas hapi arrihet në aktin e shëmtuar, të cilin e urren Allahu Fuqiplotë. Për këtë shkak, Muhamedi, a.s., ka këshilluar Ymetin e tij që të kenë kujdes, sidomos nga problematika në fjalë. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë se Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Pas meje nuk kam lënë ndonjë sprovë më të dëmshme për meshkujt e Ymetit tim sesa sprova e grave". Por kjo në asnjë mënyrë nuk nënkupton se besimtarët e sinqertë qenkan njerëz pa ndjenja.

**Besimtarët e sinqertë nuk janë pa ndjenja**

Përkundrazi, ata janë njerëz shumë normalë, madje edhe anën dëfryese të jetës, kuptohet të lejuar, e kanë në qejf, saqë, siç do të shohim në tiparet në vijim, në ligjëratat vijuese, edhe E lusin Allahun për bashkëshorte dhe pasardhës të hajrit. Pika ndarëse në mes tyre dhe të tjerëve është: e para, tek qëllimi, që bëhet për të ruajtur nderin dhe për të shtuar llojin (për pasardhës), dhe, e dyta, që kënaqësitë nuk i udhëheqin ata, por janë pikërisht besimtarët e devotshëm që i kanë nën kontroll epshet dhe kënaqësitë e tyre, prandaj nuk devijojnë nga e vërteta. Ata kanë alternativa për çdo gjë nga e lejuara: në vend të adhurimit të kotë, janë monoteistë, në vend të shprehive dhe fjalorit të ndytë, E kujtojnë Allahun shumë, në vend të marrëdhënieve intime të jashtëligjshme, martohen dhe, në vend të dëgjimit të fjalëve të turpshme, ata dëfrehen duke dëgjuar dhe jetuar me Kur'anin. Asgjë nuk mund ta zëvendësojë Kur'anin në jetën e tyre.

**Vëllezër të nderuar!**

Këto fjalë assesi nuk bëjnë thirrje për izolim, përkundrazi, duke u nisur nga roli që kemi mbi supet tona, duhet t'i përvishemi punës dhe t'u bëjmë thirrje të gjithë atyre që kanë devijuar nga e vërteta, të japim maksimumin që njerëzit t'i kthehen fesë së Allahut, t'i kthehen natyrshmërisë në të cilën janë krijuar, ngase kështu edhe kryejmë obligimin po edhe sigurojmë një jetë më të qetë. Kjo, sepse për të kundërtën Allahu na ka kërcënuar: "Ruajuni nga e keqja (nga dënimi) që nuk i godet vetëm ata që bënë mizori prej jush, (por edhe të mirët), dhe ta dini se Allahu është ndëshkues i rreptë". (El-Enfal, 25). O Zoti ynë, na mundëso ta jetësojmë në praktikë këtë moral kaq madhështor të robërve të Tu të sinqertë! Na udhëzo, na bëj prej tyre, bëj që prej nesh të udhëzohen të tjerët dhe nesër, në Ditën e Kiametit, na ringjall në turmën e tyre!O Zoti ynë, mos bëj që Kur'ani të jetë dëshmitar kundër nesh po në favor tonin, na e bëj atë prijës dhe pranverë shpirti në këtë botë, kurse në Ahiret ndërmjetësues!Të lutemi me përuljen dhe përkushtimin më të madh, që të mos na privosh nga shoqërimi i profetit Tënd të dashur, Muhamedit, a.s.,të parit të të gjithë të devotshmëve, atij, morali i të cilit ishte Kur'ani! Na mundëso të pimë ujë nga kroi i tij dhe ai të jetë ndërmjetësues për ne! Amin!!!

(1) Këto mendime janë marrë nga librat e autorëve të sipërpërmendur të publikuar në www.islamweb.net (2) Tirmidhiu ndërsa Albani e ka cilësuar autentik. (3) Albani konsideron se ky hadith është i mirë - hasen.

# Gjuha arabe gjuhë e mishëruar për Islamin

**Driton Arifi**

**(Jo)Ligjshmëria e përdorimit të shprehjve joarabe gjatë kryerjes së namazit**

Është prej specifikave të njohura se gjuha arabe zë një vend të veçantë në kulturën dhe qytetërimin islam. Ajo është gjuha nepërmjet së cilës Allahu i Lartmadhërishëm përcolli mesazhin e fundit hyjnor drejtuar njerëzimit. Ajo është gjuha origjinale dhe e kulluar, të cilën e foli bartësi i misionit të fundit pejgamberik-Muhamedi a.s.. Me këtë gjuhë e komunikoi dhe e transmetoi i Dërguari i Allahut porosinë e Zotit tek njerëzimi mbarë. Allahu i Lartmadhëruar këtë fakt e qartësoi në shumë versete kur'anore. Ai në njërin prej tyre na drejtohet e na thotë:" Ne dimë shumë mirë se ata thonë: "Atë (Muhamedin) është duke e mësuar një njeri!" Mirëpo, gjuha e atij nga i cili anojnë (supozojnë) ata, është joarabe (e paqartë), e kjo (e Kur'anit) është gjuhë arabe e stilit të lartë e të qartë". (En-Nahl,103). Pastaj, në mënyrë edhe më të drejtpërdrejt, Allahu e vuri në spikamë faktin se Kur'ani ka zbritur në gjuhën arabe, sepse kjo është e vetmja gjuhë që garanton dhe i mundëson njerëzimit mbarë ta kuptojë mesazhin e Zotit në të gjitha kohët deri në Ditën e Kiametit. Allahu në një ajet kërkon të jemi vigjilentë rreth kësaj çështjeje, duke na thënë:" Elif, Lam, Ra. Këto (ajete që të zbritën) janë ajetet e librit të qartë. Ne e zbritëm atë Kur'an arabisht, në mënyrë që ta kuptoni". (Jusuf, 1-3). Sikur Zoti dëshiron të na thotë në këto versete se zbritja e Kur'anit në çfarëdo gjuhe tjetër do të mund të krijonte një boshllëk dhe shkëputje në të kuptuarit e porosisë së Tij nga ana e njerëzve , në çfarëdo periudhe kohore, një dukuri kjo që do të binte ndesh qartazi me dëshirën dhe synimin e zbritjes së Librit hyjnor nga ana e Allahut të Lartmadhërishëm.Nisur nga këto ajete dhe faktet e lartpërmendura, Umeri r.a. i porosiste myslimanët mbarë duke thënë:"Thellohuni në kuptimin e porosive të Muhamedit a.s.- Synetit të tij , por kuptojeni rrënjësisht dhe shqiptojeni rrjedhshëm gjuhën arabe, sepse Kur'ani ka zbritur në këtë gjuhë".

**Namazi si shtyllë e adhurimeve islame të bëhet në gjuhën arabe**

Duke pasur parasysh këtë mishërim kaq të fuqishëm në mes Islamit dhe gjuhës arabe si dhe këtë ndërlidhshmëri të pashkëputshme në mes tyre, myslimanët obligohen që shtyllën e ibadeteve të tyre-namazin, ta kryejnë në këtë gjuhë. Meqë Muhamedi a.s., ishte ai që u ngarkua nga ana e Allahut për t'ia mësuar Ymetit islam mënyrën e kryerjes së namazit, rrjedhimisht e kuptojmë se ai këtë ua mësoi ta kryejnë në gjuhën arabe, në gjuhën e vetme të cilën e dinte ai thellësisht. Transmeton Malik ibn Huvejrith se i Dërguari i Allahut kishte thënë: "Faluni ashtu siç më keni parë mua duke u falur".[1] Kjo që u theksua në hadith, është prej argumenteve të fuqishme se namazi duhet të kryhet në gjuhën në të cilën ka zbritur Kur'ani, meqë leximi i një pjese të tij është farz-rukn, i obligueshëm, brenda në namaz.

Megjithëkëtë, që nga norma e "tekbirit fillestar" pastaj "Leximi i Kur'anit" , lutjet si dhe dhikret e tjera, që rekomandohet të bëhen gjatë namazit, kanë qenë tema që janë diskutuar gjatë nga juristët islamë-fukahatë, nëse lejohet apo jo të bëhen në ndonjë gjuhë tjetër përveç gjuhës arabe?

**Me çfarë gjuhe të fillojmë namazin?!**

Thënia e "tekbirit fillestar-Allahu Ekber" në fillim të namazit në çfarëdo gjuhe tjetër përveç arabishtes, konsiderohet e paligjshme sipas shumicës absolute të juristëve , me përjashtim të Imam Ebu Hanifes, i cili mendonte se ai lejohet të bëhet edhe në ndonjë gjuhë tjetër përveç asaj arabe, edhe nëse falësi i namazit mund ta bëjë në gjuhën arabe. Megjithatë, një gjë të tillë ai e konsideronte të papëlqyer. Nga ky mendim, sipas shumicës së nxënësve të shkollës së tij, thuhet se nga fundi i jetës së tij Imam Ebu Hanife është tërhequr dhe ka shprehur mendimin se shqiptimi i tekbirit në cilëndo gjuhë përveç arabishtes, nuk lejohet në fillim të namazit dhe, rrjedhimisht, e prish atë.[2] Ndërkaq, dijetarët e medhhebeve të tjera Imam Shafiu , Ahmedi dhe Maliku, madje edhe dy nxënësit e Ebu Hanifes - Imam Ebu Jusufi dhe Muhamed bin Hasen Esh-Shejbani, mendojnë se nuk lejohet shqiptimi i tekbirit fillestar të bëhet në asnjë gjuhë tjetër perveç në gjuhën arabe nëse personi ka mundësi ta bëjë këtë në gjuhën arabe, po, nëse nuk ka mundësi ta bëjë në gjuhën arabe dhe frikësohet se po i kalon koha, atij i lejohet ta bëjë këtë edhe në gjuhën e tij amtare.[3]

**A lejohet leximi i Kur'anit në ndonjë gjuhë tjetër gjatë namazit**

Leximi i Kur'anit po ashtu është kusht të bëhet në gjuhën arabe dhe nuk lejohet të lexohet pjesë nga cilido përkthim në çfarëdo gjuhe. Kjo sipas mendimit të shumicës absolute të dijetarëve, mirëpo sipas një mendimi të Imam Ebu Hanifes lejohet të bëhet leximi edhe në ndonjë gjuhë tjetër gjatë namazit. Ndërsa nxënësit e shkollës hanefite duke interpretuar mendimin e tij kanë thënë se ai e konsideronte kësisoj vetëm në rast se namazliu nuk di asgjë nga gjuha arabe dhe rrezikohet t'i kalojë koha e namazit. Në këtë rast atij i lejohet ta falë namazin edhe nëse lexon ndonjë pjesë të Kur'anit – respektivisht El-Fatihanë, të përkthyer në gjuhën e tij - joarabe. Këtë mendim e përkrahin edhe një numër jo i vogël i dijetarëve të shkollave të tjera juridike.

Megjithëkëtë, në këtë situatë më së miri është të ndalemi në atë që na ka mësuar i Dërguari i Allahut, dhe të veprojmë në përputhje me sugjerimet e tij. Transmeton Abdullah ibn Ebi Evfa se një njeri kishte shkuar tek i Dërguari i Allahut dhe i kishte thënë atij :"O i Dërguar i Allahut, unë s'kam mundësi të mbaj mend asgjë nga Kur'ani, prandaj ma mëso atë që më mjafton në namazin tim. Muhamedi a.s. iu përgjigj: "Thuaj (Subhanallahi vel-hamdu lilahi, ve la ilahe il-lallahi, vallahu ekber , ve la havle ve la kuv-vete il-la bil-lah)[4]. Pra, kjo këshillë e dhënë për këtë beduin-arab, që s'mund të mësonte asgjë nga Kur'ani, është zgjidhje profetike për secilin që gjendet në një situatë të tillë, që s'mund të mësojë asgjë nga Kur'ani, dhe, nëse s'mund



ta bëjë as këtë, atëherë le të thotë aq sa të ketë mundësi prej këtyre shprehjeve, kurse leximi i Kur'anit në një gjuhë tjetër përveç asaj arabe, le të mbetet alternativa e fundit për të.

**A bënë të lutemi në gjuhën tonë brenda namazit**

Ndërkaq, për faktin nëse mund të bëhet duaja-lutja gjatë namazit në një gjuhë joarabe, dijetarët e medh'hebit hanefit mendojnë se një gjë e tillë është e urrejtur e ka të tillë që e konsiderojnë se e bën të pavlefshëm namazin në tërësi, sidomos nëse ajo dua nuk është citim i ndonjë ajeti ose nuk është e transmetuar në ndonjë hadith të Muhamedit a.s., respektivisht është lutje të cilën e shpik namazliu nga vetvetja e tij gjatë faljes së namazit. Por, disa nga dijetarët e tri medhhebeve të tjera, shfaqen paksa më tolerantë në rast se duaja është pjesë e ndonjë ajeti ose është transmetuar në ndonjë hadith të saktë të Muhamedit a.s. dhe e lejojnë një gjë të tillë së paku gjatë namazeve synete-nafile, ndërsa Imam Ahmedi, kur është pyetur për këtë çështje, ka sinjalizuar se është e urrejtur dhe e padëshirueshme, sidomos nëse ka mundësi të bëhet në gjuhën arabe.[5]

Për fund, e lusim Allahun e Lartmadhërishëm që t'ua lehtësojë myslimanëve mësimin dhe mbajtjen në mend të ajeteve kur'anore ashtu siç edhe ka garantuar në librin e Tij, duke thënë:" Ne Kur'anin e bëmë të lehtë për mësim, po a ka ndokush që merr mësim". (El-Kamer,17).

(1) Sahihul- Buhari Hadithi nr: 7246 dhe 6008. (2) Bedaius-sanai', El-Kasani El-Hanefij.(529/2).Bot. I parë. Darul-kutub elilmijje.Bejrut.1997 (3) E l-mugnii, Ibni Kudame (129/2). Bot.6. Darul- Alemil-kutub.Rrijad. 2007 (4) Hadithin e transmeton Ahmedi , Ebu Davudi, dhe Nesaiu ndërsa e kanë konsideruar si të sakt Hakimi, Daru Kutniju etj (5) Iktidaus-siratul-mustekiim. Ibn Tejmijje. f.216. Daru Nizar Mustafa El-Baz. Mek-ke Mukerr-rreme, bot. 2. 2004

# Islami domosdoshmëri për njerëzit

**Bahri Curri**

**Myslimani në gjeneratat e para ishte një njësi e kompletuar, bashkonte dhe koordinonte mjaft mirë tri elementet bazë: fenë, dynjanë dhe Ahiretin.**

**Na mban një shpresë se ka filluar t'u vijë fundi këtyre problemeve dhe se do të fillojë detyrimisht rikthimi Islamit në fokus të lëvizjeve dhe jetës**

Rregullimi i çështjeve jetësore dhe raporteve shoqërore në mes njerëzve s'mund të bëhet në mënyrë të drejtë, të shëndoshë e në peshojën e drejtësisë hyjnore pa një besim të pastër e pa bindje të thellë në Allahun, pa një moral të lartë, pa një sistem vlerash e dispozitash gjithëpërfshirëse e të kompletuar. Një sistem që cakton kornizat e veprimit, si për individin, haptas dhe fshehtas, ashtu edhe për familjen, e cila është qeliza e parë përbërëse e shoqërisë. Të njëjtën gjë e përcakton edhe për shoqërinë, nën udhëheqjen e pushtetarit, për të jetuar në qetësi, siguri dhe lumturi, për të ecur përpara me zhvillime dobiprurëse, për të mbrojtur njeriun nga sëmundjet, me të cilat mund të ballafaqohet.

Për t'u ballafaquar edhe me rrymat ideologjike, të cilat rrezikojnë dhe kërcënojnë qenien e tij, qoftë për shkak të dobësisë, devijimit, çoroditjes dhe çrregullimit, apo për shkak të varfërisë dhe skamjes, ose për shkak të pushtimit, tiranisë dhe skllavërimit, apo për shkak të luksit, lakmisë dhe epsheve, ose për shkak të dominimit materialist mbi çdo gjë, siç po ndodh në kohën tonë. Nuk ka shpëtim nga kërcënimi, shkatërrimi e humbja për shoqërinë, përveçse me një motiv të fuqishëm reformues, i cili do t'i lëkundë themelet e devijimit, do t'i shkundë njerëzit e pakujdesshëm, për të rikthyer vetëbesimin e njerëzve, për të rikthyer bindjen e tyre të thellë në Allahun.

Ata duhet të ekzistojnë, por patjetër duhet të veprojnë bindshëm dhe energjikisht në pajtim me parimet e Kura'nit dhe Sunetit. Kjo sepse nuk ka asgjë të ngjashme me Kur'anin e Madhërishëm dhe as me Sunetin e Respektuar, që të orientojnë me saktësi dhe në mënyrë të kënaqshme veprimet e njerëzve. Allahu i Lartësuar thotë: "Ne me urtësi e zbritëm atë (Kur'anin), dhe me urtësi është zbritur. E ty nuk të dërguam tjetër vetëm përgëzues dhe qortues". (El-Israë, 105). Po ashtu thotë:"Është e vërtetë se ky Kur'an udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta, e besimtarët që bëjnë vepra të mira, i përgëzon se ata pa dyshim do të kenë shpërblim të madh". (El-Israë, 9).

Një shoqëri nuk mund të mbijetojë nëse mbështetet vetëm në bindje të brendshme dhe në ndjenja; ajo patjetër dhe gjithmonë duhet të funksionalizojë edhe aspektin e jashtëm praktik, gjegjësisht duhet të veprojë në përputhje me këto ndjenja dhe besimin islam që ka. Kjo arrihet duke kryer obligimet (farzet) dhe duke u larguar nga gjërat e ndaluara (haramet). Dhe kjo dëshmon seriozitetin e saj dhe sinqeritetin e besimit të saj, ngase besim i sinqertë është: Atë që e beson zemra, e vërteton puna. Islami është simbol i krenarisë dhe lartësisë, është forma më e mirë vepruese e myslimanëve; ky përmbush të gjitha nevojat dhe kërkesat e njerëzve, rregullon çështjet e tyre, disiplinon fjalët, veprat dhe sjelljet e tyre. Është e vërtetë dhe jam mjaft i bindur se e ardhmja do t'i takojë Islamit me gjithë legjislaturën e tij të famshme.

### Islami mbijeton gjithmonë krenar e përparimtar

Sot vërejmë se disa nga myslimanët nuk përfillin sa duhet, për të mos thënë i kanë



shpërfillur tërësisht, parimet e sistemit të gjithëmbarshëm islam dhe janë dhënë pas ligjeve e sistemeve të tjera. Megjithëkëtë, shpresoj se ky mosinteresim i tyre është i përkohshëm, ngase janë euforikë ndaj këtyre "gjërave e vlerave" të huaja dhe nuk kanë qëndrueshmëri të gjatë; këtë na e dëshmon edhe vetë historia, sepse sa e sa sisteme të tilla janë ngritur dhe kanë rënë. Ndërkaq, Islami mbijetoi gjithmonë krenar e përparimtar në mes sistemesh të ndryshme politiko-shoqërore, madje edhe duke i sfiduar gjithmonë. Sidomos tani kur në mbarë botën vërejmë një rizgjim të theksuar të myslimanëve, një dëshirë për t'iu rikthyer me të vërtetë ashtu si duhet praktikimit të Sheriatit Islam në të gjitha aspektet e jetës.

**Islami është domosdoshmëri**

Ka përpjekje të ndryshme në nivel të popujve, por edhe në nivel të qeverive e institucioneve, për të hartuar planprograme e legjislaturë islame. Për këtë arsye sot ne duhet të shpjegojmë domosdoshmërinë e Islamit në dy rrafshe:

Në rrafshin e parë i duhet bërë me dije gjithë njerëzimit, pa marrë parasysh besimet e tyre, orientimet politike, ngjyrat dhe gjuhët e tyre, se, me gjithë veprimet e tyre, që shpeshherë janë aq të shumta, nuk mund të arrijnë jetë të lumtur, të qetë e të rehatshme, përveçse me Islamin. Sidomos duke pasur parasysh edhe problemet e tyre të shumta e shkatërrimtare, si të individit, të familjes, ashtu dhe të shoqërisë. Prandaj, jemi dëshmitarë të faktit se shumë jomyslimanë konvertohen në masë të madhe dhe përqafojnë Islamin, pikërisht duke parë madhështinë e tij, dhe se janë të kënaqur me atë që u ofron Islami, përballë zhgënjimit nga jeta dhe bota materialiste.

Në rrafshin e dytë, myslimanët duhet të vetëdijësohen për programin e Islamit dhe për ta kthyer krenarinë e tyre. Myslimani në gjeneratat e para ishte një njësi e kompletuar, bashkonte dhe koordinonte mjaft mirë tri elementet bazë: fenë, dynjanë dhe Ahiretin. Ai krijonte një baraspeshë të drejtë në mes tyre, hartonte një planprogram të kujdesshëm e të matur, qoftë për veten e tij si individ, qoftë për familjen, qoftë edhe për shoqërinë. Rregullonte gjithashtu jetën e tij në punë, në sjellje, në udhëheqje, në ushtri, në shkollë, etj.. Kur e kërkonte nevoja, i përgjigjej pa u hamendur luftës dhe xhihadit me të gjitha mundësitë që kishte. Kur paraqitej nevoja për ndonjë çështje që kishte të bënte me shoqërinë dhe interesin e saj, angazhohej maksimalisht për të ofruar gjithçka, sa mundte, në të mirë të tyre.

Sot myslimanët janë të ndarë në orientimet e tyre, nuk janë të gjithë që kanë në rend të parë orientimin islam. Këtë e dëshmojnë edhe ndarja e tyre në shumë shtete, vatrat e krizave e të luftërave etj.. Megjithëkëtë, na mban një shpresë se ka filluar t'u vijë fundi këtyre problemeve dhe se do të fillojë detyrimisht rikthimi Islamit në fokus të lëvizjeve dhe jetës.

Prandaj Islami është domosdoshmëri për njerëzimin në përgjithësi, dhe për myslimanët, në veçanti.

Allahu është posedues i suksesit!

# Dialogu ndërmjet Ebu Hanifes dhe Imam Malikut

**Mos na angazhoni ne me gjërat që nuk kanë ndodhur, në vend të kësaj angazhoni (preokuponi) njerëzit me të vërtetën". (Omeri r.a.)**

**Imam Ebu Hanife ishte 13 vjet më i madh se Imam Maliku, mirëpo e respektonte atë.**

Para takimit me Ebu Hanifen, Imam Maliku thoshte: "Kujdes nga pasuesit e mendjes (ehl'ur-re'ji)". Shkolla e Ebu Hanifes quhej "Shkolla e pasuesve të mendjes së lirë". Para takimit ata kishin pasur shumë debate dhe shkëmbime letrash por qenë takuar vetëm gjatë ritualit të Haxhit. Kur më në fund u takuan, ata vendosën të diskutonin tri çështje për të cilat kishin kundërshtime. Çështja e parë ishte lidhur me pyetjet hipotetike; pyetjet në lidhje me gjërat që nuk kanë ndodhur ende. Sipas shkollës juridike të Imam Malikut, ne nuk duhet të imagjinojmë situata dhe të pyesim për gjërat që nuk kanë ndodhur, meqë kjo i largon njerëzit nga çështjet që ekzistojnë, dhe shpie në polemikë. Imam Maliku solli argumentet e tij nga ajete dhe hadithe të ndryshme. Ai përmendi ajetin, ku Allahu xh.sh. thotë: "Të pyesin ty për hënën e re (dhe fazat e saj)". (El-Bekare,189). Këto pyetje janë të pakuptimta (të kota). Allahu xh.sh. përgjigjet në këtë ajet: "Thuaj "Ato janë përcaktime të kohës për njerëz dhe për haxh". (El-Bekare,189). Argumenti tjetër ishte që Omer Ibnul-Hatabi r.a. e mallkoi atë që e pyeti në lidhje me situata të cilat nuk kanë ndodhur, dhe thoshte:"Mos na angazhoni ne me gjërat që nuk kanë ndodhur, në vend të kësaj angazhoni (preokuponi) njerëzit me të vërtetën". Njerëzit vinin tek Imam Maliku, i shtronin pyetje hipotetike dhe ai inatosej e u thoshte të mos e pyesnin për gjërat që nuk kishin ndodhur ende. Këta njerëz zakonisht ishin prej Irakut, nga ishte Imam Ebu Hanife, i cili e përkrahte këtë lloj pyetjesh. Qasja e Imam Ebu Hanifes ishte që të sajoheshin situata që nuk kishin ndodhur ende. Ai ka sajuar rreth 60.000 situata të tilla. Në takimin e tyre, Imam Maliku nuk e pranonte pikëpamjen e Imam Ebu Hanifes. Ebu Hanife iu përgjigj që rrethanat në Irak ishin ndryshe prej atyre të Medinës. Në Irak, si qendra e Halifatit që ishte, sipas tij çdo ditë shfaqeshin gjëra të reja , kështu që ata duhej të ishin të përgatitur, kurse në Medinë problemet ishin të rregulluara dhe të pakta. Pastaj, ai i dha një shembull kur diskutoi me nxënësit e tij situatën e një gruaje, burri i së cilës kishte shkuar dhe nuk ishte kthyer për një kohë të gjatë, saqë ajo mendoi se a kishte vdekur, prandaj ishte martuar me një njeri tjetër. Papritur, burri i saj qe kthyer. Ç'duhej bërë? Imam Maliku habitej pse duhet të pyesnin për gjëra që nuk kishin ndodhur. Ebu Hanife i tha: "Në Irak, kur ushtarët nisen për pushtime (luftë), kjo mund të ndodhë dhe ata duhet të jenë të gatshëm për një situatë të tillë". Imam Maliku kishte heshtur. Imam Ebu Hanife ia kujtoi se si i qe përgjigjur Pejgamberi a.s., një njeriu që kishte ardhur dhe e kishte pyetur Pejgamberin: "Merre me mend, nëse një njeri vjen për të më marrë paratë e mia, ç'të bëj unë?" Pejgamberi a.s., i tha të mos ia jepte. Njeriu e pyeti përsëri: "Imagjino sikur të përleshet me mua?" Pejgamberi a.s., i tha se edhe ky duhej të luftonte. Njeriu e pyeti: "Merre me mend sikur ai të më mbysë?" Pejgamberi a.s.,. i tha që do të bëhej shehid. Njeriu e pyeti përsëri: "Imagjino sikur unë ta mbysja atë?" Pejgamberi a.s., tha që i mbyturi do të shkojë në zjarr të Xhehenemit. Ebu Hanife i tha që Pejgamberi a.s., ishte pyetur katër herë për një situatë hipotetike. Kur Imam Maliku i tha që ajo ishte për një qëllim të caktuar, Ebu Hanife iu

përgjigj: "Edhe ne në Irak e bëjmë për një qëllim të caktuar". Pastaj, El-Lejth Ibn Es-Sa'd tha: "Lavdia i takon Allahut. Pasha Allahun, ju jeni duke pasuruar Islamin". Imam Maliku i largonte njerëzit dhe kërkonte që të mos merreshin me çështje të parëndësishme, kurse Imam Ebu Hanife merrej me të ardhmen, për t'i mbrojtur njerëzit. Kjo ishte ajo që kishte bërë edhe Pejgamberi a.s. Ai kishte ndaluar pyetjet për gjërat që ishin hipotetike, por i përgjigjej ndonjë situate që mund të ndodhte në të ardhmen.Të dy imamët mbërritën në përfundim që të vazhdonin atë që ishin duke bërë, por që të përfshinin të dy rrugët në dobi të Islamit.

**Katër parimet nga debati**

Dallimi i tyre në mendime është një fenomen natyror, sepse mendjet dhe mjedisi i Irakut ishin ndryshe nga ato të Medinës. Ndryshimet e tyre në mendime rezultuan në një rrethanë që e pasuroi Islamin. Dialogu i qetë dhe i sinqertë ndihmoi prezantimin e shfaqjes së mendimeve dhe të vërtetës nga të gjitha këndvështrimet. Ndërkohë, edhe stili i bisedës ndërmjet atyre të dyve ishte i qytetëruar, i edukuar dhe i lartë. Çështjet që diskutuan ata, nuk ishin të parëndësishme. Në ditët tona disa njerëz i lënë çështjet e domosdoshme që kanë të bëjnë me unitetin e myslimanëve dhe grinden rreth çështjeve të parëndësishme. Të dy imamët ndryshonin në çështje rrënjësore, por në mes tyre kishte dashuri dhe mirëkuptim.

Çështja e dytë, për të cilën imamët nuk pajtoheshin, ishte ajo e konsensusit (Ixhmasë). Në Islam, për të gjetur një zgjidhje për ndonjë çështje, përgjigjen duhet të kërkosh në Kur'an. Nëse nuk e gjen aty, atëherë kërkoni në Hadith; nëse nuk gjendet as aty, atëherë zbatoni rregullën e konsensusit (marrëveshjes) ndërmjet dijetarëve. Imam Maliku mendonte se konsensusi duhej të ndodhte vetëm nga dijetarët e Medinës, sepse shokët e Pejgamberit a.s.,. jetuan dhe vdiqën aty, sikurse edhe nëntë gratë e tij, që i panë të gjitha veprimet e tij dhe janë dëshmitare të veprave të tij. Ata janë rreth 10.000 shokë. Një njeri erdhi tek Imam Maliku dhe e pyeti për çështjet e diskutueshme. Imami tha: "Kërko mendim prej njerëzve të Medinës. Kur ta gjesh, sigurohu që të jetë e vërteta". Ai i tha një njeriu tjetër: "Mund të gjeni dituri në Medinë, pasi Kur'ani nuk ka zbritur në Eufrat (d.m.th. në Irak dhe në shkollën e Ebu Hanifes)". Imam Ebu Hanife ishte 13 vjet më i madh se Imam Maliku, mirëpo e respektonte atë. Ai iu përgjigj: "Malik, pushtimet gjatë regjimit të Omer ibn Hatabit i shpërndanë ashabët r.a. ngado nëpër botë. Ti thua që në Medinë janë 10.000 ashabë. Në luftën e fundit të Pejgamberit a.s. ishin rreth 120.000 ashabë, pra ku janë të tjerët? Ti nuk mund ta mohosh që Omer ibn Hattabi dërgoi ashabë posaçërisht për të mësuar njerëz në vende të ndryshme". Ai filloi t'i numëronte ashabët si Muadh Ibn Xhebeli, të cilin Pejgamberi a.s.,. e përshkroi si më të diturin dhe e dërgoi në Jemen. Po ashtu, ai përmendi Abdullah Ibn Mes`udin, mënyrën e recitimit të Kur'anit nga ana e të cilit e rekomandoi Pejgamberi a.s.. Ai pastaj shtoi emrat e Ebu Dherrit, Zubejr Ibn `Avamit dhe Sa'd Ibn Ebu Vekasit në Egjipt, Hudhejfe Ibnul-Jemenit, Abdullah Ibn Mes'udit dhe Ali ibn Ebu Talibit në Irak, Ebu Ubejde Ibn Xherrahut, Bilal dhe Ebu Darda'it në Siri etj..

**Nëse të gjithë njerëzit do të mendonin njësoj, atëherë ata do ta shihnin vetëm një anë të së vërtetës**

Pastaj, ai transmetoi hadithin e Pejgamberit a.s., ku ai thotë se ashabët e tij janë sikurse yjet me të cilat orientohen njerëzit. Imam Ebu Hanife vazhdoi duke thënë që ishte gjenialiteti i Omer ibn Hattabit ajo që e shtyri atë të dërgonte ashabë gjithandej në botë dhe disa i mbajti në Medinë, për të mbajtur baraspeshën. Kështu, Imam Ebu Hanife i tregoi Imam Malikut që shpërndarja e ashabëve ishte për hir të integrimit (bashkimit) të Umetit. El-Lejth Ibn-Saad tha: "Pasha Allahun, kjo është, po ashtu, bashkim i Umetit". Kur e shikon këtë nga një kënd tjetër, mund të shohësh një këndvështrim tjetër të së vërtetës. Kjo është mirësia e diferencave dhe mospajtimeve: të të ndihmojë të shohësh të vërtetën nga të gjitha aspektet. Nëse të gjithë njerëzit do të mendonin njësoj, atëherë ata do ta shihnin vetëm një anë të së vërtetës, e Allahu xh.sh., Emri i të Cilit është E Vërteta, dëshiron që ju t'i shihni të gjitha anët e së Vërtetës.

Çështja e tretë, e cila u diskutua në atë takim, ishte rreth "Shkollës së pasuesve të mendjes" dhe Haditheve. Imam Ebu Hanife zgjeronte shpjegimin e haditheve në atë shkallë, saqë nga një Hadith i vetëm nxirrte 100 mësime. Imam Malikut i qe dukur si ekzagjerim dhe mbingarkesë, gjë të cilën Pejgamberi a.s. nuk e kishte pëlqyer. Imam Ebu Hanife i tha se në Irak, filozofitë dhe shkencat greke, romake dhe persiane po i pushtonin ata, prandaj ai duhej t'i mbante njerëzit në rrugën e Pejgamberit a.s.,. Kjo ishte arsyeja pse ai kërkonte nëpër Hadithe për të gjetur ide të reja. Në anën tjetër, në Medinë nuk kishte të tjerë përveç ashabëve dhe pasuesve të tyre, kështu që atje nuk kishte nevojë për zgjerim në elaborimin e Haditheve.El-Lejth Ibn-Sa'd tha: "Kjo është, po ashtu, bashkim i umetit". Të dy Imamët plotësuan njëri-tjetrin në ruajtjen e Islamit. Nëse i diskutoni problemet tuaja qetësisht dhe me sinqeritet, me gruan ose me burrin tuaj, shumë prej tyre do të zgjidhen. Njësoj, nëse politikanët në Irak, Darfur dhe Liban, dijetarët e fesë dhe shkencëtarët do të bënin të njëjtën gjë, - shumë nga problemet do të zgjidheshin. Pasi përfunduan takimin të dy Imamët, El-Lejth Ibn-Sa'd, një imam i Egjiptit, shkolla juridike e të cilit ishte po aq e mirë sa edhe katër shkollat e tjera të



Imamëve po nuk kishte student që ta përhapte atë, ishte i etur të dinte përshtypjet e të dy anëve. Ai shkoi tek Imam Maliku dhe e pyeti, e Imam Maliku fshiu djersët dhe tha: "Pasha Allahun, Ebu Hanife më bëri të djersitem. Pasha Allahun, ai është një jurist (fakih) i vërtetë. Unë kurrë nuk kam parë dikë që të debatojë në atë mënyrë. Pasha Allahun, nëse ai do t'ju thoshte se kjo shufër hekuri është prej ari, do t'ju sillte argumente për atë dhe do t'ju bindte".El-Lejth shkoi tek Imam Ebu Hanife, i cili i tha: "Unë kam debatuar me qindra njerëz, por nuk kam parë kurrë asnjë njeri që të pranojë të Vërtetën më shpejt se ai".

**Djali i imam Ebu Hanifës mëson fikhun e imam Malikut**

Ne duhet t'ia mësojmë këto sjellje gjeneratës së ardhshme. Kjo është e rëndësishme për çdokënd: gazetarët, politikanët, njerëzit në medie, dijetarët, bashkëshortët, prindërit dhe fëmijët.Ç'ndodhi pastaj?

Së pari, Imam Ebu Hanife dërgoi djalin e tij, Hamadin, në Medinë, që të mësonte për fikhun e Imam Malikut dhe librin e tij 'El-Muvatta'. Pastaj, Imam Maliku i kërkoi librat e Ebu Hanifes që të përfitonte prej tyre.Ndërkohë, Muhamed ibn Hasani, një nxënës i Ebu Hanifes, mbajti një mbledhje në Irak - për të prezantuar fikhun e Malikut. Njëherë Imam Ebu Hanife shkoi tek Imam Maliku për konsultime lidhur me një çështje, para se ta lajmëronte publikun për vendimin e tij (në lidhje me çështjen). Ebu Hanife nuk pajtohej të quante jobesimtar një person mëkatar. Imam Maliku u pajtua, kështu që Ebu Hanife njoftoi njerëzit për vendimin e tij. Kjo nuk ishte shkak i një takimi të vetëm, po ishte si shkak i takimeve dhe bisedimeve të shumta që ndikuan edhe më shumë në bashkimin e tyre.

Halifi abasit Xha'fer El-Mensuri erdhi njëherë tek Imam Maliku për t'i ofruar atij që t'i anulonte të gjitha pikëpamjet e tjera juridike, dhe t'i bënte zyrtare pikëpamjet e Malikut, të shkruante librin e tij me shkronja ari dhe ta ruante atë brenda Qabesë. Imam Maliku, i cili dikur i kishte refuzuar të gjitha pikëpamjet e tjera dhe mbronte vetëm pikëpamjet e njerëzve të Medinës, i tha Halifit El-Mensur të mos bënte një gjë të tillë, sepse ashabët e Pejgamberit a.s., janë të shpërndar gjithandej në botë. Këto ishin fjalët e Ebu Hanifes nga takimi i tyre i përbashkët.

Parimi i parë tregon që dallimi është fakt universal që duhet respektuar. Duhet të pajtoheni dhe të pranoni se dallueshmëria është pjesë e ekzistencës.

Parimi i dytë na mëson se ndryshimi na plotëson; është një dobi dhe jo një pengesë. Duhet ta shikoni këtë si një mirësi që pasuron.

Parimi i tretë na mëson që gjatë mospajtimeve, gjakftohtësia dhe dialogu i sinqertë ju ndihmon ta shihni të Vërtetën nga të gjitha këndvështrimet. E Vërteta është një, por ka shumë këndvështrime dhe paradigma.

Parimi i katërt dhe i fundit, është që në momente konfliktesh, mos harroni asnjëherë mirësjelljen gjatë dialogut. Ju duhet të besoni në këto katër parime si shtylla të bashkëjetesës.

(1) Burimi i përkthimit: http://maarifah0.blogspot.com/2009/06/meeting-of-imam-malik-and-imam-abu.html

Përktheu nga anglishtja: Fatih Ibrahimi

# A janë mosveprimet e Pejgamberit a.s. argument për ne?

**Argumentohen shumica prej ekstremistëve në fe për moslejimin e shumë çështjeve që i bëjnë muslimanët, me argumentin se Muhamedi a.s.. nuk i kishte bërë dhe as ashabët e tij. A është kjo lënie (mosveprim) nga Muhamedi a.s. dhe shokët e tij me qëllim që të ndalohen veprimet e tilla?**

Për temën e kësaj pyetje ka botuar një dispensë, dijetari Essejid Abdullah ibni Elgimaari, që e ka emërtuar"Të kuptuarit e mirë dhe të drejtë në çështjet e lënies ", dhe këtë e ka hapur me disa vargje të bukura:-Lënia nuk është argument në sheriatin tonë. Nuk përcakton ndalimin ose lejimin, dhe kush dëshiron ndalim për shkak se i ka lënë Pejgamberi ynë dhe e merr ligj të drejtë e të vërtetë, ka dështuar në metodën e arritjes së të gjitha argumenteve, bile e ka gabuar ligjin e drejtë dhe ka humbur. Nuk mund të ketë ndalim përveç nëse me ndalimin e tij përcillet kërcënimi i kundërshtarëve me dënim ose me qortimin e veprës që paralajmëron dënimin, ose me shprehje për ndalesë që përcjell dënimin. Të gjithë dijetarët myslimanë, të parët dhe të fundit, në Lindje e në Perëndim, pajtohen që lënia, mosveprimi nga ana e Muhamedit a.s. nuk është rrugë e vetme për argumentim. Rrugët ndjekëse të tyre, për nxjerrjen e ligjit fetar, për obligim ose për synet ose për lejim ose për mekruh ose për haram, ishin:

1.Argumenti nga Kur'ani. 2.Argumenti nga Hadithi. 3.Konsensusi i dijetarëve për atë ligj (Ixhmai) dhe 4. Analogjia (Kijasi).

Dhe kanë dhënë mendime të ndryshme për rrugët e tjera për të vërtetuar ligjin fetar. Prej tyre: 1. Fjala e sahabiut, 2. Sed Edhdheriiah (masat preventive) 3. Puna e banorëve të Medinës, 4. Hadithi mursel, 5. Istihsani, 6. Hadithi i dobët, dhe jashtë këtyre që i kanë pranuar dijetarët, ku Mosveprimi nuk është në mesin e tyre.

Pra, mosveprimi nuk e justifikon ligjin fetar vetëm, dhe këtu pajtohen të gjithë dijetarët myslimanë. Ka argumente dhe transmetime se sahabët e Muhamedit a.s. nga mosveprimi i Tij, nuk e kishin kuptuar se kjo ishte haram, bile as mekruh [ vepër e urrejtur ], e kështu e kishin kuptuar edhe Fukahatë gjatë kohëve. (Ibni Hazmi ka kundërshtuar argumentimin e Malikinjve dhe Hanefinjve që nuk preferojnë dy reqate namaz para akshamit për shkak se Ebu Bekri, Omeri dhe Othmani nuk i kishin falur, për se thotë sa vijon: "Dhe kjo nuk është asgjë. E para e kësaj është se ai është transmetin, Munkatië, (i ndërprerë), sepse Ibrahimi nuk kishte mbërritur askënd prej atyre që përmendëm, dhe kishte lindur dy vjet pas vrasjes së Othmanit. Pastaj, edhe po të ishte e vërtetë, nuk mund të jetë argument, sepse aty nuk ka diçka nga ato që e ndalojnë këtë veprim, dhe as që e kanë kundërshtuar ata, e ne pajtohemi se lënia e veprimeve vullnetare është e lejuar.

Ibni Hazmi nuk është ndalur shumë në lënien e sahabëve të këtyre dy reqateve, dhe thotë se lënia e këtij namazi nga ana e tyre, nuk paraqet asgjë, pasi ata nuk janë shprehur qartë për ndalesën e tyre dhe nuk kanë transmetuar diçka të tillë. Kjo dhe është metoda e tij lidhur me lënien e ndonjë adhurimi nga ana e sahabëve, dhe qëndrimi i tij ishte i njëjtë edhe me lënien e Muhamedit a.s. të ndonjë adhurimi që parimisht ishte i paraparë me fe, ku ai thotë (i parasheh) p.sh. për dy reqate pas iqindisë. Kurse hadithi i transmetuar nga Ali bin ebi Talibi nuk mund të argumentohet me të, sepse aty nuk ka më shumë se lajmërimi nga ajo që kishte dije për të, se ai nuk e kishte parë Muhamedin a.s. t'i kishte falur. Fjala e tij është e drejtë, por nuk ka




ndalesë dhe as urrejtje për to. Muhamedi a.s. nuk ka agjëruar asnjëherë muaj të plotë jashtë muajit të Ramazanit, por kjo nuk ndalon agjërimin e një muaji të plotë vullnetarisht jashtë muajit të Ramazanit. Është vërtetuar transmetimi se Muhamedi a.s. e kishte lënë hytben në mimber dhe kishte ligjëruar në trung, mirëpo këtë nuk e kishin kuptuar sahabët se ligjërimi në mimber është haram ose risi (bidat), veçse Muhamedit a.s. i patën ndërtuar mimber, dhe ata sigurisht se nuk do të bënin një punë që kishte ndaluar Muhamedi a.s.. Nga kjo kuptohet se ata nuk e shihnin lënien ose mosveprimin e veprimit - bidat.

Muhamedi a.s.. në namaz pas ngritjes nga rukuja ka lënë lutjen "Rabbena we lekel hamd Hamden kethiren..." Dhe këtë sahabët nuk e kuptuan që, vetëm pse e kishte lënë Muhamedi a.s. këtë lutje në namaz, kërkohet ndalimi i saj... Nëse nuk do të ishte kështu, atëherë si do të bënin ata një punë ndalimi i së cilës është vërtetuar, dhe Muhamedi a.s.. nuk i kishte qortuar për të vepruar në këtë mënyrë. Ai nuk i kishte thënë dikujt p.sh. : "Mirë ke bërë, por mos e përsërit". Dhe, siç e dimë , vonesa e njoftimit nga koha e duhur, kur është nevoja për të, nuk lejohet. Në hadithin që transmeton, Rifaa bin Rafie ez zurkij thotë: Ishim një ditë duke u falur pas Pejgamberit a.s. dhe, kur e ngriti kokën prej rukusë, tha: Semiallahu limen hamideh, . . Një njeri pas tij tha: Rabbena we lekel hamd Hamden kethiren tajjiben mubareken fih. Pasi përfundoi, Pejgamberi a.s. tha: Kush e tha këtë? Ai tha: Unë. Pejgamberi a.s. tha: I pashë më tepër se tridhjetë melaqe që shtyheshin se cila do ta shkruante e para.

El hafith ibnu Haxher këtë hadith e komentoi duke thënë: Me këtë hadith argumentohet për lejimin e zbatimit të lutjes së pathënë nga Muhamedi a.s. në namaz, nëse nuk është në kundërshtim me lutjet e thëna . Nëse është kjo gjendja në zbatimit e lutjes së pathënë në namaz, atëherë gjendja për zbatimin e lutjeve jashtë namazit është edhe më e zgjeruar dhe më e lejuar.

Bilali r. a. nga lënia namazit të dy rekateve pas abdesit prej Pejgamberit a.s., nuk e ka kuptuar moslejimin e këtij namazi, por e ka praktikuar këtë, dhe nuk e ka lajmëruar Pejgamberin a.s., por, kur e pyeti Pejgamberi a.s. Bilallin: O Bilall, më trego për punën më të dashur që ke bërë në Islam? Sepse unë e kam dëgjuar zhurmën e nallaneve (këpucëve ) të tua pranë meje në Xhenet. Ai i tha: Nuk kam bërë punë më të dashur tek unë, përveçse, kur jam pastruar, gjithnjë, në çdo kohë ditën ose natën, pas pastrimit kam falur sa kam mundur të fal. Thotë Ebu Abdullahu: Zhurma e tyre, domethënë: Lëvizja e tyre. Dhe ne e dimë se namazi pas abdesit është bërë synet pas pëlqimit nga Pejgamberi a.s. të këtij namazi.

Mirëpe, ne argumentojmë me të kuptuarit e sahabëve për lejimin e zbatimit të lutjeve dhe namazeve në ato kohë kur nuk i kishte vepruar Pejgamberi a.s.. Dhe argumentojmë gjithashtu për mosrefuzimin e Pejgamberit a.s. të kësaj mënyre dhe kësaj praktike të sahabëve, dhe mosndalimin e tij për këto veprime në të ardhmen. Nga ajo që u tha, kuptojmë se * Lënia e tërësishme e veprimeve nga Pejgamberi a.s. dhe e sahabëve dhe tre shekujt e parë të dobishëm, nuk nënkupton asgjë. As për ndalesë, as për urrejtje të veprimit dhe për asgjë tjetër. Kjo është ajo që kuptuan ashabët e Pejgamberit a.s.. në jetën e tij, dhe kuptimin e tyre nuk e kundërshtoi Pejgamberi a.s, prandaj kështu e kuptuan dijetarët pas tyre. E lusim Allahun xh.sh.,që të na mundësojë të kuptojmë fenë tonë. Dhe lutja jonë e fundit është: Falënderimi i takon vetëm Zotit të botëve . Allahu e di më së miri.

www. dar-alifta. Org,Qendra për Fetva e Egjiptit – Kajro,
Përktheu: Mr. Ragmi Destani

# Fuqizimi i shëndetit moral të rinisë kosovare

**Prof. Dr. Sci Ferid Agani**

**Faktor i rëndësishëm i kohezionit dhe stabilitetit social**

Feja luan rol me rëndësi në jetën shoqërore të çdo shteti dhe të çdo shoqërie dhe është shumë vështirë të injorohet, veçanërisht në kontekstin e ngjarjeve aktuale botërore. Në artikullin e botuar në revistën e mirënjohur "The Social Sciences" (Nr. 106. Maj/Qershor 2009. Heldref Publications), Passe, J. dhe Willox, L. , konkludojnë: "Duke e planifikuar fushatën për rizbatimin e fesë në kurrikulat shkollore, do t'u ndihmojmë Shteteve të Bashkuara të Amerikës që të përshtaten në sfidat e reja që kanë ardhur me globalizimin. Një përpjekje mirë e organizuar mund të çojë në shoqëri më të fortë dhe më të qëndrueshme, në të cilën dallimet fetare janë të kuptuara dhe të vlerësuara. Në të kundërtën do të vazhdojë dobësimi i lidhjeve që e mbajnë shtetin së bashku. Ndonëse tema e religjionit mund të jetë përçarëse, si në shoqëri ashtu edhe brenda sistemit shkollor, ne duhet të bisedojmë për të në mënyrë të arsyeshme". Pra, nevoja për qasje serioze ndaj trajtimit të çështjeve fetare brenda sistemit publik shkollor, si faktorë shumë të rëndësishëm të kohezionit social, është eminente. Madje, në kontekstin e popullit shqiptar, që brenda trupit të tij kombëtar ka akomoduar gjithmonë në mënyrë optimale tri besimet kryesore monoteiste, debatimi i këtyre temave nuk do të duhej të ishte shkak i mospajtimeve serioze. Të anashkalohet ky resurs i jashtëzakonshëm kulturor për fuqizimin e kohezionit social gjatë proceseve të shtet ndërtimit, që zhvillohen në rrethana tejet komplekse të tranzicionit social dhe kulturor, përbën një papërgjegjshmëri të palejueshme. Kjo është veçanërisht relevante nga aspekti i funksionalizimit të lëndës së edukatës fetare në shkolla për ndërtimin e personaliteteve të shëndosha të rinisë shkollore dhe me këtë, i parandalimit të dukurive të shumta negative në mesin e saj. Me rastin e debateve për zbatimin e lëndës së edukatës fetare në shkollat publike, gjithnjë duhet pasur parasysh edhe konteksti lokal, social, kulturor dhe politik. Në këtë aspekt, për shembull, zbatimi i lëndës së edukatës fetare në shkollat publike në ShBA do të ballafaqohet me vështirësi dukshëm më të mëdha sesa në Kosovë, për shkak të natyrës shumetnike dhe shumëfetare të shoqërisë amerikane, në dallim nga shoqëria kosovare që në pjesën më të madhe ka strukturë homogjene fetare, me më shumë se 91% të qytetarëve që i përkasin besimit fetar islam (Raporti i Ambasadës Amerikane mbi Liritë Fetare në Kosovë për vitin 2007). Prandaj, mund të përfundohet se kur në ShBA, me gjithë dallimet evidente, mu këto ditë diskutohet për nevojën e zbatimit të mësimit fetar në shkolla, atëherë pse kjo duhet të jetë temë tabu në Kosovë?

**Zvogëlimi i frikës ekzistenciale dhe fuqizimi i shëndetit moral të rinisë shkollore**

Është fakt i mirënjohur shkencor se feja paraqet burim të qëndrueshëm të vlerave etike / morale për individin, familjen dhe shoqërinë. Këto vlera qëndrojnë në fondamentin e strukturës morale të personalitetit, që sipas teorisë strukturaliste psikodinamike të Frojdit, paraqet njërën prej tri strukturave themelore të personalitetit të njeriut. Zbatimi i lëndës së edukatës fetare në kurrikulat shkollore do

**Hulumtimet sugjerojnë që frekuenca e sjelljeve vetëvrasëse është më e ulët në grupet me bindje fetare të formuara. Është dëshmuar se identiteti i formuar fetar rezulton me intolerancë ndaj ideve për vetëvrasje dhe shoqërohet me vetëvrasje në shkallë të ulëta**

të kontribuojë në fuqizimin e komponentit edukativ të shkollës si dhe në ndërtimin e personaliteteve të shëndosha të të rinjve nëpërmjet zvogëlimit të frikës ekzistenciale dhe fuqizimit të shëndetit të tyre moral. Me këtë do të shtohen kapacitetet e tyre psikosociale për përballimin e sfidave të jetës, duke zvogëluar mundësinë që vetëvrasja, sëmundja e vartësisë, dhuna në shkolla, marrëdhënia e hershme seksuale, prostitucioni etj. , të shihen si opsion për tejkalimin e krizës momentale jetësore. Si shembull do të paraqes disa të dhëna përkitazi me korrelacionin ndërmjet zbatimit të lëndës së edukatës fetare dhe shkallës së vetëvrasjeve. Në këtë aspekt, hulumtimet sugjerojnë që frekuenca e sjelljeve vetëvrasëse është më e ulët në grupet me bindje fetare të formuara. Është dëshmuar se identiteti i formuar fetar rezulton me intolerancë ndaj ideve për vetëvrasje dhe shoqërohet me vetëvrasje në shkallë të ulëta (Neeleman dhe bashkp. 1997; Neeleman 1998; Stack dhe Wasserman 1992; Stack dhe Lester 1991; Zhang dhe Jin 1996). Stack (2000) identifikon tri qasje teorike që kanë të bëjnë me marrëdhënien besimi fetar – vetëvrasjet. Qasja e parë është pikëpamja klasike socio–integruese e Durkheimit (1951). E ngjashme me këtë është qasja e dytë, perspektiva e rrjetës sociale (Pescosolido, 1990), që thekson se njerëzit me bindje të ngjashme fetare në bashkësi zhvillojnë lidhje më të fuqishme, të cilat thellojnë bashkëpunimin dhe ndjenjat e integrimit. Ndërkaq, qasja e tretë është perspektiva e përkushtimit fetar (Stark dhe bashkp. 1983; Stack 1983, 2000), që supozon se vlerat themelore të besimit fetar, duke kundërshtuar ndjenjën e mungesës së kuptimit të jetës, parandalojnë individin që vetëvrasjen ta konsiderojë si opsion në situatat e krizave personale. Mbështetur në këto të dhëna, roli i fesë përkitazi me vetëvrasjet mund të konceptualizohet në dy mënyra. Së pari, fuqizimi i besimeve fetare të drejtuara tek ruajtja e jetës, mund t'i parandalojë njerëzit nga shqyrtimi i vetëvrasjes si opsion gjatë periudhës kohore të krizës personale, dhe, së dyti, vlerat fetare, normat, zakonet, dhe të ngjashme me to, mund të shtojnë kohezionin social dhe, rrjedhimisht, mbështetjen e ndërsjellë sociale në mesin e anëtarëve të bashkësisë fetare. Këto fakte çojnë në përfundimin se shfrytëzimi i resurseve që qëndrojnë brenda identitetit fetar të individit dhe të bashkësisë së tij fetare, mund të ketë ndikim të drejtpërdrejt në uljen e shkallës së vetëvrasjeve në një vend. Në periudhën e pasluftës jemi dëshmitar të shtimit dramatik të numrit të tentimeve të vetëvrasjeve dhe të vetëvrasjeve në Kosovë, veçanërisht në mesin e të rinjve. Njëri prej faktorëve, në mesin e shumë të tjerëve, të cilët ndikojnë drejtpërdrejt në paraqitjen e kësaj dukurie shqetësuese, është edhe zbehja e identitetit fetar të të rinjve, në radhë të parë si rezultat i krizës së thellë të familjes. Në vitet shtatëdhjetë të shekullit të shkuar indeksi i vetëvrasjeve në Kosovë ka qenë më i ulëti në Evropë (1. 6 / 100. 000 banorë), ndërkaq, pas luftës, pothuaj u trefishua (4/100. 000); ky zhvillim tejet negativ mund të sqarohet, në mes të tjerash, edhe me transicionin e shpejtë të bashkësisë familjare në Kosovë, që ka rezultuar me degradimin e sistemit të vlerave, të organizimit, të roleve dhe të komunikimit brenda familjes, si dhe me dobësimin e dukshëm të identitetit fetar të prindërve dhe, rrjedhimisht, të fëmijëve, sepse prindërit ose zëvendësuesit e tyre, në mënyrë të natyrshme janë objektet e para të identifikimit për fëmijën. Në këtë kontekst zbatimi i lëndës së edukatës fetare në shkolla do të përbëjë kontribut konkret për fuqizimin e shëndetit moral të të rinjve dhe, me këtë, shtimin e fuqive të tyre përballuese ndaj sfidave tejet serioze të jetës, të shkaktuara nga papunësia dhe shkalla e lartë e varfërisë në vend, që rezulton me mungesë të plotë të perspektivës për vetërealizim dhe për një të ardhme më të lumtur.

**Ku nuk zbatohet lënda fetare, adoleshentët do të paraqesin më shumë ide për vetëvrasje**

Në këtë drejtim, do të përmend edhe studimet e Eskin-it (1993, 1995a, 1996, 1999a), që studioi fenomenologjinë e dukurisë së vetëvrasjeve në mesin e të rinjve turq dhe suedez. Në këtë kontekst, ekzistonin dy dallime të mëdha socio-kulturore ndërmjet Turqisë dhe Suedisë. Njëri dallim me rëndësi ishte feja, dhe dallimi i dytë ishte shkalla e shekullaritetit. Ndonëse të dy shoqëritë ishin shekullare, feja ende luante rol me shumë rëndësi në jetën e shumë njerëzve në Turqi, krahasuar me shoqërinë tejet të shekullarizuar suedeze. Përkitazi me këtë u shtruan dy hipoteza: (1) në sistemin shkollor, ku nuk zbatohet lënda e edukatës fetare, adoleshentët do të paraqesin më shumë ide për vetëvrasje, sesa në sistemin shkollor ku zbatohet lënda e edukatës fetare; dhe (2) nxënësit që vijojnë shkollat ku zbatohet lënda e edukatës fetare, do të manifestojnë qëndrim më refuzues ndaj vetëvrasjeve sesa nxënësit e shkollave ku nuk zbatohet lënda fetare. Hipoteza e parë parashikoi që opsionin e vetëvrasjes në momentet e krizës personale do ta konsiderojnë si zgjidhje më shumë nxënësit që vijojnë shkollat ku nuk zbatohet lënda e edukatës fetare. Këtë hipotezë e mbështetën të dhënat e këtij studimi. Duket se, besimet dhe bindjet fetare, i parandalojnë njerëzit që të konsiderojnë vetëvrasjen si zgjidhje; kjo është në pajtim edhe me rezultatet e Greening dhe Stoppelbein (2002). Rezultatet treguan se ekzistonte një dallim sinjifikant ndërmjet nxënësve turq dhe atyre suedezë për sa u përket mendimeve për vetëvrasje; 41. 7% e nxënësve që nuk kishin vijuar mësimin fetar, raportuan se kishin menduar të kryenin vetëvrasjen,

krahasuar me 24% në grupin e atyre që kishin vijuar mësimin fetar. Të dhënat e mbështetën edhe hipotezën e dytë, se në sistemin shkollor ku zbatohet mësimi fetar, do të ekzistojë një shkallë më e lartë e qëndrimeve negative ndaj vetëvrasjes sesa në sistemin shkollor ku nuk zbatohet lënda e edukatës fetare. Me këtë rast duhet theksuar edhe studimi i kryer në Kosovë (Arenliu, Marusic, Agani, 2007) me mbi 2000 nxënës të shkollave të mesme, që, në mes të tjerash, dëshmoi një shkallë më të ulët të ideve dhe të sjelljeve vetëvrasëse tek nxënësit kosovarë të cilët kishin besim dhe bindje të formuara fetare. Natyrisht, si edhe në çdo hulumtim të mirëfilltë shkencor, duhet të kihen parasysh edhe kufizimet e këtyre studimeve. Për sa i përket marrëdhënies së bindjeve fetare dhe sëmundjeve të vartësisë, nga punimet e shumta shkencore në këtë lëmë, po përmend studimin e Dalgalarrondos me bashkëpunëtorë (2004). Në mes të tjerash, ata përfunduan: "... mungesa e edukimit fetar gjatë fëmijërisë ishte e shoqëruar në mënyrë sinjifikante me përdorimin dukshëm më të lartë të drogës gjatë adoleshencës". Zbatimi i lëndës së edukatës fetare në shkolla është praktikë gjerë e zbatuar në shtetet e BE dhe nuk është në kundërshtim me dispozitat kushtetuese që e përcaktojnë Kosovën si shtet laik/shekullar.



**Opinioni pranon zbatimin e lëndës së edukatës fetare në shkolla publike**

Qëndrimi shpesh i përdorur nga zyrtarët shtetëror si dhe nga disa debatues, se zbatimi i mësimit fetar në shkollat publike të Kosovës është në kundërshtim me përcaktimin kushtetues të Kosovës si shtet laik/shekullar, paraqet së paku keqkuptim dhe keqinterpretim, sepse çështja e ndarjes së institucioneve fetare nga proceset e vendimmarrjes shtetërore nuk ka të bëjë asgjë me çështjen e zbatimit të lëndës së edukatës fetare në shkollat publike, meqë për këtë çështje në mënyrë ekskluzive dhe përfundimtare vendosin institucionet shtetërore. Sikur këto pohime të ishin të argumentuara, atëherë si mund të shpjegohet fakti i zbatimit të lëndës së edukatës fetare në RFGJ, Austri, Belgjikë, Itali, në Britaninë e Madhe dhe në shumë shtete të BE si lëndë e obligueshme ose e zgjedhur? A thua këto shtete janë më pak shekullare/laike sesa Kosova?! Në artikullin e përmendur në fillim të këtij shkrimi, Passe dhe Willox (2009) deklarojnë: "Amerikanët janë të hutuar për rolin e religjionit në shkolla. Në njërën anë jemi mësuar se shteti dhe institucionet fetare janë të ndara. Ky koncept në shumë raste është keqkuptuar..por prin mendimi i shumë edukatorëve të cilët këtë parim e paraqesin si shkak për shmangien e plotë nga tema e religjionit". Në vazhdim autorët thonë: "Në këtë rast, shoqëria jonë duhet të pranojë se mungesa e njohurive për religjionin te qytetarët tanë, është e papranueshme". Kur kjo konstatohet në ShBA me sistemin më të avancuar arsimor në botë, a thua ku jemi ne?! Keqkuptimeve dhe keqinterpretimeve duhet t'i qasemi me fakte shkencore, siç kanë bërë autorët në artikullin e sipërpërmendur, në mënyrë të hollësishme dhe të argumentuar. Konsideroj se këto fakte shkencore duhet të mjaftojnë për inicimin e debatit të gjerë, publik dhe institucional, përkitazi me këtë çështje, që do të mbështetet në realitetin evropian dhe në fakte shkencore dhe jo në qëndrime emocionale dhe irracionale, me motivacione të qarta ateiste, që nuk janë në interes kombëtar dhe shtetëror.

Për fund të theksoj se jam plotësisht koshient për ndjeshmërinë e temës dhe mbështes qëndrimet e shkencëtarëve amerikanë se opinioni do të pranonte zbatimin e lëndës së edukatës fetare në kurrikulat e shkollave publike, nëse kjo çështje: (1) paraqitet si mënyrë për thellimin e harmonisë, paqes, tolerancës dhe zhvillimit ekonomik; si dhe nëse (2) realizohet në mënyrë të drejtë, duke zvogëluar në minimum mundësinë e indoktrinimit dogmatik të nxënësve (Boston 2007, Nord dhe Haynes 1998, Nord 1994).

Kjo kumtesë është lexuar në konferencën shkencore "Mësimet mbi fenë në institucionet publike të arsimit: përvojat nga rajoni dhe modalitet e përshtatshme për Kosovën", të organizuar nga KBIRK, më 14-15 mars, 2011 në Prishtinë.

# Ndërtimi i trurit në dritën e Kur'anit Fisnik

**Dr. Hussein Ridvan Al-Lubaidy**

**Truri në brendinë e tij përmban zona të tjera të lidhura me emocione dhe shqisa. Brenda këtyre zonave truri i njeriut orientohet nga kompjuteri me memorie nga kuptimi fisnik, në të cilin truri - kompjuter me memorien e tij bashkon ndjenjat. Ai dëgjon dhe kupton atë që dëgjon, dhe reagon me kthim. Ai sheh dhe kupton atë që sheh, dhe reagon me kthim. Dëgjimi dhe të parët orientohen përmes këtij veprimi.**

Pastaj u paraqit befasia e cila tërë vëmendjen e orientoi në fshehtësinë mahnitëse, që qëndron në dhënien e përparësisë dëgjimit mbi të parët. Këto janë versetet që përmendin syrin dhe veshin. Në këto versete mund të vërejmë që syri i paraprin veshit, që është një situatë e kundërt në krahasim me të dëgjuarit dhe të parët. A thua ndërtimi anatomik dhe funksional i zonave të lartpërmendura të trurit të njeriut ka qenë i njohur në kohën e Pejgamberit a.s..? Gjithashtu: A thua ndërtimi i zonave urdhëruese sikurse janë qendrat për dëgjim, të parë dhe emocione si dhe i zonës së preferencës, e cila zgjedh në mes opsioneve alternative, ka qenë i njohur me saktësi dhe në hollësi më shumë se një mijë vjet pas vdekjes së Pejgamberit a.s.?

Përgjigjja e saktë është: Jo.

Tërë bota nuk ka qenë e vetëdijshme për asgjë në lidhje me ndërtimin e tërësishëm dhe kompleks të trurit. Bota filloi t'i studiojë zonat e trurit të njeriut përgjegjëse për dëgjim, të parë, ndjenja dhe vendosmëri, në kohën e fundit. Kjo ndodhi më tepër se një mijë vjet pas vdekjes së Pejgamberit a.s. Pyetja e fundit do të ishte: Cili do të ishte komenti i komunitetit ndërkombëtar të intelektualëve nëse ata zbulojnë hartën gjithëpërfshirëse anatomike dhe të ndërtimit funksional të zonave të larta komanduese të trurit të njeriut ashtu siç është cekur në Kur'anin fisnik? Nuk ka dyshim se përgjigjja logjike është: Ky do të jetë argument shkencor i saktësisë së Pejgamberit a.s., dhe i mesazhit të tij, si dhe argument i pakontestueshëm se Kur'ani fisnik është e vetmja mrekulli e përhershme e mbetur, e cila ka mbetur në mënyrë që tërë njerëzimi ta pasojë dhe që të jetë ligj për ata që dëshirojnë të pasojnë rrugën e Drejtë.T'i zbulojmë, pra, fshehtësitë e trurit të njeriut (burimin e civilizimit dhe organit i cili njeriut i mundëson të gjykojë, të bëjë zgjedhjen dhe të marrë vendime të lira).Le ta vizatojmë hartën e trurit të njeriut me qendrat për urdhra kryesorë mentalë duke studiuar me durim versetet që kanë të bëjnë me dëgjimin, të parët dhe zemrën në Kur'anin fisnik (mrekulli e përhershme). Në komentet e periudhave të ndryshme të Kur'anit fisnik kam vërejtur sa vijon:

1. Përmendja e shqisës së dëgjimit dhe të parit në Kur'anin fisnik (Shih: En Nahl, 78 dhe El, Ahkaf, 26)
2. Fjala dëgjim vjen në njëjës, ndërsa fjala të parët vjen në shumës (në origjinal).
3. Fjala zemër gjithmonë vjen pas fjalës dëgjim dhe fjalës të parë (Shih: El Mu'minun, 78)
4. Fjala memec vie në mes fjalës i shurdhër dhe i verbër (Shih: El Bekare,18)

Komentuesit e Kur'anit fisnik kanë ofruar argumentin personal në këtë verset duke thënë: "Përparësia ose prioriteti i dëgjimit ndaj të parit është për shkak të pozitës së lartë të dëgjimit, gjegjësisht veshit. Veshi dëgjon nga të gjitha anët dhe është një vegël perceptuese për shpallje, dhe personi që fle, zgjohet përmes veshit". Interpretimi i Kurtubiut thekson: "Shumica e filozofëve thonë se të parët ka përparësi ndaj dëgjimit, sepse dëgjimi mund të perceptojë vetëm zërin dhe të folurit, kurse të parët percepton tërë trupin, të gjitha ngjyrat dhe format". Alusiu përmend në shpjegimin e tij: "Vërtet të gjitha shqisat janë të rëndësishme, nëse ekzistojnë në renditjen e tyre të rëndomtë. Mendohet se atij që humb një shqisë, i zvogëlohen mundësitë perceptuese, prandaj

favorizimi i njërës shqisë ndaj tjetrës është pa kuptim. Për këtë arsye, ideja e dhënies përparësi dëgjimit ndaj të parit për shkak të pozitës më të lartë, është e padrejtë dhe pa bazë, por as pas këtij saktësimi nuk është hedhur poshtë".

Pastaj shfaqet befasia e cila orientoi tërë vëmendjen në fshehtësinë mahnitëse që qëndron në dhënien e përparësisë dëgjimit ndaj të parit. Këto janë versetet që përmendin syrin dhe veshin. Në këto versete mund të vërejmë se syri i paraprin veshit, që është situata e kundërt në krahasim me dëgjimin dhe të parët (Shih: El A'raf, 179, El A'raf, 195 dhe El Maide, 45)

**Elokuenca e stërholluar njerëzore**

Për këtë arsye, nëse përparësia është për shkak të pozitës më të lartë, veshi do të duhej t'i paraprinte syrit sikurse dëgjimi është para të parit, sepse veshi është mjet i dëgjimit, kurse syri mjet i të parit. Pra, nuk bëhet fjalë për pozitë më e lartë të një organi ndaj tjetrit, por diçka tjetër, duke gjykuar sipas të gjitha gjasave, mrekullia shkencore. Shkencëtarët kanë zbuluar qendrën për dëgjim dhe rrugët përmes të cilave vërejmë gjërat e dukshme dhe u japim kuptim. Kanë zbuluar se veshi është instrument i qendrës së dëgjimit në kokën e njeriut, dhe qendra e dëgjimit i paraprin në strukturën anatomike qendrës për sy në trurin tonë. Këtu del në pah një mrekulli e vërtetë.

Fjalët dëgjim dhe të parë në versetet Kur'anore paraqiten në harmoni me renditjen e lokacioneve të qendrave të dëgjimit dhe të të parit në trurin e njeriut. Por, përveçqë njeriu është i begatuar me dëgjim dhe të parë, posedon aftësinë e prodhimit të elokuencës së stërholluar njerëzore. Shkencëtarët neurologë kanë zbuluar vendin e quajtur fornix, i cili gjendet në mes qendrës së dëgjimit para dhe qendrës për të parë prapa. Kur qendra e dëgjimit është në intereaksion me qendrën e të parit, atëherë vendi në mes këtyre dy qendrave përbën vendin e prodhimit të elokuencës njerëzore. Verseti Kur'anor që e kemi përmendur (i shurdhër, memec dhe i verbër), me një mahnitje unikale udhëzon në zonën elokuente në trurin e njeriut. Fjala memec, e cila gjindet në mes fjalëve i shurdhër në fillim dhe i verbër në fund të këtij vargu, ka të bëjë me zonën e elokuencës në tru, e cila në të është e vendosur në mes qendrës së dëgjimit para dhe qendrës për të parë prapa. Nëse shurdhimi mendohet mosfunksionim i dëgjimit, dhe nëse verbëria është mosfunksionim i të parit, memecëria është mosfunksionim i të folurit. E meqë ata që janë të cilësuar si të shurdhër, memecë dhe të verbër janë ateistët, që kanë dëgjim të shëndoshë, shikim të qartë dhe të folur elokuent, shurdhimi këtu d. m. th. mosfunksionim perceptues i shqisës së dëgjimit, verbëria paraqet mosfunksionimin perceptues të shqisës së të parit, ndërsa memecëria paraqet një defekt mendor, i cili ka të bëjë me elokuencën perceptuese. Për t'iu qasur kësaj përkrahjeje, kemi versetin e Kur'anit fisnik: (Shih: En Nahl, 76) Në këtë rast fjala memec udhëzon në zonën elokuente, e cila në tru gjendet në mes qendrës së dëgjimit dhe qendrës për të parë. Në përputhshmëri me këtë kuptimi i fjalës memec dhe përdorimi i saj në Kur'anin fisnik ka të bëjë me funksionimin e qendrës për elokuencë brenda trurit të njeriut. Të ndalemi këtu, që të skicojmë dhe të përshkruajmë hollësisht zonat e përmendura në versete, që kanë të bëjnë me dëgjimin, të parët dhe elokuencën, e pastaj të shtrojmë pyetjen: A thua zona mentale të larta brenda trurit të njeriut janë të kufizuara kryesisht në dëgjimin, të parët, elokuencën dhe në të menduar, e (procese) të ngjashme me këto? Shkencëtarët kanë zbuluar që zona e elokuencës në trurin e njeriut gjendet në mes qendrës së dëgjimit dhe qendrës për të parë.

Përgjigjja ime është: Jo, truri në brendinë e tij përmban zona të tjera të lidhura me emocione dhe shqisa.

**Drejtimi më thellë në strukturat e trurit**

Brenda këtyre zonave truri i njeriut orientohet nga kompjuteri me memorie nga kuptimi fisnik, në të cilin truri - kompjuter me memorien e tij bashkon ndjenjat. Ai dëgjon dhe kupton atë që dëgjon, dhe reagon me kthim. Ai sheh dhe kupton atë që sheh, dhe reagon me kthim. Dëgjimi dhe të parët orientohen përmes këtij veprimi. Ky kuptim i thellë nuk ekziston në makinat e përparuara, që janë të mbajtura me potenciale të mëdha input dhe output, shënime hyrëse dhe dalëse. Sado që këto makina janë të sofistikuara, prapëseprapë mbesin trupa pa jetë, të privuar nga emocionet dhe ndjenjat e përgjegjësisë. A është e mundur të përcaktojmë lokacionin dhe funksionin e zonave përgjegjëse për ndjenja dhe emocione në bazë të verseteve të Kur'anit ?

Përgjigjja është: Po, kjo është e mundur. Por si?

Me studimin e vëmendshëm të verseteve, në të cilat përmendet fjala Fuad (zemra), zbulojmë vëzhgimet në vijim:

1. Fjala Fuad (zemër) në Kur'an gjithmonë është e vendosur pas fjalëve dëgjim dhe të parët.
2. Fjala Fuad (zemër) vjen në shumës (Ef'ide) sikurse edhe fjala të parët (në origjinal) (Shih: En-Nahl, 78)
3. Fjala Fuad (zemër) vjen në kuptimin siç janë emocionet, instinktet dhe ndjenjat.

Emocionet: (Shih: Ibrahim, 37)

Instinktet (Shih: El En'am,112-113)

Ndjenjat: (Shih: El Humeze, 6-7).Ndërsa fjala Kalb (zemër) vjen në kuptimin që përfshin mendimet dhe ndjenjat (Shih: El Haxhxh, 46)

1. Njohja e Kalbit (zemër) në një anë dhe Fuad (zemër) në anën tjetër (Shih: El Kasas, 10)

Gjithashtu në hadithin e Pejgamberita.s., qëndron: "Jemenasit janë popull me zemër të butë dhe zemra të qetësuara" dhe: "Allahu do ta bëjë zemrën tënde të patrembur dhe ta udhëzojmë zemrën tënde", - shkencëtarët kanë zbuluar që në tru ekziston qendra e emocioneve dhe instinkteve.




Këto vëzhgime të qarta vënë në dukje dallimin në mes zemrës (Kalb) në një anë, dhe zemrës (Fuad) në anën tjetër. Kjo paraqet faktin që Fuad është e lidhur organikisht me dëgjimin e të parët dhe ka lidhje me ndjenjat, emocionet dhe instiktet.

Nëse të dëgjuarit ka të bëjë me dëgjimin, dhe nëse të parët ka të bëjë me qendrën e të parit, ku vërehen dhe kuptohen gjërat e dukshme, - atëherë Fuad, i cili është i lidhur organikisht me dëgjimin dhe të parët, ka të bëjë me qendrën e ndjenjave dhe emocioneve. Dr. Me'mun Mubejjid, në veprën "Mësohu t'i mbizotërosh emocionet e tua" (Sarajevë, 2008), në f. 33 definon dhe prezanton funksionin amigdale, qendrën e emocioneve dhe thotë: "Kjo është stacioni i bashkimit të qelizave nervore brenda trurit dhe kjo është qendër e veçantë e emocioneve dhe ndjenjave. Nëse amigdale lëndohet, njeriu mund të humbasë dimensionin emocional të ngjarjeve jetësore. Atëherë njeriu bëhet qenie e ftohtë, pa emocione dhe pa mundësi për t'i kthyer ndjenjat, i interesuar pak për njerëzit e tjerë. Të gjitha informacionet që arrijnë në tru përmes shqisave të ndryshme, së pari kalojnë nëpër amigdale, ku zhvillohet të parët e shpejtë të tyre, ku do të vërehet në mos në këto informacione ka diçka me rëndësi për këtë person. Informacione e përmendura, tek njeriu krijojnë ndjenjën e lumturisë, gëzimit, emocioneve, pikëllimit, hidhërimit etj.. Ky proces ndodh para se informacionet të arrijnë te korja e trurit, e cila zakonisht është përgjegjëse për analizë dhe kuptim të informacioneve. Në rast se në mesin e informacioneve gjenden disa të rëndësishme dhe emocionuese dhe këto nga amigdale dalin nga korja e trurit duke bartur me vete emocione të fuqishme. Këto emocione njeriu ndonjëherë i mbizotëron me mendim të qetë logjik, e ndonjëherë në tërësi do ta inkibojnë atë". Por, a është e mundur që, përmes verseteve Kur'anore, të identifikojmë lokacionin e Fuad-it si zemër e trurit? Përgjigjja është: Po, për arsye se Fuad ekziston në vend të caktuar pas dëgjimit, e jo prapa, pas qendrës për të parë. Kjo kërkon nga ne që të drejtohemi më thellë në strukturat e trurit, meqë shkencëtarët kanë zbuluar zonat e ndjenjave dhe emocioneve. Mirëpo shtrohet pyetja: A thua ndjenjat dhe emocionet në të janë në kompetencën e njeriut? Përgjigjja është: Jo, sepse zemra merr ndjenja të papritura e emocionuese dhe reagon ndaj ndjenjave të saj.

Pra, shtrohet pyetja: Cila është ajo vlerë e lartë njerëzore, e cila qenien njerëzore e bën të kualifikuar për gjykim dhe urdhërim?

Përgjigjja është: Kjo është një forcë diskrete, e cila i mundëson të zgjedhë në mes opsioneve alternative. A ekziston brenda trurit njerëzor një vend, në të cilin paraqitet kjo vlerë e madhe njerëzore? Përgjigjja është: Po, kjo është pjesa e përparme e lobit frontal të trurit të njeriut.

Shkencëtarët para pak kohe zbuluan lidhjen e tij me aftësinë për të zgjedhur në mes opsioneve alternative me relacionet mendore të larta. A ekziston ndonjë referencë në Kur'an për lokacionin dhe funksionin e lobit frontal? Përgjigjja është: Po, por në çfarë mënyre?

Duke studiuar versetet në vijim (Shih: Hud, 56 dhe El-Alak, 9-16)

Balluket në kuptim gjuhësor dhe terminologjik, kuptojnë pjesën e ballit ku fillojnë flokët ose ku fillon zona ballore. Verseti i parë (kaptina Hud) ballin e përcakton si vend i nivelit më të lartë, i udhëheqjes dhe i dirigjimit në trupin e njeriut. Verseti tjetër (kaptina El Alak) shpjegon që zona paraballore është lokacion për aftësitë e zgjedhjes në mes opsioneve alternative. Në fund, mund të disenjojmë pamjen tredimensionale të trurit dhe në të të përcaktojmë lokacionin dhe funksionin e qendrave të dëgjimit, të parit, emocioneve, në mënyrën si është shpjeguar me skicën vijuese. Imazhi tredimensional i trurit njerëzor, i shpallur në versetet që paraqesin mrekulli unikale të Kur'anit fisnik, mund të krijohet nga:

1. Kur fjala sy vjen me fjalën vesh në versetin e njëjtë, në renditjen e fjalëve syri i paraprin veshit. Syri gjendet në pjesën e përparme të kokës së njeriut, kurse veshi më prapa.
2. Renditja e fjalëve dëgjim dhe të parë në të gjitha versetet Kur'anore është identike me renditjen e lokacioneve të qendrave të dëgjimit dhe të parit brenda trurit njerëzor. Pra, në Kur'anin fisnik dëgjimi i paraprin të parit, kurse qendra e dëgjimit gjendet para qendrës për të parë në trurin njerëzor.
3. Fjala Fuad merr pozicionin fiks pas fjalëve dëgjim dhe të parë në gjithë versetet Kur'anore. Në gjuhën arabe kjo fjalë ka kuptimin e ndjenjës, e gjithashtu quhet edhe Kalb (zemër).
4. Fjala memec gjithmonë vjen në mes fjalës i shurdhër dhe i verbër në të gjitha versetet Kur'anore. Shkencëtarët zbuluan qendrën kryesore të elokuencës, e cila në tru ndodhet në mes qendrës së dëgjimit dhe qendrës për të parë.

www. islambosna. ba.
Përktheu dhe përshtati: Prim. dr. med. sc. Ali F. Iljazi



# Kontributi i dijetarëve të hershëm myslimanë në ekonomi

**Dr. Islam Hasani**

**Ky shkrim i shkurtër ka për qëllim të diskutojë në mënyrë shumë të shkurtër kontributin e dijetarëve të hershëm në ekonomi, duke përmendur disa koncepte ekonomike të diskutuara prej tyre pa pretenduar se kjo temë e rëndësishme mund të përfshihet brenda këtyre pak rreshtave.**

Tema është shtruar asisoj që të diskutojë në mënyrë kronologjike për disa nga dijetarët e hershëm në kohë të ndryshme. Është bërë një krahasim në mes kohëve dhe koncepteve të politikës ekonomike dhe koncepteve të ndryshme që janë ende aktuale dhe shoqëria e tanishme përballet me të njëjtat probleme. Të gjithë dijetarët e hershëm kanë folur për koncepte ekonomike, sepse ekonomia është pjesë e pandashme e jetës së njeriut dhe në vazhdimësi ka pasur reforma për t'iu përgjigjur nevojave të kohëve të ndryshme. Pas diskutimit të Ebu Jusufit, do të vazhdohet edhe me disa të tjerë që vijnë në vijim.

**Muhamed bin el Hasan (750-804)**

Sikurse Ebu Jusufi, edhe Muhamed Bin el-Hasani ishte nxënës i Ebu Hanifes. Punimet e tij janë të përqendruara në lëmenj të ndryshëm, përfshirë edhe sjelljet ekonomike të myslimanëve si individë dhe si shoqëri. Ai shkroi një broshurë të vogël në lëmin e ekonomisë, gjegjësisht të fitimit (Kesb). Broshura është e titulluar Kitab el iktisab fil rizk el Mustehab (Libri mbi fitimin e një pasurie të pastër). Në këtë libër diskutohet për aktivitetet fitimprurëse dhe mënyrën e kushtet e aplikimit të tyre, siç janë: qiradhënia, tregtimi, agrokultura dhe industria sipas rregullave të Sheriatit. Ai gjithashtu diskuton edhe për vetitë konsumuese të një myslimani të devotshëm dhe i jep rëndësi të madhe inkurajimit të dhënies për bamirësi, në njërën anë, dhe diskurajimit të kërkimit të lëmoshës, në anën tjetër. Ai kritikoi disa sufistë (asketë), të cilët refuzojnë aktivitetet ekonomike me arsyetime të ndryshme, po nuk hezitojnë të pranojnë ushqime nga të tjerët, të cilët duhej ta fitonin atë me ndërmarrje apo aktivitete ekonomike. Sipas tij, secili duhet të fitojë së paku atë që i mjafton për shpenzimet e veta modeste dhe të shpenzojë edhe për të tjerët, sidomos për ata financimin e të cilëve e kemi obligim. Libri i tij Kitabul Asl, diskuton transaksione të ndryshme financiare, me të cilat bankat Islame punojnë edhe sot e kësaj dite mbi këto baza; këto transaksione diskutoheshin edhe në atë kohë, sepse sfera ekonomike është shoqëruese e historisë njerëzore. Libri diskuton shitjen në kontratën Selem (parapagim), Sharikah apo Musharakah (partneritet në shoqëri aksionare), Mudarebeh (partneritet me ndarje të humbjes dhe fitimit).

**Ebu Ubejd el Kasim (774-837)**

Ky autor ka dhënë kontribut në lëmenj të ndryshëm, siç janë shkenca e Hadithit, shkenca e Tefsirit, por edhe në shkencën e ekonomisë. Libri i tij më i njohur në shkencën e ekonomisë është Kitabul emval. Libri, Kitabul emval është një libër shumë i kompletuar në financat publike apo politikën fiskale sipas Islamit. Ky libër është studiuar dhe studiohet ende nga dijetarë të ndryshëm, për të kuptuar më mirë organizimin e politikës fiskale që nga koha e Pejgamberit a.s. e deri në kohën kur jetoi Ebu Ubejdi. Ky libër vë në pah shumë gjëra të rëndësishme rreth jetës dhe historisë ekonomike si pjesë përbërëse e historisë së myslimanëve duke treguar edhe për etapat e ndryshimit të politikës ekonomike në faza të ndryshme. Ky libër diskutimin e fillon me një kapitull të vogël rreth 'të drejtave të udhëheqësit në popullin dhe të drejtat e popullit në udhëheqësin', për të vazhduar me llojet e

pasurisë që një udhëheqës mund dhe obligohet t'i menaxhojë sipas rregullave të Kur'anit dhe Synetit. Pjesa tjetër e librit diskuton rreth mbledhjes së shpërndarjes së llojeve të ndryshme të të ardhurave në buxhetin e përgjithshëm të shtetit: Zekat, Fej, Infak dhe të ardhurave tjera që nuk u takojnë kategorive të para, p. sh. pasuri të humbura dhe të gjetura, pasuri e lënë pa asnjë trashëgimtar, etj.. Libri gjithashtu diskuton burimet primare dhe sekondare të buxhetit të shtetit dhe menaxhimin e tyre nga udhëheqësit e shtetit. Ndarjen e buxhetit të shtetit në pjesën për mbulimin e shpenzimeve të administratës shtetërore për të vënë rregull dhe kujdes për mirëqenie shoqërore dhe investime për zhvillim të përgjithshëm.[1] Libri, përveç të tjerash, është shumë i pasur me historinë ekonomike të dy shekujve të parë të Islamit si dhe produktet tregtare të asaj kohe. Aty flitet edhe për vende të ndryshme si dhe për burimet ekonomike të tyre.



**El - Gazali (1058–1111)**

Ebu Hamid Muhamed ibn Muhammed el-Gazali, ka lindur dhe ka vdekur në Tus, në provincën e Horasanit të Persisë – Iranit të sotëm. Ai ishte një dijetar që takonte shkollës juridike Shafiite. Kontributi i tij ishte përqendruar në lëmenj të ndryshëm, edhe pse Gazali kontributin më të madh e ka dhënë në fusha të tjera jo të lidhura drejtpërdrejt me ekonominë; ai u ka kushtuar rëndësi të veçantë shkencës dhe problemeve ekonomike. Gazali ekonominë e pati klasifikuar si një shkencë të lidhur me fenë së bashku me metafizikën, etikën dhe psikologjinë. Vëmendje kryesore i ka kushtuar sjelljes së individit, të cilën ai e diskutoi në detaje nën dritën e Kur'anit, Synetit, transmetimeve të cilat u referohen shokëve të Pejgamberit a.s. dhe ata të cilët pasuan gjeneratën e Pejgamberit a.s. dhe gjithashtu thënieve të dijetarëve të deriatëhershëm, të cilët ishin shquar për devotshmëri. Gazali rëndësi të madhe i pati dhënë qëllimit të mirë dhe synimit të aktiviteteve. Prandaj, sipas tij, një tregtar duhet të synojë që puna apo tregtia e tij të shërbejë për të kryer një prej detyrave a obligimeve shoqërore (furud el-kifajah). Një person duhet të fitojë së paku aq sa i duhet atij për ushqim, veshje dhe banim, për të mos u bërë barrë e askujt në mënyrë të padrejtë. Lista e gjërave bazë përfshin banimin dhe pajisjet që janë të nevojshme për banim, martesën dhe rritjen e familjes dhe disa pasuri. Sipas tij, kur populli ka ndonjë krizë dhe nuk gjen punë për të fituar dhe plotësuar gjërat e nevojshme për jetë, është detyrë e udhëheqësve për t'u ndihmuar njerëzve me ushqime dhe para të gatshme nga thesari i shtetit. Analizat analitike të Gazalit rreth disa problemeve ekonomike, kanë pasuruar literaturën e ekonomisë islame me tematika të veçanta, siç janë ndarja e punës dhe jetës shoqërore, evolucioni i parasë dhe si janë organizuar shoqëritë civile për shkak të nevojës. Ai gjithashtu ka shpjeguar ndalimin e kamatës (riba el-fadl) duke argumentuar se ajo bie në kundërshtim me natyrën dhe funksionimin e parasë dhe e ka kundërshtuar largimin e parasë nga tregu, ngase paraja është e disenjuar për t'i ndihmuar tregtisë si mjet i ndërrimit të mallrave të ndryshme dhe heqja e saj nga tregu, e pengon këtë proces. Gazali ka diskutuar edhe për monetarizimin e ekonomisë dhe nevojën e largimit nga ekonomia bartare (ekonomi e ndërrimit të mallrave) duke e shpjeguar në mënyrë shumë të thjeshtë me një arsyetim ekonomik. Dhe, me të drejtë, ai edhe konsiderohet njëri nga ekonomistët e parë që ka diskutuar këtë problematikë dhe më vonë mendimet e tij janë pasuar nga ekonomistë të tjerë. Njëri prej ekonomistëve të mëdhenj, i cili konsiderohet si baba i ekonomisë moderne, për të shpjeguar nevojën e monetarizimit të ekonomisë, ka huazuar mendimet e Gazalit 6 shekuj më vonë se Gazali. Gazali ka diskutuar për organizimin e këmbimeve, tregjeve dhe tregtisë si dhe funksionin e parasë si mjet i ndërrimit të mallit. Ai gjithashtu ka shpjeguar edhe nevojën dhe organizimin e tregtisë së brendshme dhe ndërkombëtare.[2] Dhe, si përfundim, mund të themi se dijetarët, përveç kontributit në shpërndarjen e dijes në fushat e tyre të ngushta, kanë kontribuar edhe në drejtime të tjera, përfshirë këtu edhe lëmin e ekonomisë. Ata, si një njohës të mirë të fikhut në përgjithësi, e në veçanti të fikhut muamelat (ligjit mbi transaksionet), kanë dhënë një kontribut shumë të çmuar në fushën e ekonomisë islame duke diskutuar këto çështje shumë të rëndësishme për shoqërinë njerëzore gjatë gjithë kohëve.

(1) Ugi Suharto, Kitab al-Amwal: Abu Ubayd's Concept of Public Finance (Kuala Lumpur: International Institute of Islamic Thought and Civilization – ISTAC, 2005) f. 93. (2) Sabri Orman, 'Abu Hamid al-Ghazali on the Formation and Development of Economic, Social and Political Life', Al-Shajarah, Vol. 10 No. 1. 2005. f. 15

# Përhapja e kulturës islame në trojet shqiptare

**Dr. Fahrush Rexhepi**

**Në "Kararnamen" e Lidhjes së Prizrenit, të nënshkruar nga 47 deputetë, në nenin 6 të saj, theksohej: "Në përputhje me ligjet e larta të besimit (sheriatit islam), ne do të mbrojmë jetën, pasurinë dhe nderin e atyre që janë të besimit jomysliman ashtu si për vete."**

Për të trajtuar temën e përhapjes së Islamit ndër shqiptarët, rrugët nëpër të cilat depërtuan idetë e fesë islame tek ne, si dhe për të folur për rrugët dhe bartësit e përhapësit e këtyre ideve e mësimeve, të cilët endeshin nëpër trevat shqiptare e ballkanike, për përballimin që i bëri vendi ynë pushtetit osman e për rrethana të tjera historike, - e tërë kjo, e vështruar sado thjesht në kompleksitetin e vet, është një temë që kërkon studime të gjithanshme dhe të përgjithshme mbi përhapjen e feve në përgjithësi e të Islamit në veçanti në trojet shqiptare. Ekzistenca e paktë e këtij lloji analizash dhe aq më keq, mungesa e dokumentacionit si dhe probleme të tjera të ngjashme si këto, e vështirësojnë studimin dhe trajtimin e kësaj teme, veçanërisht kur përpiqesh të përfshish në të aspekte nga të gjitha momentet e rrjedhës historike të Islamit, qysh kur ka filluar përhapja e tij në vendin tonë[1].

### Shtrirja gjeografike dhe zhvillimet historike

Siç dihet, shqiptarët, përveç një pjese që është në Greqi, banojnë në viset malore të bregut lindor të detit Adriatik, që shtrihet ndërmjet Malit të Zi dhe gjirit të Prevezës.[2] Për prejardhjen e shqiptarëve, shumë shkencëtarë të huaj dhe shqiptarë që nga viti 1774 e këndej kanë ardhur në përfundim se shqiptarët janë pasardhës të pellazgëve, se janë ndër popujt më të vjetër të Evropës dhe popull autokton i Ballkanit.Ndërsa që nga antika greko-romake dokumentohet se ilirët, përveç në Shqipërinë e sotme e në Kosovë, shtriheshin në tërë Gadishullin Ballkanik.[3] Është fakt historik se serbët, gjatë viteve 1340 -1347, kishin pushtuar të gjitha trojet shqiptaro–ilire. Sllavët barbarë, shqiptarëve që nuk pranonin fenë ortodokse, u bënin dhunë dhe tortura të llojllojshme. Nga ky shkak, më vonë osmanlinjtë në Rumeli, nuk u kundërshtuan aq shumë, madje në disa zona u konsideruan edhe si çlirues.[4] Dihet se invazioni i parë turk është bërë në vitin 1387, por pas shumë kryengritjeve të mëdha, të udhëhequra nga Skënderbeu, forcat turke qenë tërhequr nga ky synim. Pas vdekjes së tij, turqit osmanlinj ripushtuan Shqipërinë më 1468. Duhet theksuar se Shqipëria asnjëherë nuk është nënshtruar në tërësi nga ana e Turqisë, sepse ka pasur kryengritje vazhdimisht, por, megjithëkëtë, deri në fillim të shekullit 20 nuk pati ndonjë rezistencë të organizuar e të përgjithshme. Nga historia dihet fare mirë se turqit depërtuan në Ballkan dhe në territoret shqiptare aty nga gjysma e dytë e shekullit 15 dhe vazhduan të qëndronin deri në fillim të shek.XX, pra për plot pesëqind vjet. Bashkëjetesa aq e gjatë e shqiptarëve me turqit osmanlinj, vendosja dhe përforcimi i administratës turke, kontaktet e dendura të popullit shqiptar me shërbimet administrative të kohës, emërimi në pozita të larta i shqiptarëve në qeverinë e Stambollit, hapja e institucioneve të ndryshme arsimore fetare, si dhe faktorë të tjerë fetarë, politikë, ekonomikë e shoqërorë me perspektivë, ndikuan drejtpërdrejt edhe në pranimin e Islamit nga shqiptarët dhe nga popujt e tjerë në Ballkan.

### Procesi i përhapjes së fesë islame

Bazuar në rrethanat historike të përhapjes së Islamit ndër shqiptarët dhe në zhvillimin

e faktorëve të tjerë që ndikuan në përhapjen e fesë islame në shumë pjesë të ndryshme të botës, që në fillim japim konstatimin se Islami në trojet tona nuk është përhapur në saje të dhunës së detyrueshme e as në saje të vullnetit të drejtuesve turq për asimilim, edhe pse të dhënat për trajtimin e kësaj problematike janë mjaft të kufizuara.[5] Po theksojmë këtu konstatimin e profesor Robert Matran-it: "Drejtuesit osmanë nuk kanë pasur vullnet për asimilimin e popullsive të pushtuara, nuk kryen as osmanizim dhe as islamizim të detyruar; përndryshe si do të mund të shpjegonim ruajtjen e gjuhëve greke, bullgare, serbe, apo të gjuhëve të tjera, të feve të krishtera, të parisë lokale, - elemente që fuqitë e mëdha i kanë përdorur, duke nisur nga fundi i shekullit 18 dhe sidomos gjatë shekullit 19 nën pretekstin e parimit të kombësive dhe të mbrojtjes së minoriteteve etnike dhe fetare"[6].Për mospërdorimin e dhunës në përhapjen e fesë islame, mund të përmendim edhe vlerësimin e dr. Çiro Truhelkës, i cili konstaton: "Është mendim i gabuar se Islami është përhapur me dhunë. Ekzistojnë argumente të shumta, të cilat e hedhin poshtë këtë.Unë mund të përmend vetëm një, dhe ai është se shekulli 19 nuk do të gjente asnjë të krishterë dhe asnjë kishë e manastir në Ballkan, sikur Islami të përhapej me dhunë shtetërore".[7]

Po ashtu një numër dijetarësh mendojnë se pranimi i Islamit shqiptarëve u shërbeu si një lloj fortifikate për ta shpëtuar vendin nga fqinjët grabitqarë sllavë, që kishin për qëllim asimilimin në mënyrë të dhunshme. Madje, disa studiues të shquar që janë marrë shumë me historinë fetare, politike, sociale e morale të Shqipërisë, janë të mendimit se, po të mos ishte përhapur feja islame në Gadishullin Ballkanik, sidomos në Shqipëri, shqiptarët do të ishin asimiluar nga kombet e tjera fqinje me ta. Prandaj, nuk është pa vend mendimi i rilindësit tonë Faik Konica: "Po të mos ishte Islami, populli shqiptar do të kishte qenë populli më i madh në numër, por jo shqiptarë."[8].Pra, në mënyrë analoge dëshira për të ruajtur identitetin kombëtar mund të ketë favorizuar pranimin e fesë islame nëpërmjet turqve, sepse turqit ishin më larg gjeografikisht dhe armiqtë kryesorë të shqiptarëve nga të cilët frikësoheshin për shkrirjen etnike, ishin popujt fqinjë sllavë dhe grekë.[9] (Këto procese në Greqi vazhdojnë edhe sot). Sipas Qelebiut, Islami në Shqipëri në gjysmën e dytë të shek. 17, që ishte konsoliduar dhe që kishte marrë një vrull të paparë deri atëherë në përhapjen masive, shpjegohet me faktin e bindjeve të shëndosha mbi përparësitë e besimit islam dhe jo si rezultat i dhunës së ushtruar nga pushtuesit turq, sepse, po të kishte qenë rezultat i dhunës, ky proces jo vetëm që duhej të ishte ndërprerë, por duhej të ishte bërë e kundërta,d.m.th. kur myslimanët e të krishterët morën armët masivisht për



t'i luftuar turqit si pushtues, të gjithë të konvertuarit në Islam me dhunë, duhej të ishin rikthyer në Krishterim[10].

Këtë gjendje të dekadencës kishtare në Shqipëri e pohon edhe autori Marko Bizi, i cili thotë: "Shumica e klerikëve të krishterë kanë qenë të paditur. Nëse disa prej tyre kanë ditur të lexojnë, më tepër kanë lexuar përmendsh sesa nga shkrimet. Këta kanë qenë aq pak të udhëzuar në detyrën e tyre fetare, saqë shumica nuk kanë ditur madje as përmendsh ta citojnë lutjen murgëtare … ata nuk kanë pasur dije tjetër për thelbin e fesë së tyre, e lëre më për çështjet e tjera të shumta që do të mbështeteshin në traditën gojore" Ai, më tutje, duke folur për numrin e pamjaftueshëm të klerikëve dhe paaftësinë e tyre, pohon se atje do të zhduket Krishterimi nëse kësaj nuk i gjendet ilaçi". Kësaj i shtojmë edhe faktin se disa kisha të qarkut të Pultit për 40 vjet rresht s'kishin parë fare prift. Për të analizuar situatën dhe për të marrë masa përmirësuese, më në fund në këtë krahinë ishin dërguar katër priftërinj, të cilët, pasi konstatuan në vend gjithçka, i bënë qendrës së vet një raport, ku i thoshin se turqit nuk i penguan fare në detyrë. Me këtë rast duhet përmendur edhe bashkëpunimi tjetër i priftrinjve me autoritetet turke, në raste kur kleri katolik, pas paraqitjes së problemeve të ndryshme, me ndihmën e dekreteve të sulltanit, mblidhnin taksat e kishës nga banorët e qarqeve administrative të veta. Rrethanat shoqërore të shekullit 18 dhe faktorët e e tjerë që përmendëm më lart, tregojnë mjaft për faktin se numri i popullsisë së krishterë në këtë periudhë kishte filluar të binte në mënyrë rapide. Ndërkaq, për një kohë prej 30 vjetësh, që mendohet të jetë e shkurtër për një popull të vogël, d.m.th. prej vitit 1620 deri më 1650, tregohet se Islamin e kishin përqafuar afërsisht 300.000 shqiptarë.



Rezultatet e arritura në rritjen aq të shpejtë të numrit të myslimanëve, u shënuan, sepse, në dallim nga Krishterimi që atë botë kishte rënë në një krizë shoqërore, Islami erdhi si një alternativë e re për shqiptarët dhe si fe me një zhvillim të plotë, ishte më progresiv, më i ri dhe më humanist se Krishterimi. Shqiptarët e pranuan Islamin sepse e kuptuan që ai nuk ishte në asnjë mënyrë mohim i vlerave që përmbanin besimet e mëparshme, po, përkundrazi, avanconte ato vlera në një etapë të re të zhvillimit. Ata e kuptuan se feja islame nuk kishte të bënte fare me ritet e paganizmit, me idhujtarinë dhe me injorancën e së kaluarës. Shqiptarët e kuptuan se feja islame nuk ishte besim i kotë, dhe as ideologji e religjion, por fe e vërtetë e shpallur, Fjalë e Zotit e përkryer dhe dhuratë e ligj qiellor për njerëzit në Tokë. Nga radhët e personaliteteve tona fetare kanë dalë jo pak patriotë me peshë për fatet e kombit, midis të cilëve po përmendim myderrizin Ymer Prizreni, kryetar i Lidhjes së Prizrenit, dhe Haxhi Vehbi Dibrën, i cili më 1912 u zgjodh kryetar i pleqësisë në Qeverinë e Vlorës, me të drejtë të zëvendësonte Kryeministrin Ismail Qemali, kur mungonte. Kultura Islame i ka dhënë vendit personalitete të mëdha, në mesin e tyre edhe rektorin e parë të Universitetit të Stambollit, Hoxha Tahsinin. Pastaj vëllezërit Frashëri, Haxhi Zekën, Sulejman Vokshin, Hasan Prishtinën, Faik Konicën, Ibrahim Dalliun, Hafiz Ali Korçën e shumë patriotë tjerë të lëvizjes kombëtare. Populli shqiptar i dha Perandorisë Osmane gjatë shekujve 15-17, po edhe më vonë, dijetarë, qeveritarë, ushtarakë, letrarë, diplomatë, arkitektë e të tjerë të njohur në historinë dhe kulturën botërore. Këto personalitete shqiptare kurrë nuk hoqën dorë nga kombi i tyre shqiptar duke vepruar si pararojë e kombit të tyre dhe e atdheut të tyre.

**Toleranca ndërfetare dhe roli i fesë në integrimin e kombit shqiptar**

Në jetën e popullit shqiptar, kultet fetare ndikuan fuqimisht në integrimet e krahinave etnografike dhe të nëndialekteve gjuhësore, kurse fetë e shpallura qiellore, Islami dhe Krishterimi, ndikuan fuqimisht në integrimet etnike, sociologjike, kulturore e politike të popullit shqiptar, dhe në integrimin e njësisë etnokulturore e gjeopolitike të Shqipërisë, prandaj edhe në integrimin e kombit shqiptar të pakontestueshëm. Boshti i këtij uniteti u bë toleranca fetare e elementit mysliman që zinte vendin kryesor për nga numri i popullsisë. Shembull për këtë marrim protestën e popullsisë së Dibrës, organizuar me 13 qershor 1878, drejtuar ambasadorit të Anglisë në Stamboll kundër vendimit të traktatit të Shën-Stefanit, ku ndër të tjera theksohej: "Dibra është një vend krejt shqiptar dhe ka përmbi 220.000 myslimanë e 10.000 të krishterë, të cilët të gjithë janë prej një gjaku. Më mirë të shuhemi deri në burrin më të fundit, sesa të hyjmë nën sundimin e Bullgarisë, kundër dëshirës sonë dhe kundër të drejtave të kombësisë sonë".Ndërsa në "Kararnamen" e Lidhjes së Prizrenit, të nënshkruar nga 47 deputetë, në nenin 6 të saj, theksohej: "Në përputhje me ligjet e larta të besimit (sheriatit islam), ne do të mbrojmë jetën, pasurinë dhe nderin e atyre që janë të besimit jomysliman ashtu si për vete". Reagime të tilla dhe protesta drejtuar Fuqive të Mëdha, Kongresit të Berlinit, Konferencës së Hagës, ku shprehej qartë qëndrimi unik i shqiptarëve, - ishin të shumta. Prandaj sot shpeshherë kërkohen në mënyrë të padrejtë shkaqet dhe pasojat e përcaktimit kolektiv të shqiptarëve në fenë islame. Polarizimet, shkrimet dhe polemikat e shpeshta nga individë të caktuar, qofshin fetarë apo të ashtuquajtur intelektualë, rreth përhapjes së Islamit ndër shqiptarët, janë të pabaza, ndonjëherë tendencioze dhe kanë për qëllim krijimin e dilemave me pretendimin e korrigjimit të pozicionimit të shumicës së shqiptarëve në fenë islame.

(1)Revista "Zani i Naltë"(ka filluar të botohet nga viti 1923) në vitin 1931 ka botuar në disa numra, të përkthyer nga anglishtja "Historinë e zhvillimit të islamizmit" të autorit anglez T.W.Arnold, pedagog i gjuhës arabe në Universitetin e Londrës. Studimet e më vonshme në këtë fushë shumë bazoheshin në tezat e këtij studimi. (2) Thomas W.Arnold, Historia e Përhapjes së Islamit, Prishtinë,2004f.169. (3) Po aty. (4) Po aty. (5) Po aty, f.171 (6) Robert Matran, L'Histoire de el'Empire Ottoman, Fayard,Paris,1989, f.11. (7) H. Mehmet Handziç, Islamizacija Bosne i Hercegovine, Sarajevë, 1940, f.28 (8) Faik Ali Hoxha – Kasollja, Në pragun e misticizmit, Tiranë, 2002, f.15. (9) Roberto Moroce de la Roka, Kombësia dhe feja në Shqipëri, 1920-1944, Tiranë,1994, f.23. Shih "Edukata Islame", nr.60, Prishtinë, 1996, f.10. (10) Basha, M. Ali, vepër e cituar, f.48-51.




# IRAKU

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Republika e Irakut, njëri nga shtetet e mëdha arabe dhe aziatike, bie në jugperëndim të kontinentit të Azisë, në Gjirin Arab, gjegjësisht në atë Persik, në mes të Iranit dhe Kuvajtit. Iraku llogaritet si njëri nga shtetet e mëdha për prodhimin e naftës. Territori gjeografik i Republikës së Irakut është si një trekëndësh, i përbërë prej shkretëtirës, luginës së plleshme që bie në mes të dy lumenjve –Tigër dhe Eufrat – dhe prej maleve. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të Irakut arrin deri në 3650 km. Republika e Irakut, nga veriu - kufizohet me Turqinë me një gjatësi prej 352 km; nga jugu - me dy shtete, me Arabinë Saudite në një gjatësi deri në 814 km dhe me Kuvajtin në gjatësi prej 240 km; nga lindja - me Iranin në një gjatësi deri në 1458 km; nga perëndimi - me tri shtete, me Jordaninë në gjatësi 181 km, me Sirinë në gjatësi deri 605 km dhe me Arabinë Saudite. Në vend ka edhe një numër të konsiderueshëm portesh detare, prej të cilave kryesoret janë porti i Basra-s, i Huru Zubejr-it dhe i Um-mu Kasr-it[3]. Republika e Irakut ka një numër të konsiderueshëm institucionesh të larta arsimore, si: University of Baghdad, Al-Mustansiriya University, Al-Nahrain University,[4].

**BAGDADI:**

Si kryeqytet, llogaritet qyteti më i madh dhe më i rëndësishëm në vend, si dhe qyteti i dytë më i madh në Botën Arabe, pas Kajros. Numri i banorëve të këtij qyteti arrin deri afërsisht 6.5 milionë. Ky qytet konsiderohet edhe qendër ekonomike, administrative dhe arsimore e shtetit. E ka ndërtuar halifi i dytë abasit – Ebu Xha’fer El Mensur, nga viti 762 m e deri më 764 m, në dekadën e gjashtë të shekullit VIII m / II h., të cilin e bëri kryeqytet të Shtetit Abasit, dhe qyteti Bagdad pikërisht nën sundimin abasit arriti një prestigj të konsiderueshëm. Qytetin e Bagdadit e kishin pushtuar mongolët, safevijjunët, osmanlinjtë dhe britanikët. Ky qytet, gjatë periudhave të pushtimit, ka vuajtur shumë. Pushtimi i fundit i Bagdadit dhe i tërë Irakut ishte ai amerikan, i vitit 2003. Në vitin 656 M, njëri prej prijësve mongolë, Hulagu, kishte ndaluar në Bagdad dhe e kishte rrethuar. Gjatë atij rrethimi u zhvilluan luftëra, të cilat u pasuan edhe me trazira të brendshme, që çuan në pushtimin e vendit nga mongolët dhe vrasjen e halifit Musta’sim, të bijve dhe të njerëzve shoqërues të tij. Me marrjen e Bagdadit, ushtria mongole nuk pati mëshirë as ndaj pleqve, fëmijëve dhe grave. Në aspektin ekonomik, Bagdadi llogaritet qendër e disa fabrikave të vendit dhe qendër kryesore e industrisë dhe e tregtisë. Bagdadi në fushën e ekonomisë gjithashtu luan rolin e lidhjeve tregtare në mes Turqisë, Sirisë, Indisë dhe Azisë Juglindore, si dhe është qendra e biznesit tregtar kryesor në vend. Ndërkaq, në fushën e turizmit Bagdadi konsiderohet një qendër e rëndësishme e atraksionit turistik, me më shumë se një milion turistë gjatë një viti – para bllokadës ekonomike dhe trazirave të rrethimit dhe pushtimit të vendit –, në kohën kur funksiononte aeroporti ndërkombëtar i vendit. Po ashtu, Bagdadi llogaritet edhe prej zonave bujqësore të vendit, ku shumica e banorëve të saj varen nga kultivimi i tokës[5].

**Të dhëna statistikore[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Iraq.
- Emri zyrtar: Iraku.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë.
- Sipërfaqja: 437, 072 km$^2$.
- Numri i banorëve: 31. 234. 000 (2009).
- Dendësia: 71. 5 (banorë në 1 km$^2$).
- Feja: Myslimanë 98% (shiinj 56%, suninj 42%), të krishterë 2%.
- Kryeqyteti: Bagdadi; llogaritet qyteti më i madh në vend.
- Qytete të tjera: Mosuli, Basra, Kuffa, Fel-luxha, Nexhefi, Sulejmanije, Kerbela, Samerra, Tikriti, Enbari, Babil dhe Vasit.
- Grupet etnike: arabë 80%, kurdë 15%, turkmenë, asirianë dhe etni të tjera 5%.
- Gjuhët kryesore: arabishtja (gjuhë zyrtare) dhe kurdishtja.
- Njësia monetare: Dinar irakian (1. 00 IQD = 0. 00059 EUR).
- Data e pavarësisë: 3 tetor 1932.
- Festë kombëtare: 17 Qershori 1958.



**Historia e Irakut**

Që nga kohët e lashta Iraku njihej me emrin "Vendet në mes dy lumenjve" (Mesopotamia), që përfshijnë një pjesë të madhe nga fushat aluviale të lumenjve Tigër dhe Eufrat. Në vitin 3400 para erës sonë, në Irakun e sotëm, u paraqit një prej qytetërimeve më të vjetra të botës, qytetërimi sumerian. Mandej, në veri të vendit dhe rreth lumit Tigër ishte themeluar Perandoria Asiriane. Më vonë, u themelua edhe Perandoria Babilonase, me një vend pranë lumit Eufrat si qendër e saj. Në vitin 538 p. e. s. Perandoria Persiane pushtoi Vendet mes dy lumenjve. Në vitin 331 p. e. s. –këto vende i pushtoi Aleksandri i Maqedonisë – Leka i Madh. Mandej, vendet në fjalë, në vitin 114 u përballën me pushtimin romak. Më pastaj, në vitin 266 këto vende iu nënshtruan sundimit të Perandorisë Sasaniane Persiane. Në betejën El Kadisije – në jug të Irakut – të vitit 637, myslimanët triumfuan ndaj Perandorisë Persiane. Në atë kohë kryeqendra e Shtetit Islam ishte Medina, në krahinën e Hixhazit të Gadishullit Arabik. Ndërsa në vitin 661 kryeqendra e Shtetit Islam u transferua në Damask të Sirisë, në kohën e sundimit të emevinjve. Më vonë, në vitin 750 kryeqendra islame kaloi në Bagdadë qenë abasinjtë ata që gjatë kohës së sundimit të tyre e zgjodhën atë si kryeqendër të Shtetit Islam, Shtetit atëherë më të madh dhe të zhvilluar. Sundimi i abasinjve vazhdoi deri në vitin 1258, kur mongolët tatarë pushtuan Bagdadin dhe e dogjën. Më pastaj, Tejmur Lenku – njëri prej prijësve mongolë – në vitin 1401 do të shkatërronte qytetin e Bagdadit. Në vitin 1533 sulltani osman – Sulejman Kanuni – bashkoi Irakun, në mënyrë që të llogaritej pjesë e Perandorisë Osmane Turke, deri në shekullin XX. Ndërkaq, në vtin 1916 – gjatë Luftës së Parë Botërore – Irakun e pushtoi Britania e Madhe, kurse në vitin 1921 u themelua Familja Mbretërore Hashimite, dhe atëherë Britania Irakun e njohu si Mbretëri, dhe emëroi mbret Fejsalin I. Iraku fitoi pavarësinë nga Britania në vitin 1932[6].



**Historia e përhapjes së islamit në Irak**

Në mesin e shekullit të shtatë miladi, apo në fillim të shekullit të parë hixhri, ushtria islame doli nga Gadishulli Arabik dhe u orientua në drejtim të Perandorisë Sasaniane Persiane. Pas depërtimit të ushtrisë myslimane në shumë prej zonave të kësaj Perandorie, arritën ta rrënonin atë. Kjo Perandori më herët dominonte në Irak, në Iran dhe në pjesë të Afganistanit e në Turkistan të Azisë Qendrore. Feja islame në Irak hyri në vitin 12 H, gjegjësisht në kohën e halifit të parë, Ebu Bekër Es-Siddikut r.a.. Pasi i qëroi hesapet me murtedët dhe arriti të stabilizonte situatën në Gadishullin Arabik, Ebu Bekri r.a. vendosi të vazhdonte përhapjen e Fesë islame jashtë Gadishullit, përkatësisht në zonat e dy perandorive, Persiane dhe Romako-Bizantine, si dy superfuqi në botën e atëhershme. Përveç përhapjes së Fesë islame, Ebu Bekri r.a., duke orientuar ushtrinë myslimane në orientim të zonave të sipërpërmendura, kishte për qëllim edhe lirimin e popujve nga vuajtjet, të shkaktuara prej sunduesve të tyre. Për këtë qëllim, Ebu Bekri r.a. i kishte shkruar letër Halid ibn Velidit r.a. i cili gjendej me detyrë në Jemame, dhe e kishte urdhëruar të fillonte projektin e çlirimit të Irakut nga persianët. Pra, që nga ajo kohë, Feja islame filloi të përhapej në Irakun e sotëm dhe në zonat përtej tij[7]. Kështu, Feja islame në Irak hynte si shpëtimtare e popullit nga mbizotërimi iranian dhe persekutimi që i bëhej nga njerëzit e fesë zjarrbutiste në vend. Fuqia e Islamit dhe sekreti i përhapjes së shpejtë të tij midis popujve të vendeve të çliruara, u dha mundësi atyre që të shpëtonin nga gjendja e varësisë dhe nënshtrimit ndaj fuqive të huaja zullumqare, si dhe atyre u ofroi mundësinë që të merrnin pjesë në qeverisje me veprimtari të efektshme në shtetin islam. Me të vërtetë çlirimi islam, duke e lënë ë hapur derën për të hyrë në Fenë islame dhe mundësinë e pjesëmarrjes në qeverisje, karshi të gjithë banorëve të vendeve të çliruara, shumicën e tyre i bëri që të hynin në Islam dhe të merrnin pjesë në menaxhimin e shtetit të ri, Shtetit Islam, madje edhe të krenohej për Islamin e tyre. Kjo bëri që, të gjithë popujve vendas, të cilët pranuan Islamin, t'u mundësohej sundimi i vendeve të tyre, si krahina brenda Shtetit Islam[8].

**Klima**

Në klimën e Irakut, kryesisht mbizotërojnë tipare të klimës së shkretëtirës. Por klima shkon duke ndryshuar nga një trevë në tjetrën, në veri klima është e butë, në lindje dhe në juglindje gjysmëtropikale, dhe në perëndim e jugperëndim klima është shkretinore-kontinentale. Stina e verës në Irak karakterizohet nga një nxehtësi e madhe, kurse gjatë dimrit temperaturat ulen, kurse në dimër shtrihet në muajt dhjetor, janar dhe shkurt, kur temperaturat janë të ulëta në gjithë Irakun, si dhe mund të bien nën zero Celsius në disa net të dimrit, në shumë prej zonave të Irakut Qendror dhe Verior[9].

**Gjendja ekonomike**

Ekonomia e Irakut është tërësisht e mbështetur dhe varet nga sektori i naftës, maje 95% e totalit të të hyrave në Irak janë nga sektori i naftës. Përveç naftës dhe gazit natyror, në truallin e Irakut janë gjetur sasi të mëdha të fosfatit dhe sasi të tjera të mëdha të sulfurit në zonat e Mishrakut të krahinës Ninevi. Gjithashtu, ka edhe pasuri të tjera të pashfrytëzuara, si uranium dhe zhivë (merkur) të kuqe[10].

(1) Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f. 90, 91. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës islame f. . 49. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 110. Mektebetul Adab, 2007 Kajro. (2) Muhamed Atris; f. 110. www. moqatel. com (3) www. moqatel. com (4) http://en. wikipedia. org (5) vb. arabseyes. com (6) – Muhamed Atris; f. 111. (7) Bajrush Ahmeti; Historia Islame 2, f. 34. Medreseja e Mesme "ALAUDDIN", Prishtinë, 1997. (8) www. mesopot. com (9) www. attaqs. com (10) http://ar. wikipedia. org

# Arkitektura islame, lindja dhe zhvillimi i saj

**Agim Ali**

**Arti islam u përhap me shtrirjen e shtetit arabo-islam si shteti më i fuqishëm gjatë historisë**

Arkitektura islame lindi në Medinë të Arabisë Saudite në vitin e parë të hixhrit apo në vitin 622 të kalendarit gregorian. Muhamedi a.s., pasi arriti në Medinë, e pa të arsyeshme të ngrinte një xhami. Kjo xhami në fakt është objekti i parë i cili, që në fillim përcaktoi një filozofi të re, të cilën urtësia e të Dërguarit a.s. e frymëzoi për ndërtimin dhe konceptimin; ajo u kompozua në bazë të parimeve më fondamentale islame. Muret e saj ishin prej qerpiçi. Gjatë kohës që kibla e myslimanëve nuk ishte përcaktuar ende, u vendos që të drejtohej nga Jerusalemi. Xhamia ishte katrore me tri dyer, me mihrab dhe me gjysmë tavani të mbuluar nga gjethe hurmash për të bërë hije. Më pastaj, me dëshirën e ashabëve, i Dërguari a.s. vendosi të ndërtohej një mimber me tri shkallë.[1] Sidoqoftë, objektet më të shenjta islame janë Qabeja (në Mekë) dhe Xhamia Al- Aksa (në Jerusalem). Këto ndërtime datojnë që në vitin 622 dhe në Islam konsiderohen si vendet më të shenjta. Qabeja sot është vend drejtimi i të gjitha kiblave të xhamive në botë, pra të gjithë myslimanët gjatë namazit drejtohen nga Qabeja. Qabeja është një ndërtesë me përmasa 12x10x15 m, dhe në anën lindore të saj është i murosur Guri i zi, Guri i Shenjtë[2]. Ky element është i kornizuar me një unazë argjendi me një diametër prej 20 cm. Xhaminë e Shenjtë, siç quhet ndryshe në Islam, transmetohet se e ka ndërtuar Ibrahimi a.s.. Në një hadith të të Dërguarit a.s., të cilin e transmeton Ebu Dherr El – Gafariu r.a., thuhet: "Thashë: - O i Dërguar i Allahut, cila xhami është ndërtuar e para mbi tokë? Ai tha: Xhamia e Shenjtë. – Po, e pas saj? Ai tha: - Xhamia El – Aksa. I thashë: -Sa kohë ka ndërmjet tyre? Ai tha:- Dyzet vjet".[3] Arti islam dhe arkitektura si gjini kryesore e tij, zhvillimin e tyre më të madh e patën në dinastinë Emevite (661-750). Arti islam u përhap me shtrirjen e shtetit arabo-islam si shteti më i fuqishëm gjatë historisë.

**Arkitektura islame ishte një arkitekturë origjinale, që inkorporonte me sukses ndikimet që vinin natyrshëm për shkak të shtrirjes shumë të gjerë të saj.**

### Motivet që zbukurojnë ambientet arkitektonike

Këto ndikime ishin klasike, bizantine, sasanide si dhe tradita të vendeve të ndryshme. Arti dhe arkitektura islame u shtrinë nga lindja - në Indi, e deri në perëndim - në Spanjë. Shembujt e kësaj arkitekture mahnisin edhe sot botën për virtuozitetin, dekorin, thjeshtësinë, pastërtinë dhe talentin e mjeshtërit që kombinonte përvojën njerëzore me adhurimin hyjnor. Filozofia kryesore e besimit islam është besimi në Allahun xh.sh., i Cili ka krijuar universin dhe njeriun. Ai nuk ka asnjë veti njerëzore dhe nuk mund të vizatohej as të përfytyrohej, prandaj edhe arti islam u zhvillua asodore që t'i përmbahej kësaj filozofie. U zhvilluan kryesisht arkitektura dhe dekoracioni, të lidhura ngushtë me njëri – tjetrin. Ndër tiparet kryesore të kësaj arkitekture, që mund të përmenden, janë mosinteresimi për ngritje në lartësi, përveç minares apo kullës prej nga myezini i thërret për lutje besimtarët. Janë mjaft të theksuara vëllimet gjeometrike, të hapura shpesh drejt një kopshti. Elementet arkitekturore më karakteristike janë harku dhe kupola. U përdorën lloje të ndryshme harqesh, si ai i ulët, në formë patkoi etj., të zbukuruare me mokarab[4] dhe lule. Kupola e mbështetur mbi një tambur,



nga jashtë ka formë konike ose të rrumbullakët. Gjithashtu vihet re një dekorim që zë sipërfaqet e brendshme të lira, përfshirë këtu edhe hapësirat që mbulohen me grila; jashtë, përkundrazi, pamja është shumë e thjeshtë. Motivet që zbukurojnë ambientet arkitektonike, janë gjeometrike, lule dhe mbishkrime; gjithashtu një element mjaft i shprehur arkitektonik – plastik janë mokarabet, elemente këto që shfaqen në kamare dhe kapitele, të përbëra nga hoje me harqe të vogla, që varen si stalaktite. Artet plastike ishin tërësisht dekorative, për shkak se ndalohet pasqyrimi i figurave fetare apo i figurave njerëzore dhe atyre shtazore. Nga shembuj të arkitekturës megjithatë janë ruajtur kodikë në miniaturë, tematika e të cilëve është jofetare dhe ilustron skena të ndryshme nga pallati. Skulptura është e varfër, materialet e preferuara për të ishin druri dhe fildishi, të cila zbukuruan pjesë të ndryshme të mihrabit dhe mimberit.

**Investitori, mjeshtri dhe shfrytëzuesi ishin vendor**

Melapunuesit[5] realizuan objekte madhështore të përdorimit liturgjik dhe personal me anë të teknikës së Damaskut. Endësit prodhonin qilima dhe tapeta të mrekullueshme, në të cilat viheshin forma gjeometrike, zoomorfe e lule, nga njëra anë, dhe ngjyra, nga ana tjetër, duke krijuar zbukurime komplekse dhe të stilizuara. Përveç xhamisë, që në fakt është edhe ndërtimi më i rëndësishëm i arkitekturës islame, janë të përhapura edhe shumë objekte të tjera të karakterit profan dhe sakral, publik dhe privat. Të tilla objekte janë: pallatet, medresetë, spitalet, hamamet, karvansarajet, bezistanet, mauzoletë, hanet, urat etj.. Shembuj të këtyre objekteve dhe të objektit kryesor - xhamisë, kemi në tërë vendet ku ishte shtrirë Mbretëria arabo-islame gjatë epokave të ndryshme të ekzistimit të saj në të kaluarën, që nga India, në lindje, e deri në Spanjë - në perëndim, duke përshirë këtu vende si: Isfahan (Iran), Sikri (Indi), Granada, Kordoba (Spanjë), Delhin, Samarkand, Agra (Indi), Stamboll (Turqi), Kairuan (Tunis), Kajro (Egjipt), Damask (Siri), Prizren (Kosovë), Mostar (Bosnjë) etj.. Në fakt me këtë shtrirje gjeografike dhe historike, shumëkush e rrumbullakon artin islam si Arti i Madh dhe i Fundit i Lindjes. Edhe arkitektura e qyteteve ballkanike ishte e ndikuar nga këto zhvillime në shtetin islamo - osman , koncepti bazë i ndërtuar gjatë periudhës klasike nga arkitekt Mimari, ishte përhapur në masë të madhe në qytetet ballkanike. Sidoqoftë, arkitektura, edhe ajo e xhamive, ishte mjaft e ndikuar nga vendi ku ndërtohej dhe, në pika të përgjithshme, edhe pse konceptohej nga stili klasik osman, prapëseprapë elementi vendor ishte mjaft i prezantuar. Nga shembujt e ndërtuar në hapësirat shqiptare dhe më gjerë, në ato ballkanike, shihet qartë se investitori, mjeshtri dhe shfrytëzuesi ishin vendor dhe trashëgimia materiale sot u takon popujve të cilët, në fakt, atë e ndërtuan dhe e konkretizuan si objekt material.

(1)"Etika", revistë, nr. 10, Shkodër 2008 - "Një histori e shkurtër e xhamisë së profetit Muhamed (a.s.), Ali Bardhi f.57 (2); "Rrenimi i Kullës Shqiptare", F. Drançolli, Prishtinë 2005 f 47(3) ; "Përpara se të shkatërrohet Xhamia El – Aksa", Abdulaziz Mustafa, Sira, Prishtinë 2006, f.25. (4)"Atlas themelor i historisë së artit", Albas, 2006; (5)"Atlas themelor i historisë së artit", Albas, 2006.



# Revolucionet arabe dhe prapaskenat e tyre

**Mr. Ejup Haziri**

### Parametrat e ndryshimeve

Revolucioni që u nxit dhe u zhvillua në Tunizi, siç duket, lindi një lëvizje të re panarabe apo një neoarabizmi, që sistemi udhëheqës do të privilegjojë lirinë dhe pjesëmarrjen demokratike të popullit, cilat, që të dyja ishin më tepër imagjinata sesa realitet në sistemet e shkuara qeverisëse. Ishim dëshmitarë të një rilindjeje të pan-arabizmit, që infektoi miliona njerëz nga Maroku në Bahrejn, ndonëse, sikur dihet, historikisht revolucionet në të kaluarën islame kishin lindur në Siri dhe Egjipt, për se historia është dëshmitarja më e madhe. Sidoqoftë, miliona protestues mbushën rrugët e Tunizisë, Kajros, Aleksandrisë, Manamasë, Sanas, Tripolit dhe Bengazit, në dallim nga rrugët e zbrazëta të Xhides dhe rrugët gjysmë të zbrazëta/të mbushura të Teheranit dhe Damaskut. Libani dhe Siria mund të jenë bastionet e ardhshme për protesta masive për ndërrimin e pushtetit; në Liban ndërrimi mund të ndodhë brenda pak ditësh, nëse për këtë ka interesim populli, veçse ata janë të dërrmuar nga luftërat qytetare dhe ato agresore nga Izraeli, kurse në taborin sirian gjendja është krejtësisht më ndryshe dhe situata është më e ndërlikuar sesa duket në shikim të parë, po, megjithatë aty duhet të ndodhë ndryshimi për t'i larguar qeveritarët alevinj, që me pakicën e tyre, udhëheqin ndaj shumicës siriane, me një sundim të egër dhe barbar. Ndryshimi i qeverisë në Siri do të ishte një goditje e rëndë për Iranin dhe me këtë veprim atij do t'i ndërpritej rruga e hartës së proklamuar. Në Oman dhe Algjeri mund të përsëriten lehtë skenat e Tunizisë e Egjiptit dhe ato mund të pësojnë të njëjtin fat. Beteja për Libinë po vazhdon, por asaj po i ngushtohen rrugët; sytë e protestuesve janë drejtuar në drejtim të Algjerisë, përderisa në Jemen kryengritjet po bëhen më të fuqishme.

Kibleja e kësaj, Arabia Saudite, me gjasë nuk do të preket nga filtrimi i pushtetit, madje as të huajt nuk janë të interesuar shumë për ndryshime atje, për shkak të interesave politike dhe ekonomike. Arabia Saudite mund të jetë bastioni i fundit i kësaj loje dhe kjo një ditë do të ndodhë pikërisht nga ata që e mbështesin më së shumti. Bahrejni mund të jetë pika më e ndjeshme dhe pika kulmore e ndryshimeve, në rast se bie qeveria, për shkak të interesave të Iranit për ekspansion në kujtim nostalgjik të ëndrrës së rikthimit të Perandorisë së dikurshme Perse. E dita kur forcat saudite hynë brenda territorit të Bahrejnit, ishte ditë 'provimi' për Iranin dhe Arabinë Saudite, ngase Irani kishte deklaruar se do t'i mbronte interesat e pakicave shiite në mbarë botën, prandaj 'hartën e rrugës' që e kishin vendosur ata për Gjirin Persik, e grisi Arabia Saudite në bazë të marrëveshjes së bashkëpunimit dhe ndërhyrjes në raste emergjente për shtetet e Gjirit Persik. Harta e grisur këtu i pamundëson krijimit të shtetit Mehdij në disa prej shteteve arabe, të cilat Irani synon t'i 'iranizojë'.

### Kush i ngriti në protesta miliona myslimanë?

Pyetja kush i ngriti miliona myslimanë në protesta apo kush qëndron pas këtyre thirrjeve, është një enigmë që vazhdon të mbetet e tillë, megjithëse ka disa hipoteza për këtë. Korrupsioni dhe papunësia nuk qenë asnjëherë

fakte të bollshme dhe efektive për ngritjen e njerëzve kundër qeverive të tyre, ngase Bota Arabe në dekada jeton në një sistem të tillë dhe tentativat për t'u ngritur kundër qeverive të tyre, pothuajse nuk kanë ekzistuar. Shtytësi apo promotori kryesor për ngritjen e arabëve kundër qeverive të tyre, ishin dokumentet sekrete të Uikiliksit, ku udhëheqësit arabë përshkruhen si miliarderë, shtypës ndaj popullatës së tyre, tiranë, etj., gjë që irritoi tejmase myslimanët, ngase ata paraqiteshin si mashtrues të mëdhenj të pasurisë së myslimanëve dhe të papërgjegjshëm ndaj popullatës së tyre. Krahas këtyre informacioneve rreth vendeve arabe nga Uikiliks, është çudi pse asnjë informacion nuk doli nga ata për Izraelin, e kjo shtron pikëpyetje të panumërta se kush qëndron pas Uikiliksit. Tashmë kjo e fundit qëndron e heshtur, sikur të mos ekzistojë fare, apo sikur të ketë rënë në një gjumë të thellë e të gjatë. Rol tjetër që besohet të ketë nxitur grumbullimin e protestuesve, kishte luajtur pa dyshim facebook-u, ku dhjetëra mijëra arabë hartonin planet e tyre se si të grumbulloheshin dhe si të protestonin; kjo për faktin se planet e tilla kishin mbetur pothuajse e vetmja shpresë, meqë planet në vende të hapura nuk mund të imagjinoheshin, për shkak të frikës së madhe dhe rrezikut që ekzistonte, kur dihet se protestat ishin të ndaluara. Sa herë që ishte ngritur në këmbë, rinia arabe kishte qenë e pandalshme, qoftë edhe në vitet e mëhershme, prandaj edhe kësaj radhe rinia pati timonin në ngritjen e vetëdijes dhe strukturimin e organizimit të protestave, gjë që solli edhe ndryshimin e pritur për dekada. Megjithatë, edhe jeta e vështirë e popullatës dhe korrupsioni i madh i qeveritarëve, ishin indikacioni tjetër shtesë dhe motiv i fuqishëm që të ngulnin këmbë dhe të sakrifikonin edhe jetët e tyre me qëllim të ndërrimit të situatës në rajon, në mënyrë që, në mos ata, fëmijët e tyre të jetojnë një jetë më të mirë dhe më të sigurt.

**Klauzolat e kombit dhe liderët karizmatikë**

Liderët arabë ishin tronditës përgjatë historisë së tyre, ata qenë të ndarë nga njëri-tjetri dhe tërë potencialin e tyre e kishin drejtuar rreth interesave të tyre personale, kështu që pas rënies së dy liderëve, atij egjiptian dhe tunizian, doli në shesh se ata ndoshta mund të ishin njerëzit më të pasur në botë, ngase posedonin miliarda, e hiç më pak as lideri libian, po edhe liderët e tjerë arabë janë pothuajse në të njëjtën pozitë. Liderët arabë janë të ngjashëm me njëri-tjetrin dhe në mes tyre mund të ekzistojnë paralelizma të shumtë, për shka se ata nuk i korrigjojnë gabimet, po i përsërisin të njëjtat gabime që kishin bërë kolegët e tyre. Paralelizmat në mes Gadafit e Sadamit janë të shumta. Ndonëse kanë kaluar 8 vjet nga rënia e Sadamit, Gadafi ka ecur në gjurmët e Sadamit dhe ka përdorur



politikën e tij.[8] Siç dihet më parë Sadami thërriste popullatën arabo-islame për luftë ndaj forcave të huaja; tashmë të njëjtën strategji dhe të njëjtat fraza i përdor Gadafi. As kryetari Bashar Asad nuk është në një rrugë më të mirë se këta që përmendëm, për arsye se është i padëshiruar për shumicën e popullit të tij, siç është i urryer nga liderët e mbarë botës, për shkak të linjës së tij proiraniane. Ai mund ta pësojë lehtë fatin e Libisë, por interesat e perëndimorëve nuk janë aq të mëdha për një front të ri; ndoshta mungesa e naftës është një arsye për mosndërhyrje. Liderët arabë janë treguar arrogantë të vërtetë, despotë të pakufizuar dhe të përçarë në çështjen e pazgjidhur të Palestinës, madje ky despotizëm dhe kjo arrogancë e tyre u solli fundin në mënyrë të tmerrshme. Klauzolat e kombit arab përgjatë sundimeve të tyre i kanë dhënë shtytje vdekjeprurëse popullit të tyre dhe kanë ndikuar negativisht në çështjen e pazgjidhur të Palestinës, dhe kjo gjendje aktuale do ta vonojë krijimin e një shteti të ri palestinez, ose nga situata e tillë e ndërlikuar Izraeli, në pajtim me Bashkësinë Ndërkombëtare, do të krijojë shtetin e ri palestinez sipas shijes të tij.



## Nga totalitarizmi në hipermodernizëm

Ndryshimet rrënjësore politike dhe sociale që ndodhën në shoqëritë arabe, do të krijojnë ndryshime të shumta në drejtime të ndryshme, saqë, për shkak të ritmit të ngjarjeve dhe rrjedhave deterministe, edhe parashikimet janë të pamundshme. Ndryshimi nuk do të jetë sipërfaqësor, por një transformim thelbësor, ndoshta me pasoja dramatike. Procesi i shpejtë i kalimit nga totalitarizmi në modernizëm do të krijojë një situatë komplekse të politikës së re arabe, që popullata të shkojë në qëndrime diametralisht të kundërta. Si rrjedhojë e kësaj, do të kemi bllokun islamik dhe atë modernist, mes të të cilave dallimet do të jenë të mëdha, për shkak se modernistët do të emancipohen shumë më shpejt se evropianët dhe ndoshta do të bëhen më hipermodernistë sesa vet evropianët, ndërsa islamikët do ta mbajnë vijën e tyre, me (pak) liri më të madhe sesa kishin më herët.

## Rreziqet e mundshme nga 'revolucionet'

Këto 'revolucione' do të krijojnë efekte anësore shumë negative, saqë disa analistë kanë parashikuar se shtetet arabe po shkojnë drejt ndarjeve të reja në bazë të vijave etnike ose popullatës heterogjene. Një rrezik të këtillë ka Bahrejni, në radhë të parë nga dominimi shiit që, sipas statistikave, përbëjnë 60% të popullsisë, gjë që mund të krijojë probleme në fqinjin e vet, Arabinë Saudite; pastaj Egjipti dhe problemi i koptëve që kanë një mbështetje të madhe ndërkombëtare, megjithëse nuk përbëjnë 10%shin, duke vazhduar tutje me Libanin e stërlodhur nga luftërat e shumta e të gjata, saqë vetëm Hezbollahu mund ta ndërrojë rendin e ri politik, nëse nuk pengohen ndërhyrjet e tij, - për të përfunduar në Sirinë e dikurshme plot lavd, me ndarjen e saj në mes alevinjve shiit, suninjve, asirianëve dhe të tjerëve. Sidoqoftë, kjo do të ishte një situatë mjaft destabilizuese dhe përçarëse, që do të shkonte në favor të shtetit që dikur quhej 'i pretenduari', e sot është kthyer në fuqinë kryesore, jo vetëm në Lindjen e Mesme, por me ndikim në mbarë botën, duke luajtur me kartat e politikës dhe duke ndryshuar ato në favor të vetin, pra në dobi të Izraelit. Përveç Izraelit, fitimtar tjetër do të jetë Republika Islamike e Iranit, që do të krijonte boshtin e saj shiit në raport me vendet arabe dhe në to do të ndodhte efekti domino. Nëse ndodh kjo, atëherë rreziku kryesor për vendet arabe do të jetë shiizmi dhe kjo do të krijojë situata të reja e të ndërlikuara. Një tjetër rrezik do të ishte përçarja në mes sekteve, që do të shkaktonte luftëra qytetare. Një shembull për këtë rrezik është Iraku, që tetë vjet pas ndërhyrjes së forcave 'të aleatëve' është më keq sesa para ndërhyrjes.

Si rrjedhojë e këtyre revolucioneve, minoritetet do të kenë liri gjithnjë më të madhe dhe mbrojtje ndërkombëtare, saqë mund të imitojnë lehtë Sudanin Jugor apo Darfurin e ardhshëm, për referendum të ndarjes. Sektet në të kaluarën mbaheshin nga duart dhe sundimet e hekurta, e pas këtyre ndryshimeve, jeta e tyre mund të shndërrohet në një luftë të gjatë dhe shkatërruese. Kjo do të jetë një lojë e gjatë nga padronët e shteteve të fuqishme, ku fitorja nuk do t'i takojë asnjë sekti, ndërsa konflikti civil do të vazhdojë për një kohë të gjatë. Jemeni, Bahrejni, Siria dhe Libia mund të kërcënohen nga luftëra civile të tipit irakian, që do të zgjasin vite apo dekada të tëra, që vendet mund t'i sjellin buzë greminës së tyre. Sidoqoftë, nëse ndodh një konflikt i tillë, atëherë plaçkën e luftës do ta ndajnë shtetet e mëdha, të cilat do t'i furnizojnë me armë të gjitha nacionalitetet, në mënyrë që lufta në mes tyre të jetë sa më e gjatë, e pasuritë e tyre të shkojnë në duart e të huajve. Madje kjo tashmë ka filluar, komunitetet e ndryshme në Botën Arabe janë shndërruar në armiq të vërtetë, e lëkundjet dhe tronditjet e tyre po vërehen qartë, ndërsa pasuritë e tyre po tkurren dita-ditës dhe po shkojnë në destinacione të tjera, kurse pronarët e pasurive të mëdha po mbesin të varfër.

# Përse ndodhin revoltat e popujve

**Hashim Salih**

**Filozofi amerikan në një libër të ri për drejtësinë dhe lirinë.**
**Profesori John Rawls mendon se pabarazia sociale dhe ekonomike duhet të reflektojë pozitivisht tek individët që janë shumë të varfër në shoqëri. Kjo nënkupton që shteti duhet të ndërhyjë, në mënyrë që t'i mbrojë qytetarët më të dobët e më të varfër nga të fuqishmit dhe pasanikët**

Përse ndodhin revoltat në vendet arabe? Përse shpërthejnë njëra pas tjetrës? S'ka dyshim se prapa këtyre ngjarjeve ekzistojnë disa faktorë dhe jo një. Mirëpo ndoshta faktori i parë është kërkimi i drejtësisë, kërkimi i lirisë, kërkimi i dinjitetit dhe kërkimi i një grimë buke; gjithashtu ndjenja e padrejtësisë dhe e shtypjes, si dhe venarimi i pushtetarëve duke vjedhur pasuritë shtetërore, sa kohë që ti nuk mund të sigurosh as kafshatën e gojës. E po çfarë e shtyu të riun tunizian Muhamet el-Buazizi, ta digjte veten e tij?

Autori i këtij libri, John Ravls, është njëri nga mendimtarët më të spikatur në ShBA dhe në Perëndim në përgjithësi. Ai ishte një profesor shumë i njohur në disa universitete, si p.sh. në Universitetin e Brinstonit, në Universitetin e Oksfordit dhe në Universitetin e Haruardit para se të pensionohej në vitin 1995. Ai gjithashtu konsiderohet njëri nga filozofët politikë më të mdhenj të shekullit XX. Realisht, në mendimet e tij më shumë dominon një filozofi moraliste-politike që nga koha kur kishte botuar disa artikuj të tij lidhur me drejtësinë, lirinë, demokracinë dhe me tematika të ngjashme me to.

Nuk mund të gjejmë një libër të ngjashëm me librin e tij për "drejtësinë" përveç tek mendimtarët e mëdhenj klasikë, siç ishin Platoni dhe libri i tij "Republika", Tomas Hobs dhe Teoria e tij për politikën, Xhon Lok dhe Mesazhi i tij për qeverinë civile si dhe Zhan Zhak Ruso e libri i tij i njohur "Kontrata sociale".

Duhet të flasim për kontekstin e përgjithshëm të librit të botuar nga autori John Rawls, në mënyrë që të kuptohet drejt. Ai këtë libër e ka botuar atëherë kur legjitimiteti i ShBA u ekspozohej disa goditjeve të dhimbshme dhe dyshimeve të mëdha nga ana e intelektualëve të brendshëm e të jashtëm. Libri me teorinë për drejtësinë nuk ka mundësi të kuptohet nëse nuk i kemi në konsideratë tronditjet që pësoi imazhi i ShBA pas luftës së Vietnamit. Të gjitha kërkimet e këtij filozofi gjithashtu duhet të vendosen brenda kontekstit të problemeve bashkëkohore të Amerikës. Mirëpo teoria e tij mund të praktikohet edhe në shoqëritë e tjera që vuajnë nga padrejtësia, shtypja, tirania dhe ndasitë apo shtresimet shoqërore.

Zezakët vuanin nga diskriminimi racor në të gjitha sferat e jetës: në shkollë, në rrugë, në universitet, në punë etj. dhe në atë kohë po shfaqej një lëvizje me qëllim të realizimit të të drejtave qytetare-civile. Kjo ishte lëvizja që udhëhoqi udhëheqësi i famshëm Martin Luther King. Është e ditur se më vonë atë udhëheqës do ta arrestonin. Në atë kohë ai u bë një simbol i luftës për realizimin e së drejtës dhe drejtësisë (sikur të mos ndodhte sakrifica e tij, sigurisht Obama sot nuk do të ishte President i ShBA-së). Në anën tjetër, kur ky filozof, John Rawls, botoi librin e tij për drejtësinë, sigurisht që i kishte menduar të gjitha këto gjëra. Sepse filozofi që nuk bazohet në realitetin dhe problemet e tij të prekshme, me qëllim të pasqyrimit të filozofisë dhe teorisë së tij, ai realisht nuk e meriton të quhet filozof. Prandaj shumica e hulumtuesve mendojnë se libri i Rawls-it është teksti më

i rëndësishëm në filozofinë politike për sa i përket botës anglosaksone në përgjithësi.Ky njeri në fakt ka lindur në një familje të pasur dhe jo në ndonjë familje të varfër, prandaj përkujdesja e tij rreth çështjes së drejtësisë absolutisht nuk ka asnjë lidhje me interesa individuale. Ajo është një përpjekje fisnike nga një njeri fisnik, i cili e ka shumë të vështirë të shohë padrejtësinë dhe diskriminimin që mbizotërojnë në shoqërinë amerikane. Si pasojë (të asaj gjendjeje) ai ka dëshirë ta përmirësojë situatën. Për këtë arsye edhe ka botuar librin e tij për drejtësinë. Ai e botoi këtë libër duke menduar dhe duke u përpjekur për të tjerët e jo për veten e tij. Ai mendonte për të mirën e shoqërisë në tërësi, sepse, nëse padrejtësia tejkalon kufijtë, atëherë ajo do të shpërthejë. Dhe kjo është gjendja e shoqërive arabe sot, ose e një pjese të madhe të tyre. Pra, përqendrimi i pjesës më të madhe të pasurisë tek një pakicë e vogël dhe i varfërisë tek shumica e njerëzve, - lind pakënaqësi, revolta dhe revolucione.

**Liria është e ligjshme përderisa të mos cenojë lirinë e tjetrit**

John Rawls, si një intelektual, qëndronte realisht në anën e majtë të klasës politike dhe intelektuale amerikane. Mirëpo mendimet dhe idetë (teoritë) e tij nuk ishin vetëm interes i të majtëve, ato i interesonin edhe të djathtët dhe të gjithë spektrin intelektual dhe politik të vendit. John Rawls thoshte diçka të ngjashme me këtë kuptim: "Në një shtet vërtet të drejtë nuk duhet të kërkojmë llogari prej njerëzve për vendin e lindjes së tyre, as në aspektin pozitiv e as në atë negativ. Njeriu nuk ka mundësi të zgjedhë vendin e lindjes së tij. Sikur të mos ishte kështu, atëherë ai vazhdimisht do të zgjedhte që të lindte në një familje të pasur dhe me autoritet e jo në një familje të varfër skajshmërisht". Qëllimi i këtij qëndrimi është se parimi i parë i drejtësisë është që të mos kërkojmë llogari nga njerëzit përveçse për tiparet-veçoritë e tyre personale dhe kualifikimet-aftësitë e tyre. Për pasojë nga kjo, nuk lejohet të bëjmë dallim në mes të ziut e të bardhit, mes birit të një zonje dhe birit të një robëreshe etj.. Të gjithë janë të barabartë para ligjit dhe institucioneve shtetërore, ose së paku kështu duhet të jenë.

Ndërsa parimi i dytë që thekson autori, është parimi i lirisë. Liria duhet t'u jepet të gjithëve, dhe jo një grupi po e grupit tjetër jo. Liria është e ligjshme përderisa të mos cenojë lirinë e tjetrit. Parimi i tretë që thekson autori, është parimi i diversitetit në mes njerëzve. Kjo nënkupton që drejtësia prej nesh kërkon ta pranojmë "pabarazinë e drejtësisë" në mes njerëzve. Çfarë nënkupton kjo? A nuk është kjo në kundërshtim me drejtësinë? A ka mundësi të ketë një pabarazi të drejtë dhe të arsyeshme? Përgjigjja e autorit është: Po. Mirëpo ajo është një pabarazi e kufizuar dhe e llogaritur, dhe nuk është e hapur gjerë e gjatë. Prandaj, dallimet për nga paga, ose pasuria-kapitali në mes njerëzve, nuk duhet të jenë shumë të mëdha. Kjo domethënë që mua më lejohet të jem më i pasur se ti, nëse jam më i kualifikuar ose më i fortë, apo më i sinqertë në punë dhe shërbim ndaj vendit sesa ti. Mirëpo pasuria-kapitali im nuk bën të jetë më i madh sesa pasuria-kapitali yt për dhjetë ose njëqind herë, siç ndodh sot në shoqëritë kapitaliste. Profesori John Rawls mendon se pabarazia sociale dhe ekonomike duhet të reflektojë pozitivisht tek individët që janë shumë të varfër në shoqëri. Kjo nënkupton që shteti duhet të ndërhyjë, në mënyrë që t'i mbrojë qytetarët më të dobët e më të varfër nga të fuqishmit dhe pasanikët, që të mos i shkelin dhe të mos i shtrydhin brenda sistemit kapitalist, i cili nuk e njeh mëshirën.

**Nivel minimal të drejtësisë dhe barazisë, me qëllim që të gjithë të jetojnë në harmoni dhe paqe**

Më pastaj ky filozof i njohur dhe profesor i Universitetit të Haruardit vazhdon: "Nuk është drejtësi që ti të lindësh në një familje të pasur e unë të lind në një familje të varfër. Nuk është drejtësi që ti të lindësh gjeni e unë të lind budalla. Mirëpo kjo gjë ndodh shumë në jetën shoqërore dhe duhet ta pranojmë si të tillë, sepse nuk kemi mundësi të bëjmë ndryshe. Ky lloj "zullumi" dhe kjo lloj "padrejtësie" janë çështje të pashmangshme. Mirëpo ka mundësi që kjo të zvogëlohet përmes dobisë nga pasaniku i madh për shoqërinë si tërësi e jo vetëm për veten e tij. Si mund të arrihet kjo? Kjo mund të arrihet përmes dhënies-pagesës së tatimeve më të mëdha nga ana e tij se nga të tjerët. Ai që brenda vitit fiton miliona dollarë, një pjesë të madhe të atij fitimi duhet ta ndajë për shtetin, në mënyrë që shteti të kujdeset për shtresën e varfër, për përmirësimin e gjendjes së tyre ekonomike. Në këtë mënyrë krijohet një baraspeshë në mes të pasurit e të varfrit dhe askush nuk vuan nga uria ose nga pamundësia për të siguruar ushqimin, shkollimin, mjekimin apo edukimin për familjen e tij.

Prandaj drejtësia për të cilën pretendon dhe bën thirrje Profesor John Rawls, është drejtësi relative dhe në asnjë mënyrë nuk ka për qëllim të arrihet një barazi absolute në paga dhe në nivelin e jetesës në mes qytetarëve. Kjo është diçka e pamundur, bile edhe e padëshirueshme, gjithsesi. Disa sisteme staliniste janë munduar të realizojnë një gjë të tillë përmes diktaturës, mirëpo rezultati ishte shkatërrues për të gjithë, për të pasurit dhe të varfrit, për njerëzit e mençur dhe jo të mençur si dhe për njerëzit e fuqishëm e të dobët... Përkundrazi, ekzistimi i një lloj diversiteti relativ në paga në mes qytetarëve krijon një dinamizëm shoqëror

dhe realizon një status normal e të natyrshëm për njeriun. Nuk është drejtësi nëse një njeriu inteligjent dhe të suksesshëm t'i jepet paga e njëjtë me të një njeriu përtac dhe papunëtor. Mirëpo është obligim që secilit t'i jepet mundësia e jetesës së një jete fisnike e të ndershme dhe njerëzve t'u rregullohet gjendja e tyre dhe e fëmijëve të tyre. Me fjalë të tjera, duhet të ketë divergjenca në mes njerëzve, por ato të mos jenë ekstreme.

Ta sjellim një shembull për këtë: Nëse një punëtor i ndonjë kompanie ka pagë mujore 1000 dollarë, paga e pronaritë të kompanisë nuk duhet të jetë më e madhe se, p.sh., 25.000 dollarë.

Mirëpo në sistemin kapitalist ne vërejmë se ky raport/kusht nuk ekziston fare. Sepse paga e shefave të kompanive është bërë marramendëse, gati e pabesueshme. Disa ndoshta marrin pagë mujore 100.000 dollarë ose edhe 1 milion dollarë, kurse paga e punëtorit që punon tek ai, nuk e kalon shumën 1000 ose 1500 dollarë. Kjo është një padrejtësi ekstreme sipas John Rawls-it, dhe kjo është absolutisht e papranueshme. Dhe këtu qëndron skandali i sistemit kapitalist ose, të mos themi, krimi dhe jonjerëzia apo johumaniteti i sistemit kapitalist. A thua, ke nevojë, vallë, për një milion euro në muaj që të jetosh? A ke nevojë për njëqind mijë dollarë në muaj që të jetosh? Sigurisht që do të të mjaftonin 25.000 dollarë, ose maksimalisht edhe 50.000 dollarë, që të jetosh në mënyrën më të mirë. Si do që të jetë, ai që përfiton një shumë të madhe, një pjesë të asaj pasurie duhet ta ndajë për arkën e shtetit ose në dobi të tatimeve, në mënyrë që ato të shpenzohen në të mirë të qytetarëve, për përmirësimin e gjendjes së tyre ekonomike. Dhe në këtë mënyrë arrihet një solidaritet social në një shoqëri. Me fjalë të tjera, përqindja/shkalla e pabarazisë (ekonomike) në mes të të pasurit dhe të varfrit në shoqërinë amerikane nuk bën ta kalojë raportin 1/25 ose 1/30 në maksimum. Mirëpo ne e dimë se ajo tash tajkalon raportin 1/1000, e diku mund të shkojë edhe 1/100.000! Këtu qëndron rreziku për shoqërinë në shtetet kapitaliste ekstreme. Lakmia, e cila nuk të ngop asnjëherë.

Dhe kështu, teoricieni më i madh për drejtësi në Amerikë, nuk është komunist as marksist, bile as që beson në barazinë absolute në mes njerëzve, as nuk pretendon një gjë të tillë, sepse ai këtë e sheh si një rrezik e pengesë për përparimin e shoqërisë, vitalitetin dhe prosperitetin e saj. Mirëpo ai kërkon një nivel minimal të drejtësisë dhe barazisë, me qëllim që të gjithë të jetojnë në harmoni dhe paqe...

Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe, Vedat Shabani nga: www.aawsat.com. mars 2011, nr.11800

# Femra dhe politika

**Valbona Asllani - Maqedonci**

**Pejgamberi a.s. në ditën e marrëveshjes së Hudejbijes u konsultua me Ummu Selemen për një çështje që kishte të bënte me myslimanët**

Meqë gratë janë gjysma e shoqërisë, është shumë i rëndësishëm kontributi i tyre, bashkërisht dhe paralelisht me atë të meshkujve, për përfitime nga dobitë e shumta që mund të sjellin ato. Të drejtat e femrës në Islam janë të garantuara dhe janë aq të hershme, sa është edhe vetë Islami, pra ato nuk kanë lindur me zhvillimin e kohës, me revolucionet njerëzore, apo zakonet e avancuara të njerëzimit. Parimisht, punët e ligjshme që lejoi Islami për meshkujt, janë po ato që i lejoi edhe për femrat, sikurse edhe punët e këqija që i ndaloi për meshkujt, janë po ato që i ndaloi edhe për femrat. Dallimi qëndron në faktin se Zoti xh.sh. ka vënë korniza a limite në të cilat duhet ecur duke përputhur gjithçka me natyrshmërinë e vet. Meqë femra e gëzon të drejtën e jetesës, të krijimit të familjes dhe lirinë e saj, ajo mund të gjejë profesionin që i përshtatet personalitetit të saj fizik dhe mendor, dhe të kontribuojë me diturinë e saj, me se mund të përmirësojë a të ndryshojë diçka në të mirën e shoqërisë, dhe sidomos nëse ka të bëjë me gratë. Islami e ngriti femrën aq lart, saqë atë nuk e obligoi të punojë, por të themi se i lejoi asaj shfrytëzimin e kohës, nëse i jepet mundësia, duke e ditur se shpërblehet tek Allahu xh.sh. për atë pjesë të kontributit dhe sakrificës së saj, qoftë të jetë edukatore, mësuese, mjeke, ekonomiste, politikane, dijetare, juriste, muhadithe etj..

**A mund ta udhëheqë femra shtetin**

Kuptuam më herët se kontributi i femrës mund të jetë në sfera të ndryshme, nëse ai kontribut përputhet me personalitetin e saj fizik

dhe mendor, dhe ky kontribut mund të jetë edhe në politikë, me përjashtim të udhëheqjes së shtetit apo halifatit, në terminologjinë e Sheriatit[1].Transmetohet se, kur vdiq mbreti i Perandorisë Persiane, Kisra, drejtimin e shtetit e mori e bija Buran, atëherë Pejgamberi a.s. kishte thënë: ''Nuk shpëton-Nuk ka sukses- ai popull të cilin e udhëheq një femër''. (Buhariu). Nëse e studiojmë këtë hadith, vërejmë qartë se Pejgamberi a.s. kishte mohuar të kishte sukses në atë shtet që e udhëheq femra; me fjalë të tjera, e ka ndaluar që femra të jetë kryetare shteti. Juristët islamë për këtë ndalim, kanë përmendur shumë urtësi, ndër të cilat:

1. Një pjesë e madhe e obligimeve dhe punëve të rëndësishme që duhet t'i kryejë kryetari apo zëvendësi i tij, nuk janë vetëm politike, por janë edhe fetare, si p. sh. namazi i xhumasë dhe hutbeja e saj, marrja pjesë në namazin e bajramit, në namazin e shiut etj.. Këto janë ekskluzivisht fetare dhe dihet fare mirë që femra nuk është e obliguar për kryerjen e namazit të xhumasë dhe të bajramit, dhe as të marrë pjesë në to.

2. Prej punëve të rëndësishme të halifes apo kryetarit të shtetit, është edhe udhëheqja e luftës, pjesëmarrja në beteja apo lufta me armikun, nëse e kërkon nevoja, shpallja e armëpushimit, e gjëra të tjera, të cilat kanë të bëjnë me gjendjen e luftës, e dihet fare mirë se femra nuk mund t'i kryejë të gjitha këto punë, për shkak të konstruktit të saj fizik. Gjithashtu në shumë raste ajo mund të jetë shtatzënë ose nënë e fëmijëve të vegjël etj. etj..

3. Udhëtimi në shtete të botës dhe qëndrimi larg shtëpisë për disa ditë, janë prej obligimeve të kryetarit të shtetit, obligime të cilat shpeshherë nuk mund t'i kryejë femra, për shkak se ato në shumë raste ndeshen me kornizat e Sheriatit dhe moralin e kristaltë të femrës.

4. Femra gjatë kohës së të përmuajshmeve, në shumicën e rasteve është në gjendje jonormale për të kryer këtë obligim të rëndë shtetëror, sepse kjo kohë konsiderohet një lloj sëmundjeje tek femrat, e pikërisht për këtë edhe Zoti xh.sh., e liroi prej shumë ibadeteve (gjatë asaj kohe), si p. sh. nga agjërimi, namazi etj.[2]. Për këto dhe shumë arsye të tjera, Sheriati ia ka ndaluar femrës të jetë udhëheqëse e shtetit, dhe këtë ndalesë duhet ta kuptojmë si respekt dhe nderim për femrën, duke pasur parasysh se Zoti xh.sh., ka dashur ta lirojë nga kjo barrë e rëndë, duke ditur se udhëheqja e shtetit është edhe përgjegjësia më e madhe që mund të bartë njeriu.

**Për se mund të kontribuojë femra**

Për të gjitha prej punëve a çështjeve të rëndësishme politike të tjera, me përjashtim të halifetit ose udhëheqjes së shtetit, pothuajse nuk gjejmë diçka që dedikohet vetëm për meshkujt ose vetëm për femrat, dhe për ato çështje për të cilat nuk kemi argumente - "Në esencë gjërat janë të lejuara". Nëse shikojmë gjendjen e gruas



në kohën e Pejgamberit a.s., vërejmë se ajo kishte një rol kyç dhe të rëndësishëm në ngritjen dhe formimin e shtetit. P. sh., dëshmori i parë në Islam dhe për Islamin, ishte femër, ishte pikërisht Sumeja r. a.Njeriu i parë që i besoi, e pasoi dhe e ndihmoi Pejgamberin a.s. në ndërtimin e shtetit, ishte femër, ajo ishte Hatixheja r. a.. Gjithashtu kemi raste kur edhe vetë Pejgamberi a.s. apo ashabët kishin kërkuar mendimin dhe kontributin e grave për ndonjë çështje që kishte të bënte me besimtarët. P. sh.: Pejgamberi a.s. në ditën e marrëveshjes së Hudejbijes u konsultua me Ummu Selemen për një çështje që kishte të bënte me myslimanët (Buhariu). Omeri r. a. u konsultua me Hafsën për një dekret ushtarak që nxori në kohën e tij, që kishte të bënte me kohën sa kishte të drejtë ushtari të qëndronte larg familjes së tij, si dhe shumë e shumë raste të tjera[3]. Edhe në sfera tjera të jetës kontributi i femrës është gjithmonë i mirëseardhur për shoqërinë, sepse ajo ka mundësi dhe mund të jetë një edukatore e mirë, një mjeke e mirë, një ekonomiste e mirë, një juriste e mirë, një mësuese e mirë, një politikane e mirë, po gjithnjë duke iu përmbajtur asaj që është islame, morale dhe njerëzore.

(1) Ennidham essijasij fi-lislam(f-182)- dr. Muhamed Ebu Faris (2) El-meretu bejne tug-jan ennidham elarabij we lataaif etteshriia errbaanij (f. 69)- dr. Muhamed Seiid Ramadan Elbuutii. (3) Ennisa shekaaiku rrixhal (f. 283-351)- dr. Muhamed Umer Elhaxhi



# Mehmed Akif Ersoj (Pejani) 1873-1936

U lind mes datave 22 nëntor – 20 dhjetor 1873 në Stamboll. Ishte biri i Tahir Efendiut (1826-1888), myderris në medresenë Fatih, i cili pat ardhur në Stamboll për të marrë arsim nga fshati Shushicë i kazasë së Pejës (Kosovë).

Filloren e mbaroi në Fatih – Stamboll, studoi të mesmen në Bajtar, ndërsa u diplomua në fakultetin e veterinarisë më 22 dhjetor 1893.

Ndërkohë e kishte mësuar arabishten, persishten dhe frëngjishten dhe njëherazi ishte bërë hafiz i Kuranit.

Punoi si mësues, gazetar, përkthyes, botues, një kohë u mor edhe me politikë, ishte edhe deputet, por gjithnjë mbeti shkrimtar.

Ai është edhe autor i himnit bashkëkohor turk "İstiklal Marshı" (Marshi i Pavarësisë).

Veprat e Mehmed Akif Ersojit mund të klasifikohen kryesisht në dy grupe të mëdha: në vepra të shkruara në vargje ose, shkurt, poetike, dhe në vepra të shkruara në prozë ose, shkurt, prozaike.

Vepra e tij më kolosale pa dyshim mbetet Safahati, që ka filluar të botohet qysh më 1911, ndërsa botimi i saj ka përfunduar më 1933. Safahat do të thotë fletët (e kohës e të çështjeve), etapat, fazat, periudhat dhe, me një kuptim më të gjerë, dukjet, pamjet.

M. Akifi u martua më 1 shtator 1898 me Ismet Hanëmin, me të cilën i pati shtatë fëmijë.

Ndërroi jetë më 27 dhjetor 1936 (e diel) në orën 19:45.

*Ezanet*

*Nuk ka çast që, ndërsa ekstaza dhe dehja e qindramijra zemrave*
*Duke u lartësuar nga toka, Zotin e Vetëm kërkon qiejve,*
*Të mos e shtangë të mahnitur ndërgjegjen një thirrje.*
*"Allahu Ekber": ç'apoteozë hyjnore e trondit shpirtin...*
*Është shpallje e së Vërtetës, tepër nëse e rënkon gjithësinë?*
*Kur kjo thirrje hyjnore del plot ngazëllim nga toka,*
*Enigma hyjnore me trajtë madhështore nga qiejt zbret.*
*Gjithë harmonia e krijimit duke e kujtuar Krijuesin,*
*Begati përgjegjëse merr nga ajo e shkëlqyer dritë e dritave:*
*Nga muzgu i agimit dhe errësira e natës i Dashuri shfaqet!*
*Kur në muzgun e agimit qenia fle një gjumë të ëmbël,*
*Kjo thirrje shpirtërore i dallgëzon horizontet përnjëherë,*
*Në zemrën e heshtur të mjedisit fillon një rënkim i hidhur.*
*Nuk kalon çast pa u reflektuar emri yt dimensioneve,*
*O Zot, ç'mbretërim madhështor, ç'sundim absolut i qetë!*
*Ezanet, këndimet, apoteozat janë respekt për atë sundim...*
*Jo, ti je shpirti i mëshirës, zërat nga Ti lusin drejtësi;*
*A do të jepje mundësi ankese po të mos tregoje drejtësi?*
*Pastaj ata copra fyejsh të gjitha u bënë një zë,*
*U zgjua në shpirt të heshtjes një gjëmim i trazuar.*
*Kur në botën e pajetë ushtoi "S'ka zot veç Allahut...",*
*Minaret m'u bënë si briri i Israfilit.*
*Ndërsa dora e natës kish hedhur mbulesën e vdekjes*
*Mbi mjedisin tim, dritat e jetës u ndezën në shtëpitë përballë.*
*U zgjua, pastaj, bota ime, shpirti mëngjesor u zgjua,*
*U zgjuan një nga një trupat nga gjumi i asgjësimit.*
*U zgjua edhe tek unë një kandil nate errësiraflakërues,*
*Që, me begati hyjnore, do të ma ndriçojë zemrën gjer në amshim.*
*Gjersa drita hyjnore të mos jetë shuar,*
*S'përfytyroj më për atë pishtar perëndim!*

*Shpresa*

*A mos u bë iqindi, o ti? Ç'është ky zë që fton për falje?*
*Po... Qenka bërë iqindi... Ejani, pra, të lutemi,*
*Të themi se do të na pranohet... Te Allahu të mbështetemi:*
*O Zot, mos na ndëshko, mos na shkatërro...*
*- Amin!*
*Të mos bëhemi shembull për botë...*
*- Amin!*
*A s'janë mjaft ato që kanë ndodhur me ndëshkimin tënd?*
*T'u bëfshim kurban, u mërzitëm tepër me ç'kemi parë!*
*Me një mëngjes plot shpresë për ne,*
*Me një të ardhme tjetër na përgëzo,*
*Ato ditë të bukura, o Zot, na i trego!*
*- Amin!*

*Poezi nga 'Safahat' / botoi Logos-A / përktheu M. Hoxha / përzgjodhi E.A.*

# Familja dhe mënyra e jetesës në përvijimsinë historike

**Ilir Sopjani**

**O ju që besuat, ruani veten dhe familjen tuaj prej një zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikëqyrin engjëj të rreptë e të ashpër që nuk kundërshtojnë.. (Et-Tahrim, 6)**

**Organizimi i vjetër shoqëror shqiptar**

Historiku i familjes si formë e organizimit, në traditën shqiptare, ngreh gjurmë nga lashtësitë e mugëta. Elementet e përvijimësisë historike, që nga format nismëtare të bërthamës familjare, si pasuese e rudimenteve të shoqërisë se hershme gjinore, na strukturohen të mbijetuara si mbetëza relike, më pak apo më shumë funksionale, pastaj si kujtesa emocionale të ripërsëritura në rite e ceremoni familjare e deri te mbijetoja të reduktuara që përmbushin mënyrën e jetesës në familjen e sotme të organizuar në: jetën sociale, zakonore, konfesionale – religjioze, etj. etj. Kjo paraqet një pasuri faktografike si dëshmi e rrugëtimit historik dhe rritës evolutive të familjes, përkatësisht shoqërisë shqiptare duke i dhënë asaj tiparet dhe specifikat në gjirin e zhvillimeve të gjithëmbarshme të shoqërisë si pjesë e civilizimit, pavarsisht të metave apo zhvillimeve në kontekstin e fesë islame.Elemente të kësaj natyre konsiderojmë: gjurmët e matriarkatit, të reflektuara përmes punëve që organizon gruaja në familjen shqiptare – punët e kopshtit (punët e shatit); roli i saj në fejesën dhe martesën e bijve, bijave, nipërve dhe mbesave; roli i saj në aktet e lindjeve të grave të familjes, vëllazërisë por dhe fshatit; roli i saj në vendosjen (si ndihmëse e të zotit të shtëpisë) për shitjen e ndonjërës nga bagëtitë e tufës; për caktimin e ditës së martesës së vajzës së shtëpisë, etj. etj. Pastaj elementet e poligamisë, leviratit, sororatit; minoratit; elementi i martesës në grupe (mbijetesa e traditës së grushtimit të dhëndërrit nga shokë të brezit, me rastin e natës së martesës) një element ky që nga lashtësitë pagane e që edhe tani në disa raste atë e gjejmë në aplikim tek disa raste edhe pse në këtë rast dhe në këtë kohën tonë bashkëkohore nuk mund të themi se një element i tillë pagan po aplikohet me qëllimin e arsyes se është pagane por se ka mbetur si një formë relike e së kaluarës pa qëllime të asaj periudhe por që një gjë e tillë duhet të ju bëhet me dije edhe popullatës së gjerë se kjo formë e grushtimit të dhëndërrit ka përvijimsi dhe bazë pagane;pastaj kuvada ( lehonia e burrit, si një mbijetojë deri në vitet e 50-ta të shek. XX me shumë forma rudimente të saj, të mbijetuara në rite lindjeje. Në këtë rast për shum këndë është një element shum i pakapshem por që ka ekzistuar deri në periudhen e shenuar më lartë. Gjithashtu edhe kjo formë ku burri shtrihej së bashku me gruan lehonë d.m.th. pas lindjes së fëmiut me domethënien e solidarizimit me gruan dhe kinse për të përjetuar dhimbjet së bashku ka prejardhjen nga paganizmi.

Familja shqiptare, dhe jo vetem ajo, në Kosovë e më gjerë në troje shqiptare, në fundshekullin XX dhe fillimin e shek. XXl na vije si një konglomerat i bashkëdyzuar formash organizative. Në strukturën e saj përmbajtësore akoma ruhen format e mbijetuara të matriarkatit e, sidomos në funksion relativisht të fortë (në veçanti kur është fjala për zona të thella malore) na paraqitet patriarkati, si formë e organizimit familjar. Ndërkaq, periudha e shthurjes së jetës tipike agraro-blegtorale dhe dalja në horizont e realizimit të të ardhurave nga veprimtari të tjera jashtë-primare, me mundësitë e dominimit të strukturës arsimore, shkencore, shendetësore

dhe kulturore, e viteve të 60-ta e tutje të shek. XX dhe fillimit të XXI-shit, solli dekompozimin e formave tradicionale të organizimit jetësor duke sjellur si model familjen bashkëkohore, me një strukturë plotësisht të re përmbajtësore dhe organizative, e cila me synimet e saj kah globalizimi gjithnjë e më shpejt po lirohet nga veçoritë etno- kulturore.

**Funksionimi i familjes**

Për shthurjen dhe dekompozimin e këtyre formave të prapambetura pagane rol kyq apo vendimtar ka luajtur edhe pranimi i islamit nga ana e popullatës së këtij areali gjeografik edhe pse deri vonë dhe sot e kësaj dite ne hasim në disa raste ndoshta jo në praktikë por si thënje dhe në kujtesën e njerëzve. Në familjen tradicionale me organizim patriarkal struktura organizative i përmbahet një kierarkie rreptësisht të respektuar, ku vendin primar në kuptim deri të ngritjes në kult, e zë i zoti i shtëpisë, e pason e zonja e shtëpisë, pastaj bujku (lavërtari), bariu. Ndërkaq, në pjesën organizative i zoti i shtëpisë cakton ndihmësit e tij për punë fushe. Poashtu e zoja e shtëpisë cakton ndihmëset e saja dhe dirigjon me punët shtëpiake: bën rendin e magjetoreve, etj. I zoti i shtëpisë në familjen tradicionale është person i pakontestueshëm dhe përgjegjës për të gjitha punët në familje, për: fejesë e martesë; për punë shtëpiake; për punë tregu e prone; për prezentim të familjes brenda vëllazërie, fshati apo fisi; përgjigjet për sjellje dhe çfardo që bëjnë meshkujt dhe pjesëtarët e familjes; është plak i shtëpisë dhe nga kjo pozitë bënë pjesë në pleqët e katundit – në vendosje për gjëra të përbashkëta të fshatit apo fisit: për ngjitje të marrëveshme në bjeshkë, sipas konsultimeve me pleqët e fshatit; caktimin e kullosave në bjeshkë për shtjerra, qengja, bagëti të trashë; për kohën e zhdjergave dhe lirimin e fushës, ashtu sikundër ishte bërë edhe zënja e fushës në pranverë – në kohën e Shëngjergjit; është i vetmi trashëgimtar i pronës së paluajtshme, deri në ndarje të familjes; merr vendime autoritare pa pyetur mëshkujt e tjerë të familjes; vendosë dhe furnizon me veshmbathje pjesëtarët e familjes – në formë të barabartë, sipas pjesëtarëve; përfaqëson familjen në dasëm e dekë, në pleqni e kuvend – në log burrash, etj. Me rastin e ndarjes së familjes, sipas kanunit, ka privilegj për trashëgiminë e odës së burrave, takamin e kafës, kalin e shalës dhe mbetet në bashkësi familjare me djalin e vogël – element ky i minoratit në traditën e zakoneve juridike ndër shqiptar.

Në rrethanat e një strukture bashkëkohore të organizimit të jetës sociale, arsimore, kulturore, shkencore, etj. ku dinamizmi i jetës dhe



mundësitë e realizimit të mjeteve të mirëqenjes janë nga më të ndryshmet, forma tradicionale e organizimit të familjes e pati të pamundshme jetën e saj.

**Transformimet shoqërore**

Andaj, sot në organizimin e jetës familjare shqiptare funksionon mënyra bashkëkohore e organizimit të familjes dhe jetës. Në vendimmarrje, në punë, në obligime dhe detyra, në të drejt trashëgimie, etj, marrin pjesë të gjithë pjesëtarët e familjes, pa marrë parasysh gjininë, duke respektuar moshën. Natyrisht se, nënkuptojmë realitetin e rrethanave në hapësirën shqiptare, ku kushtet e jetesës nuk



janë rreptësisht të adaptuara njërës apo tjetrës formë të organizimit familjar dhe jetësor, andaj edhe këto transformime na vijnë si proces evolutiv – në zona me ekonomi primare si më të ngadalshme, kurse në qendra urbane e kulturore – arsimore, më të shpejta. Por në çfar suazash na vien këto ndryshime dhe sa janë të pranuara në aspektin fetar duke marrë parasysh që shumë elemente pa hyrë në detaje bien në kontradikt me të drejtën fetare që është përcaktuar nga Ligjëvënësi i Urti, mënyra të organizimit familjar që po të përmbaheshim rregullave të parapara në aspektin islam gjithsesi se do të kishim një shoqëri të shëndosh pasi që parimet e caktuara nga Allahu i Madhëruar gjithsesi se janë më të drejtat dhe të vetmet të drejta mirëpo ja që njerëzimi shpesh herrë ndjek egon e vet dhe jo ligjet e Krijuesit dhe kemi lëshime dhe degradime të shoqërisë e gjithësesi edhe në aspektin familjar e më konkretisht edhe në organizimin dhe mënyrën e jeteseës , e nganjëherë ç'është më e çuditshmja është ajo çfarë në bisedat e përditshme apo në masmedia ndëgjojmë e shofim se si ta organizojmë familjen në baza europiane duke u larguar nga natyrshmëria që Allahu na ka krijuar e kush tjetër më mirë se Allahu mund ta dijë se si duhet jetuar njeriu përgjigjia është se askush përveq Allahut nuk e di se çka është më mirë për njëriun. Pamë disa nga format dhe mënyrat e organizimit që nga lashtësitë e mugta pagane dhe nga format më primitive të mënyrës së organizimit familjar andaj kur sot ndalemi në këtë shekull dhe i analizojmë e çështë më e keqja kur ende hasim në njerëz që i aplikojnë gjëra të tilla doemos duhet të ju bëhet me dije se forma të tilla organizimi jo që nuk kanë një bazë të shëndoshë logjike por edhe në aspektin fetar përbëjnë një rrezik të madh edhe për imanin tonë, duke e ditur faktin që Allahu xh.sh. nuk na la asgjë të vogël apo të madhe qoftë pa na e sqaruar e edhe i Dërguari i tij a.s., Allahu xh.sh. thotë:"O ju që besuat, ruani veten dhe familjen tuaj prej zjarrit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë (zjarrin) e mbikqyrin engjëjt e rrept e të ashpër...". E gjithashtu edhe i Dërguari a.s. nëpërmjet një hadithi shif se si e paralajmëron të bijën e tij por kjo vlen gjithashtu edhe për të gjithë ne si musliman se para se të bëjmë një veprim çfarëdo qoft ai doemos duhet ta analizojmë mirë para se të veprojmë. Shiko këtë burrë se si i drejtohet vajzës së tij: "Fatime, bija e Muhamedit a.s. shpëtoje veten nga zjarri, ngase unë nuk posedoj diç prej Allahut për ty (nuk mund të shpëtoj, nëse ti vetë nuk vepron)". E shumë ajete të tjera dhe hadithe nga i Dërguari i Allahut a.s. që sikur ne të ju përmbaheshim atyre pra duke i praktikuar sigurisht që nga ardhja e islamit në këto troje doemos përveç që ne do të fitonim kënaqësinë e Allahut xh.sh. ne gjithashtu si popull do të përparonim edhe më tepër në shumë sfera të jetës , por ja që mbijetoja nga paganizmi mund të vërejmë edhe sot në disa sfera të jetës ku më shumë e ku më pak por që siç thamë ato janë të papranuara në islamin e pastër që e ka zbritur Allahu për mbarë njerëzimin. Dhe së fundi lutemi që çdo herë ta kuptojmë hakun (të vërtetën) dhe gjithsesi të lutemi për të gjithë muslimanët e në veçanti për popullin tonë shqiptar që ta udhëzoj Allahu në rrugën e drejtë e larg nga devijimet dhe kotësirat e çfarëdo kohe qofshin ato.

1. Burime tregimtare për Historinë e Shqipërisë, shek x-xv, Tiranë f, 220; 2. N. Borgia, I monaci basilani in Albania, Roma; 3. Prof Dr Ukë Xhemaj, (4) Hadith sahih, e transmeton Muslimi.

# Gafurr Loku (1949 - 1999) simboli i qëndresës shqiptare për liri

**Shaban Qupi**

Gafurr Loku u lind më 11 gusht 1949 në fshatin Kotlinë të Kaçanikut, nga babai Xhaferi dhe nëna Rabishja. Një pjesë të shkollës fillore e kreu në fshatin e lindjes, ndërsa pjesën tjetër në Han të Elezit, ku nga fshati Kotlinë ishte shpërngulur në lagjen e Demëzenëve të fshatit Paldenicë. Në vitet '60 të shekullit të kaluar u shpërngul në Tetovë, ku ai u regjistrua në gjimnazin "Kiril Pejqinoviç'' të Tetovës. Më 4 maj 1968, si nxënës i klasës së dytë, bashkë me shokun e tij Rafi Halilin, ngritën Flamurin kombëtar shqiptar në Fabrikën e Tekstilit në Tetovë. Që nga ajo ditë filloi veprimtaria atdhetare e Gafurr Lokut për t`u ndërprerë pas 30 vjetësh nga plumbat e armikut, në shkurtin e vitit 1999. Për aksionin që kishin bërë, ai u zbulua nga organet e ndjekjes dhe, meqë ishte i mitur, i patën shqiptuar një dënim administrativ. Mori pjesë fuqishëm në demonstratën e 23 dhjetorit 1968 në Tetovë dhe ishte njëri nga organizatorët e saj. Pjesëmarrja e tij në demonstrata u evidentua edhe në dokumentet sekrete të UDB-së. Si nxënës i klasës së tretë të gjimnazit ishte njëri nga shkruesit e parullës "Në zemrën time dhe tënden qëndron Shqipëria''. Në vitin 1970 u regjistrua në Fakultetin Ekonomik të Prishtinës, ndërsa Rafi Halili në atë Juridik. Si student kishte banuar në një banesë private në Prishtinë, në rrugën ,,Ganimete Tërbeshi'' nr.5. Gjatë viteve 1969,1970,1971 e1972, së bashku me Rafi Halilin, formuan celula atdhetare në Shipkovicë, Xhepçisht, Gajre, Zhelinë, Poroj e Reçicë të Tetovës . Gafurr Loku, bashkë me shokët e grupit ilegal, sikur ishin Rafi Halili, Baki Imeri, Rushit Nesimi, Elmaz Ademi, Ajet Ademi dhe dy nxënës nga Zhelina,morën disa pushkë në kabinetin paraushtarak të Gjimnazit të Tetovës. Me 1 maj 1972 ai qe shpërndarës i pamfleteve në Tetovë dhe në fshatrat përreth si dhe ka vendosur flamuj kombëtarë shqiptarë nëpër disa qytete të Maqedonisë dhe, sipas kujtesës së Rafi Halilit, gjatë aksionit kishin pasur edhe konflikte të armatosura me policinë. Në gusht tëvitit 1972 ishte shpërndarës i pamfleteve në afërsi të Universitetit të Punëtorëve dhe Bibliotekës së qytetit të Tetovës. Në pamfletet e shpërndara, ndër të tjera, sulmohej garda shoviniste e Kërste Cërvenkovskit dhe njëkohësisht ftoheshin shqiptarët që, të bashkuar si një grusht, të luftonin për të drejtat e tyre, sepse nga ana e maqedonasve janë të shtypur në të gjitha drejtimet. Kurse më 21 shtator 1972 Gafurr Loku dhe Rafi Halili u arrestuan nga UDB-ja sllave në Prishtinë, ndërsa anëtarët e tjerë të grupit - në Tetovë e rrethinë. Hetimet u zhvilluan në burgun famëkeq të Shutkës së Shkupit. Ishte 21 janari 1973 kur Gafurr Loku me shokë dolën para Gjyqit të Qarkut të Shkupit dhe u dënua me 5 vjet burg të rëndë, me akuzën 'armik i shtetit dhe kishte vepruar në mënyrë të organizuar për rrëzimin e pushtetit të klasës punëtore si dhe prishjen e vëllazërim – bashkimit jugosllav'.Pas shqiptimit të dënimit u transferua në burgun famëkeq të Idrizovës. Në atë burg do të takohej me dëshmorin Rexhep Mala nga Hogoshi i Dardanës. Në burgun e Idrizovës qëndroi me: Rafi Halilin, Rushit Nesimin, Elmaz Ademin,

Ajet Ademin dhe me të burgosurit politikë nga Kosova: Ajet Runikun, Xhafer Shatrin, Hasan Dërmakun, Nijazi Korçën, etj.. Ishte njëri nga pjesëmarrësit e grevës për lirimin e Rexhep Malës nga qelitë e Idrizovës, të shkurtit 1977. Më 11 shkurt 1977 drejtori i burgut të Idrizovës mori një letër kërcënuese nga posta e Shkupit, për të cilën UDB-ja dyshoi se letra ishte dërguar me urdhrin e Gafurr Lokut nga burgu. Përmbajtja kryesore e letrës ishte kjo: " Jemi të informuar për të gjitha ngjarjet që po zhvillohen në burgun e Idrizovës..." për të përfunduar me kërcënimin e qartë ndaj drejtorit të burgut: "... nuk ka kompromis tjetër me ju, pos asaj që ka vendosur Lëvizja Çlirimtare Shqiptare''. Gjatë vuajtjes së dënimit në burgun e Idrizovës, nga puna e rëndë që bënte, iu dëmtuan mushkëritë nga thartinat.

**Nga burgimi i parë u lirua më 1977, pa gëzuar asnjë ditë amnisti**

Pas daljes nga burgu, gjatë majit të vitit 1978 qëndroi i shtrirë në spitalin e Prishtinës. Në vitin 1978 u martuan me Hasibe Rakën nga Kaçaniku, në Lagjen e Re të fshatit Seqishtë të Hanit të Elezit, ku ishte shpërngulur familja e tij nga Tetova. Në vitin 1979 i lindi djali, Dritoni, të cilin serbët do t'ia vrisnin pas njëzet vjetësh. Në vitin 1979 u rishpërngul në Tetovë. Në prill të vitit 1980 e dërguan në shërbimit ushtarak në Sarajevë, ku qëndroi vetëm 3 muaj. Pas shpërthimit të demonstratave të vitit 1981, ishte njëri prej propoganduesve më të fuqishëm të kërkesës politike: Kosova-Republikë ! Më pastaj vazhdoi studimet e ndërprera në Fakultetin Ekonomik të Prishtinës. Ishte i njohur në aksionin e shpërndarjes së pamfleteve në Tetovë e rrethinë në datat: 27 qershor 1981, 8 korrik1981, 16 shtator1981, 17 shtator1981, 21 dhjetor 1981, të cilat i shpërndante organizata ilegale ,,Kushtrimi i Lirisë'' me Rafi Halilin në krye. Më 9 mars 1982 iu bastis shtëpia në Tetovë. Më 13 mars 1982 u arrestua në Kaçanik. Hetimet ndaj Gafurrit u zhvilluan përsëri në burgun e Shutkës. Në hetimet ndaj tij mori pjesë ekipi specializues i UDB-së dhe Gafurri trajtohej si armik i organizuar. Gjatë hetimeve të pandërprera, dhe sidomos në ato të datave 28, 29 e 30 prillit 1982, Gafurr Loku pësoi një çrregullim të rëndë shëndetësor dhe psikik, prandaj do t`i sulmonte me stilolap edhe fizikisht udbashët me përpjekjen për t`i verbuar, provoi të thyente derën e të hidhej nga dritarja për të bërë vetvrasje, që të përfundonte torturimet e mëtejme mizore. Në raportin e udbashëve rreth kësaj situate thuhej: " ... kjo gjendje ka mundur të vijë si rezultat i lodhjes së tepërt , pagjumësisë së vazhdueshme, barnave që ia dhamë si dhe përballja me një gjendje të pashtegdalëshme". Pavarësisht nga ky tmerr udbashësh sllavë, Gafurr Loku më 16 gusht 1982 doli para Gjykatës së Qarkut të Shkupit dhe u dënua 3 vjet e 6 muaj burg, në bazë të nenint 133. Dënimin e vuajti përsëri në burgun e Idrizovës, pa gëzuar asnjë ditë amnistie. Pas dënimit të dytë të Gafurrit, familja e tij u rishpërngulën në Kosovë, konkretisht në fshatin Paldenicë të Hanit të Elezit. Nga burgu i dytë u lirua më datën 14 shtator 1985, dhe po atë ditë, pasi kishte përqafuar të birin e porsaliruar nga burgu, i vdiq babai - Xhaferi. Përsëri vazhdoi studimet në Prishtinë dhe arriti t`i përfundonte tri vite të fakultetit ekonomik.Në Fabrikën e çimentos në Hanin e Elezit, kërkoi punë fizike, por dyert për Gafurrin ishin të mbyllura. Në vitin 1988 doli në Zvicër dhe atje qëndroi vetëm 1 muaj, për t'u kthyer në Kosovë. Gjatë atij viti pati përpjekje të arrestohej për herë të tretë.

**Pajtimet e gjaqeve**

Në vitet '90, përkatësisht në vitin 1992, kur u themelua Këshilli i Financimit në Hanin e Elezit, Gafurr Loku ishte sekretar i këtij këshilli. Qëllimi i këshillit ishte pagesa e arsimtarëve për të mbijetuar shkolla shqipe. Ai mori pjesë në të gjitha demonstratat dhe protestat që u zhvilluan në Hanin e Elezit e më gjerë. Në vitin 1992 ishte bashkëveprues me grupin e të burgosurve politikë të Hanit të Elezit, për blerjen e armëve. Mori pjesë aktivisht në pajtimin e zënkave dhe gjaqeve në Hanin e Eelezit dhe më gjerë.

Ai ishte edhe anëtar i kryesisë në Nënkëshillin për Mbrojtjen e të Drejtave dhe Lirive të Njeriut në Hanin e Elezit. Me formimin e Shtabit Lokal të UÇK-së, më 19 qershor 1998 në Puset e Nikës ,Gafurr Loku ishte në lidhje direkt me Shtabin dhe vepronte në masivizimin e Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës me luftëtarë. Në misionin e këtij qëllimi të madh çlirimtar, Gafurr Loku bashkë me të birin, Dritonin, u vran' më 21 shkurt 1999 në Paldenicë të Hanit të Elezit. U vra nga njësitet elite të ,,Dorës së Zezë'' serbe. Varrimi i tij u bë me 24 shkurt 1999 në Paldenicë. Në varrimin e Gafurr Lokut në fshatin Paldenicë,me fjalë të përmortshme u paraqit edhe shoku i tij i burgut, Binak Ulaj. Në varrim, krahas shumë shokëve të tjerë, mori pjesë edhe shoku, bashkëveprimtari dhe i pamposhturi i trojeve shqiptare në Maqedoni, Rafi Halili. Gjatë luftës, Brigada 164 e UÇK-së në komunën e Hanit të Elezit mori emrin e tij. Zhvarrimi i tij u bë më 21 shkurt 2001 dhe u rivarros në Varrezat e Dëshmorëve në Puset e Nikës të Hanit të Elezit. Kazerma e TMK-së në Hanin e Elezit pati marrë emrin e tij. Zoti e mëshiroftë atë dhe të gjithë dëshmorët e tjerë!



## VIZITA E MYFTIUT NË ARABINË SAUDITE

### Qëndrimi në Mekë

Në ditën e parë të vizitës zyrtare në Arabinë Saudite, ku për herë të parë me ftesë nga Ministri për Çështje Fetare i Arabisë Saudite Salih Al-Sheikh, me Myftiun e Republikës së Kosovës Mr. Naim Tërnava në krye, delegacioni i BIK-së, ku bënin pjesë edhe Reshat Mexhiti, anëtar i kryesisë, Dr. Islam Hasani, këshilltar i Myftiut, dhe Besim Mehmeti nga kabineti i kryetarit, arriti në vendin e shenjtë, në Mekë. Në ditën e parë delegacioni kreu një Umre. Në ditën e dytë vizitoi Kryesinë e Institucionit Qeveritar për kujdesin ndaj Dy Xhamive të Shenjta – Qabesë dhe Xhamisë në Medinë, ku u pritën nga zv/kryetari Dr. Muhamed bin Naser Al –Khuzeim. Në takim Myftiu falënderoi Arabinë Saudite për përkrahjen që i ka ofruar popullit të Kosovës në fusha të ndryshme. Nikoqiri njohu delegacionin e Kosovës me zhvillimet e fundit në zgjerimin e Dy Xhamive të Shenjta, pikërisht tash kur po bëhet zgjerimi më i madh në historikun e Qabesë, afër 800.000 m2.

### Vizita në "Rabita"

Pas këtij takimi, delegacioni vizitoi Ligën Botërore Myslimane "Rabita", ku u prit nga Drejtori i Përgjithshëm për marrëdhënie me publikun dhe marrëdhëniet me Jashtë. Pas dy ditësh qëndrimi në Mekë, delegacioni udhëtoi në Medinë për të vizituar Xhaminë e Pejgamberit a.s..

### Vizitë Universitetit Islamik Botëror

Në Medinë delegacioni vizitoi Universitetin Islamik, ku u prit nga udhëheqësit e lartë të këtij institucioni arsimor botëror dhe nga drejtuesit e tij u njoh me zhvillimet shkencore në atë universitet, ku studiojnë studentë nga 180 shtete të botës. Në takim ishin Prorektori për Studime Pasuniversitare dhe Kërkime Shkencore - Dr. Edi Al-Huxhejli dhe Dekani Abdulaziz Al-Ahmedi. Gjatë takimit u diskutua për bashkëpunimin në mes Bashkësisë Islame dhe këtij universiteti, si dhe mundësia për nënshkrimin e një memorandumi mirëkuptimi për bashkëpunim në sfera të ndryshme të arsimit. Nikoqiri shtroi një drekë për delegacionin e BIK-së.

### Takimi me studentë kosovarë në Medinë

Gjatë qëndrimit në Medinë, Myftiu takoi studentët kosovarë që studiojnë aty, numri i të cilëve është më shumë se 50. Gjatë ditës së tretë të qëndrimit në Medinë, delegacioni vizitoi shtypshkronjën e Kur'anit të Mbretit Fahad, ku u prit nga drejtori për marrëdhënie me publikun. Nikoqiri mysafirët i njohu me punën dhe veprimtarinë e këtij gjiganti në botën e botimit, që është një nga shtëpitë botuese më moderne në botë, në të cilën punojnë mbi 10.000 punëtorë. Kjo shtypshkronjë është e pajisur me mjetet më bashkëkohore që njeh bota në fushën e botimit, dhe që të gjitha ato të vëna në shërbim të botimit të Kur'ani Kerimit dhe përkthimeve të tij në të gjitha gjuhët e botës. Ky kompleks boton më shumë së 15.000 Kur'anë në ditë, dhe vizitohet nga më shumë se 4000 vizitorë në ditë.



### Qëndrimi në Riad

Më 15 prill në mbrëmje delegacioni u nis për në kryeqytetin e Arabisë Saudite – Riad, ku u prit nga përfaqësuesit e Ministrisë. Në ditën e parë të qëndrimit në Riad delegacioni u prit nga zv./ Ministri Abdula Aziz Al-Ammar. Në një takim vëllazëror aty, Myftiu i Kosovës falënderoi nikoqirin për mbështetjen e vazhdueshme të Arabisë Saudite dhënë Kosovës në të gjitha fushat, duke filluar që nga mbështetja e luftës, për të vazhduar me ndihmat e ndryshme gjatë dhe pas luftës për popullin e Kosovës, si dhe për përkrahjen politike në arenën ndërkombëtare për pavarësinë e Kosovës. Nikoqiri i uroi mirëseardhje delegacionit kosovar, duke premtuar angazhim dhe mbështetje të vazhdueshme për Kosovën në të gjitha fushat. Zv/Ministri saudit shtroi një drekë për mysafirët. Në fund të takimit, Myftiu i dhuroi Zv/ Ministrit një dhuratë.



**Takimi në Këshillin e Lartë për Çështje Islame**

Pas takimit me zv/Ministrin, Myftiu u prit nga Sekretari i Përgjithshëm i Këshillit të Lartë për Çështje Islame - Dr. Salih Al-Aid, të cilin e kryeson trashëgimtari i fronit Saudit, princi Sulltan bin Abdulaziz. Në këtë takim Myftiu falënderoi Qeverinë e Arabisë Saudite dhe veçanërisht princin Sulltan, i cili ofroi ndihma të shumta për popullin e Kosovës. Në ditën e dytë delegacioni kosovar u takua me drejtorët e departamenteve të Ministrisë së Vakëfeve të Arabisë Saudite, për të diskutuar mbështetjen e projekteve të Bashkësisë Islame të Kosovës në sfera të ndryshme.



**Takimi me Myftiun e Arabisë Saudite**

Pas takimeve në Ministri, Myftiu i Kosovës takoi Myftiun e Arabisë Saudite - Abdulaziz Al-Sheikh, i cili shprehu interesimin e tij për zhvillimet në Kosovë dhe stabilitetin e saj.

**Takimi në Asamblenë Botërore të Rinisë Islame (WAMY)**

Në ditën e tretë të qëndrimit në Riad, delegacioni kosovar vizitoi Organizatën WAMY (Asamblenë Botërore të Rinisë Islame), ku u prit nga Kryetari i saj Dr. Al-Vuhejbi. Muftiu falënderoi nikoqirin për ndihmat e shumta humanitare dhënë kosovarëve nga kjo organizatë.



**Vizita Ambasadave të Kosovës dhe të Shqipërisë në Riad**

Pas këtij takimi, delegacioni kosovar vizitoi Ambasadën e Republikës së Kosovës në Riad, ku u prit nga ambasadori usht. detyre - Dr. Rexhep Boja. Delegacioni mori informacione për godinën e Ambasadës si dhe për rrjedhat e aktiviteteve diplomatike në këtë shtet të rëndësishëm në Botën Arabe. Pas takimit në Ambasadën e Kosovës, delegacioni u prit edhe në Ambasadën e Republikës së Shqipërisë nga ambasadori Admirim Banaj.

**Takimi në Gjysmëhënën e Kuqe të Arabisë Saudite**

Në fund të takimeve të kësaj dite, Myftiu i Kosovës u prit edhe nga Drejtori i Përgjithshëm i ndihmave humanitare pranë Gjysmëhënës së Kuqe të Arabisë Saudite - z. Fajez Al-Ahmari, ku ndër të pranishmit ishte edhe princi Abdullah bin Fajsal bin Abdullah, nipi i Mbretit Saudit.Ky institucion qeveritar kryesohet nga i biri i Mbretit, princi Fajsal bin Abdullah, dhe ka ofruar ndihma të shumta për Kosovën përmes Komitetit Saudit, i cili zhvilloi aktivitetin e tij për vite me radhë. Myftiu falënderoi Qeverinë e Arabisë Saudite për ndihmat dhe kërkoi angazhim më të madh në mbështetjen e Kosovës.

**Takimi me studentë kosovarë në Riad**

Në mbrëmje Myftiu i Kosovës zhvilloi një takim me studentët kosovarë që studiojnë në Riad, ku qe përgatitur një pritje për delegacionin nga studentët dhe u shtrua një darkë për nder të Myftiut. Të gjitha shpenzimet e udhëtimit dhe akomodimit për këtë vizitë, i barti Ministri i Arabisë Saudite për Çështje Fetare dhe Vakëfe. Kjo vizitë zyrtare protokollare përfundoi më datën 19/04/2011. (B.Mehmeti)



## MYFTIU TËRNAVA PRITI KOMANDANTIN E KFOR-IT GJENERAL BUEHLER

Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava, më 4 maj priti Komandantin e KFOR-it, Gjeneralin Erhard Buhler, me të cilin bisedoi për situatën e sigurisë në Kosovë, pozitën e bashkësive fetare si dhe për afirmimin e kultivimit të tolerancës ndërfetare. Myftiu Tërnava falënderoi Gjeneralin për kontributin e KFOR-it në ofrimin e sigurisë për Kosovën. Me këtë rast Myftiu Tërnava tha se prania e KFOR-it në Kosovë, përveçqë krijon një ambient të sigurt në Kosovë, ka stabilizuar edhe rajonin e Ballkanit.

Gjenerali Buhler tha se KFOR-i këtu ka një mision të qartë, atë të sigurisë për të gjithë banorët e Kosovës. Ai më tutje u njoh nga Myftiu Tërnava me sfidat me të cilat përballen bashkësitë fetare, sikur janë: mungesa e ligjit që rregullon pozitën juridike të bashkësive fetare, mungesa e ligjit për kthimin e pronave të tjetërsuara gjatë sistemit monist si dhe politizimi i objekteve fetare, siç është rasti me xhaminë e Ibrit në Mitrovicë, të cilën e shkatërruan forcat serbe më 1999. Myftiu tha se ndërtimi i xhamisë së Ibrit do jetë një shenjë krijimi të mirëbesimit ndërmjet komuniteteve fetare e etnike të Mitrovicës. Toleranca, mirëkuptimi, harmonia e respekti janë parime mbi të cilat duhet ngritur e ardhmja e popullit të Kosovës

## MYFTIU TËRNAVA PRITI AMBASADORIN E HOLANDËS BOSH

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 4 maj priti Ambasadorin e Mbretërisë së Holandës në Kosovë, Robert Bosh, me të cilin bisedoi për historikun, zhvillimin, rritën dhe sfidat e bashkësive fetare në përgjithësi, e të BIK-së në veçanti. Myftiu Tërnava fillimisht falënderoi Ambasadorin për vizitën dhe i shprehu mirënjohje për kontributin dhe ndihmën e vazhdueshme të Mbretërisë së Holandës për Kosovën. Myftiu Ambasadorin Bosh e njohu gjithashtu me zhvillimet dhe angazhimet e Bashkësisë Islame. Myftiu tha se BI është e përkushtuar që të kontribuojë në kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimin ndërfetar e ndërnacional. Myftiu e njohu ambasadorin Bosh edhe me sfidat që kanë bashkësitë fetare, si: kthimi i pronave të uzurpuara e të tjetërsuara gjatë sistemit komunist, pastaj mosrregullimi i statusit juridik të bashkësive fetare tash e sa vjet pas luftës, si dhe nevojën për ndërtimin e një xhamie reprezentative në kryeqendrën e Kosovës.



Ambasadori Bosh, nga ana e tij, falënderoi Myftiun për angazhimin e tij dhe të BIRK-së për interpretimin tolerant të parimeve fetare, si dhe për angazhimin e BI-së për mirëkuptimin e forcimin e paqes dhe stabilitetit në Kosovë. (R. Shkodra)

## "BEREQETI" VAZHDON AKTIVITETIN HUMANITAR NË ZONAT RURALE TË KOSOVËS

Shoqata humanitare "Bereqeti", e cila vepron në kuadër të Kryesisë së BI-së të Kosovës, në kuadër të projektit të saj "T'i përkrahim shkollat tona në zonat rurale", këto ditë zgjodhi për vizitë fshatin Kërvasari të komunës së Malishevës. Kryetari i shoqatës, F.Flugaj, i shoqëruar nga koordinatori i shoqatës për rajonin e Prishtinës Xheladin ef. Fazliu dhe koordinatorin për rajonin e Malishevës Bujar Bytyçi, zhvilluan një takim vëllazëror me punonjësit e shkollës"28 Nëntori" të fshatit, e drejtuar nga drejtori i saj z. Abdullah Bytyçi, i cili i njohu mysafirët me historikun e shkollës dhe kuadrot që i shërbejnë sot atdheut dhe që kanë dalë nga bankat e kësaj shkolle, si dhe me aktivitetet arsimore e kulturore të kësaj shkolle. Ndërkaq, kryetari i shoqatës punonjësit e kësaj shkolle i njohu

me historikun e shoqatës "Bereqeti" dhe me aktivitetin që zhvillon kjo shoqatë gjithandej në mbarë territorin e Kosovës e më gjerë, duke bërë të qartë se shoqata "Bereqeti" me aktivitetet e saj, synon vetëm zbutjen e situatës së tendosur ekonomike tek qytetarët dhe të gjitha ndihmat që ofron, i ofron pa kurrfarë prapavije ideologjike, siç e kanë bërë zakon një pjesë e konsiderueshme e shoqatave të tjera që funksionojnë në Kosovë nën ombrellën e humanitetit. "Bereqeti" mbetet puro human dhe asgjë më shumë. Gjatë këtij takimi ishte i pranishëm edhe kryetari i fshatit Gazmend Bytyçi, i cili përshëndeti mysafirët dhe iniciativën e shoqatës "Bereqeti" për ndihmën e shkollave të zonave rurale dhe, duke e kuptuar faktin se shoqata "Bereqeti" funksionon nën ombrellën e Kryesisë së BI-së të Kosovës, ai u lut që të merren masa për ndërtimin e xhamisë së fshatit, kur të merret parasysh fakti se xhamia e vjetër e ndërtuar në vitin 1932, është pak para rrënimit, dhe 95 % e banorëve të fshatit janë të përkatësisë fetare islame, që kanë nevojë për një godinë të re të xhamisë, theksoi ndër të tjera, z. Gazmend Bytyçi. Më pastaj ekipi i shoqatës ndau nga një veshje të kompletuar -pantallona dhe xhaketë të tipit xhinse për secilin nxënës, përafërsisht 230 sish. Dhurata u dha edhe punonjësve të shkollës dhe teknikut mjekësor të ambulancës, gjithsej mbi 20 anëtarë. Dhuratat arrinin vlerën 60 deri 80 euro për një person, përafërsisht, një donacion i dhuruar nga firma LTB me pronarin Haxhi Ilmi Thaçi dhe Compania "Vjosa" arrin në vlerën 15 deri 16 mijë euro. Në fund për ekipin e shoqatës u shtrua një drekë shqiptare modeste në sofrën bujare të Haxhiut të vetëm të fshatit Haxhi Ahmet Bytyçit. (F. F. & Xh.F.)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI ZËVENDËSMINISTRIN E VAKËFEVE TË KUVAJTIT DR MUTLAK AL-QARAWI

Një delegacion i lart i Kuvajtit i kryesuar nga zëvendësministri për çështje fetare dhe të vakëfit, Dr Mutlak R. Al-Qarawi, po qëndron për vizitë në Kosovë, ku sot paradite u priten nga myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava.

Myftiu Tërnava, pasi i falënderoi mysafirët nga Kuvajti për ndihëm dhe kontributin që ka dhënë Kuvajti në rindërtimin e Kosovës. Myftiu po ashtu i njohu mysafirët edhe me gjendjen e vakëfeve në Kosovë, përse tha: "Bashkësia Islame e Kosovës aktivitetin e saj e zhvillon fal vakëfeve që i ka trashëguar nga të parët tanë".

Më tutje myftiu kërkoj vazhdimin e ndihmës nga ministria e vakëfeve të Kuvajtit për krijimin e vakëfeve të reja në Kosovë, si dhe ofrimin e përvojës kuvajtiane për menaxhimin e vakëfeve ekzistuese.

Mysafirët nga Kuvajti u shprehen të gatshëm që të kontribuojnë, qoftë me përvojën e tyre në



menaxhimin dhe udhëheqjen e vakëfeve, qoftë në financimin e projekteve që kanë të bëjnë me krijimin e vakëfeve.

Delegacioni nga Kuvajti në Prishtinë vizitoi edhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë ku u prit nga dekani dr. Qazim Qazimi si dhe Medresenë e mesme "Alaudin", pas së cilës vizituan edhe Drenasin, Skenderajn, Kompleksin memorial në Lagjen e jasharajve në Prekaz si dhe Pejën.

## LIGJËRATË NGA DEPARTAMENTI I GRUAS

"Durimi dhe Butësia" ishte tema që u mbajt më 28 prill organizuar nga Departamenti i Gruas i BIK-së. Ligjëruesja Hyrije Mehmeti-Biba (teologe) foli për vlerën dhe rëndësinë që kanë durimi dhe butësia në jetën tonë të përditshme. S'ka dyshim se arma më e fortë e të gjitha problemeve dhe sprovave është durimi, me anë të të cilit arrijmë t'i përballojmë të gjitha sfidat. Më mbresëlënëse qenë fragmentet e shkëputura nga jeta e Muhamedit a.s. , e shokëve të tij si dhe nga dijetarët të cilët u ballafaquan me sprovat më të rënda, të cilat arritën t'i përballonin me anë të durimit dhe të triumfonin. Gjithashtu edhe butësia, që është një prej vetive të Allahut, e cila është begatia më e madhe që iu dha njerëzimit, pa dyshim duhet të jetë pjesë jona, po që fatkeqësisht shumë nga ne po e anashkalojmë duke mos ia ditur vlerën e saj dhe shpërblimin për të. Në fund të theksojmë se tema ishte mjaft e mirëpritur nga të gjitha pjesëmarrëset, dhe efektive. Po ashtu kjo temë na kujton dobitë që kemi në këtë botë dhe shpërblimin që na pret në Botën tjetër për ata që janë të durueshëm."Vetëm ata që janë të durueshëm, realizojnë shpërblim të pakufizuar". (Ez-Zumer,10) (H. Kastrati).



## TRYEZË KUSHTUAR ROLIT TË RINISË NË SHOQËRINË KOSOVARE

Organizuar nga Departamenti i të Rinjve i BIK-së dhe Parlamenti i Studentëve të UP-së, më 12 maj në Prishtinë u mbajt tryeza e rrumbullakët “Rina dhe roli i saj në shoqërinë kosovare”, në të cilën përfaqësues të asociacioneve të studentëve të UP-së diskutuan për pozitën dhe sfidat me të cilat përballen të rinjtë kosovarë. Përfaqësuesit e të rinjve dhe të studentëve debatuan për pozitën që ka rinia në shoqërinë tonë, pastaj për sfidat me të cilat përballen në kohë transicioni, si dhe përvijuan disa korniza që duhet të plotësojë shoqëria në të ardhmen për ta. Fillimisht të pranishmit i përshëndeti udhëheqësi i Departamentit të të Rinjve të BIK-së, Mr. Fitim Gashi, pas të cilit përshëndetën edhe kryetari i Parlamentit Studentor të UP-së, Selim Daku, dhe Kreshnik Cukaj - kryetar i Kuvendit të të Rinjve të Kosovës. Në tryezë u tha që rinia kosovare ka të gjitha potencialet për të kontribuar në zhvillimin e Kosovës në të gjitha poret e jetës. Për këtë arsye shoqëria, e para së gjithash institucionet e vendit, të rinjve duhet t’u krijojnë hapësirën e nevojshëm në të gjitha institucionet e vendit. Po ashtu, një kujdes i veçantë iu kushtua edhe sfidave me të cilat përballen të rinjtë nga sëmundjet e shoqërisë, për se pjesëmarrësit thanë se duhen krijuar kushte që të rinjtë të shkollohen, të edukohen, si dhe të punësohen e të integrohen në kuadër të institucioneve të vendit. Në fund të tryezës dolën këto përfundime:

- Shoqëria dhe institucionet e Kosovës t’i kushtojnë kujdes të veçantë e meritor shkollimit dhe edukimit të të rinjve që nga sistemi parashkollor e deri tek ai universitar;
-T’i kushtohet rëndësi sensibilizimit, edukimit dhe njoftimit të të rinjve që të mos bien pre e sëmundjeve sociale të kohës, si droga, alkooli e prostitucioni;
- Futja e lëndës fetar në sistemin e arsimit publik do të jetë një shtytës para për edukimin e drejt të të rinjve, si dhe një e drejtë themelore e njeriut;
- Të gjitha asociacionet e të rinjve të bashkërendojnë veprimtarinë, në mënyrë që rinia të jetë pjesë e institucioneve vendimmarrëse në të gjitha nivelet e pushtetit;
- Pranë qendrave komunale të hapen asamble e të rinjve;
- Të ketë një koordinim të shoqatave, forumeve e asociacioneve të të rinjve, përmes tryezave, sesioneve e organizimeve të ndryshme në funksion të faktorizimit të rinisë;
- Në mediet elektronike dhe në ato të shkruara të ketë më shumë shkrime e emisione me karakter edukativ e arsimor kushtuar të rinjve.
- Tryeza të tilla të mbahen më shpesh, që rinia t’i artikulojë objektivat e saj.

## BANKA ISLAME PËR ZHVILLIM 64 BURSA PËR STUDENTËT E UNIVERSITETIT TË PRISHTINËS

Në selinë e Kryesisë së BIK-së, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në një ceremoni rasti më 10 maj ka bërë shpërndarjen e 64 bursave për studentët e Universitetit të Prishtinës (UP), bursa këto që ka ndarë Banka Islame për Zhvillim (BIZh) me seli në Xheda të Arabisë Saudite. Në këtë ceremoni, përveç studentëve bursistë, qenë të pranishëm edhe zyrtarë nga Fakulteti i Mjekësisë i UP-së. Fillimisht para të pranishmëve Ejup Ramadani dha një pasqyrë të shkurtër të këtij programi që zhvillon BIZh në bashkëpunim me BIK-në. Z. Ramadani tha se programi i BIZh-së, për mbështetje me bursa për studentët e UP-së zhvillohet tash e 5 vjet në Kosovë, - që



nga viti 2006, kur nga Kosova morën bursa vetëm 9 studentë, kurse këtë vit numri i studentëve që marrin bursë nga BIZh, ka arritur në 60 studentë. Duke iu drejtua studentëve bursistë, Myftiu Tërnava tha: "Ju jeni me fat, pasi studioni në vendin tuaj, në Kosovën e lirë e sovrane. Ndihem i privilegjuar që, në emër të Kryesisë së BIK-së, kemi kontribuar në sigurimin e këtyre bursave për studentët e UP-së. BIK edhe në të ardhmen do të angazhohet për rritjen e numrit të bursistëve kosovarë". Ai më tutje i porositi studentët që të mësojnë, sepse mësimi dhe studimi janë misioni primar i tyre. Vlera e bursës është 70 dollarë amerikanë në muaj, dhe kjo u jepet studentëve derisa të përfundojnë studimet. (R.Shkodra)



## PROF. DR. QAZIM QAZIMI DEKAN I FAKULTETIT TË STUDIMEVE ISLAME

Prof. dr. Qazim Qazimi është i lindur më 11 tetor 1946 në Llovcë (Gjilan). Rrjedh nga një familje fetare dhe arsimdashëse. Në moshën shtatë vjeçare ka përfunduar leximin Mus'hafit (ka bërë hatme Kur'anin) te imami i fshatit-Mulla Bilalli. Shkollën fillore e nisi në Llovcë (katër vjet) dhe e mbaroi në Pogragjë me sukses të shkëlqyeshëm. Në vitin 1962 regjistrohet në Medresenë "Gazi Husrevbeg" në Sarajevë dhe e vazhdoi në Medresenë "Alaud-din" të Prishtinës të cilën e kreu me sukses të shkëlqyeshëm. Pas kryerjes së Medresesë, në vitin akademik 1967/68, regjistrohet në Fakultetin Filologjik-Degën e Orientalistikës në Beograd, ku qëndroi vetëm një semestër, ngase kishte fituar një bursë për të studiuar në Universitetin e Bagdadit(Irak). Më 1968 regjistrohet në Fakultetin Filozofik të Universitetit të Bagdadit në Degën e Letërsisë dhe të Sheriatit dhe në qershorin e vitit 1972 diplomoi. Gjatë qëndrimit në Bagdad ka kryer edhe kursin e gjuhës arabe në Fakultetin e Filologjisë. Prof. dr. Qazim Qazimi ka mbaruar edhe studimet pasuniversitare në Degën e Letërsisë Shqipe të Fakultetit Filologjisë. Magjistroi më 25 dhjetor 1995, me temën "Ndikime orientale në veprën letrare të Naim Frashërit". Në Universitetin Prishtinës e ka fituar edhe gradën e doktorit të shkencave filologjike më 23 maj të vitit 2001 me tezën "Jeta dhe vepra letrare e Muhamed Çamit. Më 2010 është zgjedhur dhe ka marr titullin akademik Prof. dr. ( Prof. ordinar) në FSI të Prishtinës.

Më, 26 prill 2011 është zgjedhur dekan i Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinë dhe më 12 maj 2011 është emëruar Dekan nga ana e Kryesisë së BIK.

Ishte profesor në MM "Alaud-din" që nga viti 1972. Drejtor i MM "Alaud-din" në Prishtinë, kryetar i Shoqatës Bamirëse Islame "Sami Frashëri", nënkryetar i "Shoqatës së Arsimtarëve Shqiptarë"-më vonë -LASH-i, anëtarë i Kryesisë së "Shoqatës Kosovaro-sanxhakiane", anëtarë i Kryesisë së BIK, e shumë e shumë funksione brenda institucionit të BIK. Deri më sot ka botuar një numër të konsiderueshëm studimesh monografike, tekstesh shkollore e universitare nga fusha e islamit dhe filologjisë.



## HATME NË BRESANË

Më 16. Prill 2011, në xhaminë "Mehmed Kuklibeu" në Bresanë,u organizua një manifestim me rastin e Duasë së Hatmes të 63 nxënësve.Programin e hapi imami Xhevat ef. Fetahi, i cili, pasi prezantoi vijuesit e mësimbesimit, foli shkurtimisht për sukseset dhe të arriturat e nxënësve. Pas përfundimit të programit fjalën e mori përfaqësuesi i Kryesisë së BIRK-së, z. Fitim ef. Flugaj.

Ai përgëzoi imamin e xhamisë për këtë punë duke shtjelluar në pika të shkurtra rëndësinë e Librit të Allahut xh.sh."Allahu xh.sh. Kuranin e ka zbritur për të mësuar dhe studiuar në Emër të Tij, për këtë arsye duhet t'i japim rëndësi të madhe mësimit të Kuranit, si nga fëmijët, po ashtu edhe nga të rriturit, sepse është një vlerë e madhe për ata myslimanë që mësojnë leximin e Kuranit dhe domethënien e tij" – theksoi ai. Në fund përgëzoi nxënësit dhe u uroi suksese në të ardhmen. Duanë e hatmes e bëri kryeimami Xhafer ef. Fejziu, ndërsa në fund sekretari Nail ef. Halimi nxënësve që përfunduan hatmen, u dorëzoi certifikata e

dhurata, të cilat i dhuroi shoqata humanitare "Bereqeti" për të gjithë ata që kishin arritur ta përfundonin leximin e Kuranit. Nxënësit që kryen hatmen:Adile Ibrahimi, Arza Riza, Azra Shyqeriu, Azra Tefiku, Berina Kasami, Besarta Fejziu, Blerta Nuhiu, Çlirimtare Salihu, Edin Vehbiu, Elife Maliqi, Makfire Kamberi, Mona Ahmeti, Myrtezan Myrtezani, Omer Nuhiu, Ramadan Yzeri, Rami Kasami, Saime Shaqiri, Semina Tosuni, Semra Kasami, Sevdije Veliu, Saim Yzeri, Sylejman Sylejmani, Xhymret Shyqeriu Ylmi Kamberi Zinete Ahmeti, Medine Saiti, Hikmete Yzeiri, Azra Hasani, Anida Jonuzi, Elmira Jonuzi, Sabina Maliqi, Flutura Reshiti, Esra Kasami, Haxhere Nebiu, Alma Ajeti, Amina Rysheni, Agnesa Abdurrahmani, Agnesa Sylejmani, Arlinda Salihu, Arta Qerimi, Elma Ajeti, Elmedina Salihu, Eljesa Sylejmani, Elvira Abdurrahmani, Djellza Rysheni, Fedaije Halimi, Gresa Shaipi, Medine Aliu, Lejla Qerimi, Sara Abdurrahmani, Ensare Abdurrahmani, Nadire Abdurrahmani, Esma Abdullahu, Esma Latifi, Valdete Izeti, Melisa Ramadani, Ajshe Shasivari, Eroll Kasami, Behar Saiti, Sylejman Nuridini, Jeton Shaipi, Rrahim Sylejmani, Erkan Destani. (Xh.Fejziu)



## 10 NXËNËS BËNË HATME NË BARDHOSH

Më 23 prill 2011 në xhaminë e Bardhoshit u mbajt Duaja e Hatmes, pasi përfunduan me sukses leximin e Kur'anit 10 ndjekës të kursit të leximit tek Kadrije E. Dragusha. Hapjen e programit me lexim nga Kur'ani, e bëri Rijesa Haxha. Në këtë manifestim merrnin pjesë edhe të ftuar nga Kryesia e BI-së të Kosovës dhe të KBI-së të Prishtinës. Të pranishmit, në emër të Kryesisë së BIK-së, i përshëndeti Fitim Flugaj, kurse një fjalë rasti për suksesin e nxënësve, mbajti edhe K. Dragusha, e cila u ndal pak tek puna e saj me këta nxënës. Gjithashtu një fjalë përshëndetëse mbajti edhe Adnan Bërbatovci, sekretar në KBI të Prishtinës. Duaja u lexua nga Xheladin Fazliu, imam në xhaminë e Hajvalisë, kurse në fund nxënësit u shpërblyen me dhurata nga shoqata "Bereqeti" dhe diploma nga KBI e Prishtinës. Lusim Allahun xh.sh. që numri i programeve të tilla për Dua të Hatmes të shtohet në vendin tone, që njihet për një rini të shëndoshë e plot vlera. Nxënësit që bënë hatme:. Aurita Retkoceri (13), Ajshe Behluli (11), Blerta Vitija (13), Elma Behluli (14), Emira Berisha (12), Donjet Shala (13), Njomza Haxha (13), Osmon Shala (12), Çlirimtare Vitija (11) dhe Rijesa Haxha (11). (K. Dragusha)

## NË VËRBICË TË KMETOCIT U PËRURUA XHAMIA E RE

Më 17 prill 2011, në një manifestim solemn, para namazit të drekës, në Vërbicë (Gjilan), u përurua solemnisht xhamia e re. Në këtë manifestim, përveç besimtarëve të Vërbicës e rrethinës, qenë të pranishëm edhe përfaqësuesit e lartë nga Kryesia e BI-së të Kosovës, me Kryeimamin Sabri ef. Bajgora në krye, përfaqësuesit e Asamblesë komunale me kryesuesin e asamblesë në krye - z. Izmi Zeka, pastaj përfaqësuesit e KBI-së të Gjilanit dhe të ftuar të tjerë. Duke iu drejtuar të pranishmëve, Kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora së pari uroi e përgëzoi banorët e Vërbicës për kontributin e tyre për ndërtimin e xhamisë. Kryeimami Bajgora tha se xhamia është vend i faljes, vend i adhurimit të Zotit, vend i edukimit e fisnikërimit të popullit. Ai më tutje foli për rolin që ka luajtur xhamia gjatë historisë, duke theksuar rolin e xhamisë në fillim të misionit të Pejgamberit Muhamed a.s.. Se sa i rëndësishëm është roli i xhamisë në Islam, këtë më së miri e argumenton fakti se Pejgamberi Muhamed a.s., pas migrimit të detyrueshëm nga Meka në Medinë, puna e parë që bëri pas arritjes së tij në Medinë, qe ndërtimi i xhamisë. Të pranishmit i përshëndeti dhe i falënderoi edhe kryetari i KBI-së të Gjilanit, Ilmi Krasniqi, i cili përgëzoi xhematin e Vërbicës për xhaminë e re, falënderoi të gjithë ata që kanë kontribuar për ndërtimin e xhamisë si dhe përshëndeti mysafirët e shumtë. Në emër të organeve komunale, të pranishmit i përshëndeti drejtori i kadastrit Gani Neziri. Ndërsa në emër të fshatit, përshëndeti z. Musli Matoshi. (R. Shkodra)





*Merhum*
**KALOI NË AMSHIM MULLA BEHXHET EF. JASHARI (26.09.1923 – 24.04.2011)**

Më 24.04.2011 pushoi së rrahuri zemra e hoxhës, alimit të nderuar - mulla Behxhet Jasharit.I lindur më 26.09.1923 në fshatin Vojnovc të komunës së Shtimes, ka shërbuer si imam, mualim, hatib për afro 50 vjet në fshatrat - Vojnovc, Muzeqinë, Tërrn, Gjyrkovc etj., ku me përkushtim ka kryer të gjitha obligimet e ritet fetare. Dita e diel, megjithëse dielli kishte shtrirë rrezet e tij, nuk ngrohte zymtësinë e fshatit dhe besimtarëve të shumtë, ngase kishin humbur prijësin fetar, zërin e bukur që i freskonte shpirtrat e u shërbeu për më se gjysmë shekulli. Mulla Behxhet Jashari mësimet e para i mori në Medresenë e Prizrenit në vitin1935, tek hafiz Qamili, më pas në vitin 1939 i vijoi në Ferizaj, tek alimi dhe doajeni i madh Hasan ef. Nahi gjer në vitin 1942. Nga viti 1943 mësimet i vazhdoi në fshatin e tij të lindjes tek Vesel Xheladin Guta, në Medresenë e Vojnovcit. Punën si imam në fshatin e tij e morri me përkushtim të madh dhe këtë emanet e kreu deri në pensionimin e tij. Ka marrë pjesë edhe në luftërat për çlirim, në vitin 1943 në shoqërim të Mulla Veselit, ka marrë pjesë në luftë në fshatrat Zhuj, Tërrnoc dhe Veligllavë. Personaliteti i tij nuk mund të përshkruhet me fjalë: ishte i urtë, i sinqertë, dhe gjithnjë i përkushtuar me devocion të lartë. Zëri i tij i fuqishëm dhe i bukur ishte mbresëlënës dhe tipar tjetër për se do të mbahet mend hoxha. Përcjelljen e fundit ia bënë familjarët, miqtë, dashamirët,besimtarë të shumtë, përfaqësues nga jeta politike dhe fetare. Në përcjelljen e tij të fundit kishin ardhur përfaqësues të lartë nga BIK, Dr. Fahrush Rexhepi, Ahmed ef. Sadriu, Kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi Mehmeti, me bashkëpunëtorët e tij, dhe imamë të shumtë nga Shtimja e Ferizaj. Në emër të Kryesisë së BIK-së foli i deleguari i Myftiut Tërnava, Dr. Fahrush Rexhepi, i cili foli për biografinë e pasur të hoxhës së nderuar. Ai, në mes të tjerash, tha: "Mulla Behxheti ishte imam i respektuar , talebe e doajenit të madh , hoxhës që e njeh tërë Kosova , po edhe më gjerë, Mulla Vesel Xheladin Gutës. Ishte pjesëmarrës në Luftën e Dytë Botërore, kontribues i madh jo vetëm për çështjen fetare, po edhe për anën kombëtare, për të cekur kontributin e pamohueshëm për strehimin e refugjatëve në luftën e fundit. Fjalën e tij ef. Rexhepi e përfundoi me lutjen që Allahu ta shpërblejë me Xhenet. Vlen të përmendet se para pak muajsh bëmë një intervistë për revistën tonë me Hoxhën e nderuar, i cili na rrëfeu pa përtesë për biografinë e tij të çmuar. (Dituria Islame, nr.247).Imami i nderuar u nda nga ne fizikisht, por këshillat , mësimet e tij do vazhdojnë përjetësisht. E lusim Allahun Fuqiplotë ta shpërblejë me shpërblimet e Tij të pakufishme që na ka njoftuar për robërit e Tij të sinqertë dhe shpirti i tij të prehet në paqe e përjetësi afër mëshirës së Allahut. Allahumme Amin! (Talebja e tij, Afrim Jusufi)

**Albanian Australian Islamic Society**
**Shoqata Islamike Shqiptare e Australisë**
**765 Drummond Street / North Carlton /**
**Melbourne, Victoria 3054**
**në koordinim më Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës shpallin**

# KONKURS

**Për pranimin e një Imami në xhaminë e Melburnit-Australi**

**Kushtet:**
**1. Imami duhet të ketë arsimim superior islam**
**2. Duhet te jete njohës i mirë i edukatës fetare dhe asaj shqiptare në përgjithësi**
**3. Imami duhet të jetë nga mosha 20-30 vjeç me mundësi qëndrimi prej 2 deri në 3 vite në këtë detyrë.**
**4. Nevojitet aftësia e të folurit dhe të shkruarit e gjuhës shqipe dhe anglishtes.**
**Përparësi do të kenë imamët që kanë aftësi komunikimi në anglishte.**
**5. Imami i Xhamisë shqiptare ka për detyrë të bashkëpunojë ngushtë me Këshillin e SISA-s, me anëtarët dhe familjarët si dhe mekanizmat tjerë qeverisës në Australi, në të gjitha nivelet.**

**- Pas kompletimit të dokumentacionit të kandidatëve të interesuar, Kryesia e BIK-ut, do të bëjë përzgjedhjen e 3 kandidatëve të mundshëm, të cilët i plotësojnë më së përafërmi kushtet e kërkuara me konkurs, ndërkohë që përzgjedhja e fundit do të bëhet nga anëtarët e SISA-s, të cilët do të vlerësojnë rezymetë e secilit kandidat veç e veç.**
**- Imami potencial do te ketë mundësi të bisedojë me disa nga anëtaret e Këshillit që do të jenë në Kosovë gjatë pushimeve verore ku edhe do të kenë mundësi ta rishikojnë kontratën e plotë të punës.**
**- Imamit te ardhshëm do t'i ofrohet kontrata e punës e cila përmban të gjitha specifikat e nevojshme për punësim dhe vendbanim ne Australi. Të gjitha kushtet do të specifikohen para se te merret vendimi për ardhje në Australi e posaçërisht pagesa mujore, banimi, dhe dobitë e tjera që dalin nga kontrata e punës.**

**- Dokumentacioni dorëzohet në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës-Zyra e Kryeimamit.**

**Konkursi mbetet i hapur 2 javë nga dita e publikimit në revistën Dituria Islame dhe në web faqen e Bashkësisë islame të Kosovës: www.bislame.net**



## NJË HISTORIK I SHKURTËR I PREDIKIMIT TË FESË ISLAME NË BELGJIKË

**Predikimi i fesë islame, ibadetet e Zotit dhe zhvillimi i mësimbesimit në Bruksel, lidhen-fillojnë me emrin e tash rahmetli ef.i Ibrahim I. Rexhepit nga Korretica e Preshevës.**

Efendi Ibrahimi kishte lindur më 15 maj 1922 në Korreticë, në një familje të njohur predikuesish të fesë islame ndër shqiptarët. Shkollën fillore e kreu vendlindje, një fshat ky i njohur për qëndresë dhe ruajtje të identitetit kombëtar, sipas traditës, edhe nga feja islame. Mederesenë në fillim e ndoqi në Preshevë, në shtëpinë që Abdullahu i kishte lënë dhuratë së bijës, të cilën ajo e kishte lëshuar për medrese. Pastaj klasat më të larta i vijoi në Kumanovë dhe më vonë në Medresenë e Madhe të Shkupit (gjenerata e tretë).Më 1954, për shkaqe të njohura, u detyrue të shpërngulej në Turqi, pa arritur ta merrte Diplomën, "për të cilën rrugë kisha dhanë gjithçka"-theksonte hoxha në moshë të shtyrë kur u intervistua. Çdo gjë i kishte hije: hydbja,kabineti, uniforma, qeleshja në krye, mjekra e bardhë,por, mbi të gjitha, eleganca dhe kultura që ia kishte lakmi çdo shqiptar e çdo hoxhë, që do të ketë ruajtur në kujtesë sado pak ndonjë hoxhë të njohur, ndonjë që i kishte qëndruar besnikërisht kësaj tradite. Mua që kisha intervistuar me qindra njerëz në Diasporë, duke filluar nga njerëz të rëndomtë e punëtorë, e pastaj të shkolluar, parlamentarë, senatorë, ambasadorë, diplomatë, - më bënte kureshtar ta njihja edhe më për së afërmi, pra jo vetëm në xhami, po edhe në kabinet dhe sidomos në banesë. Tek ai çdo gjë ishte e rregulluar, sidomos të binte në sy biblioteka e pasur, albumi me fotografi nga të gjitha tubimet islame ku kishte marrë pjesë dhe ku shihej ose në kryesi të tyre ose në safin e parë në mesin e mijëra delegatëve pjesëmarrës.Kjo dëshmon për mbajtjen e lidhjve me organizata të ndryshme islamike si përfaqesues i komunitetit islamik në Belgjikë. Në këto tubime a simpoziume ose kongrese, ai kishte marrë mirënjohjet dhe vlersimet më të larta për leximin e Kur'anit. Kam në dorë Diplomën e datës 05.09.1990. "Pas gati dhjetë vjet qëndrimi në Turqi, përsëri morra rrugën për Belgjikë, - fillon rrëfimin Hoxha i nderuar. - Fillimisht bëra një vizitë 10-ditëshe, tek do të njohur.Në kafe "Tirana" mblidheshin asokohe tre-katër nga shqiptarët më të njohur aty: kolonel Muharrem Bajraktari, Rifat Kolgjini e Shpend Sherifi etj.. Bajraktarët në kohët e përparshme ishin refugjatë në Kumanovë. Pra me ta njihesha që nga ato ditë të largëta!.

Në Belgjikë nuk kishte asnjë shenjë as vend për falje të namazit. Kjo gjendje më bëri kureshtar. Shqiptarët më kishin ofruar një shtëpi,nëse vendosja të shpërngulesha nga Turqia. Ata, shqiptarët e fesë islame, pohonin me plot zemër besimin e Zotit! Dhe, duke parë nevojën e madhe që të kishin hoxhë kjo mërgatë, këta pak shqiptarë dhe myslimanë të tjerë, vendosa, sigurisht me urdhrin e Zotit, të rimigroja në Bruksel. Pra, ky ishte një vendim më i lehtë se sa kur migrova për Turqi! Por shpresa e mban gjallë njeriun! Dhe, ashtu siç më kishin premtuar, u vendosa në atë shtepi, e cila u shndërrua menjëherë edhe në faltore. Por, kur kishte më shumë xhematë, faleshim edhe në parkun "Zhozofat", parku më i madh në Bruksel. Me të dëgjuar për këtë gjendje, vetë kryetari (Burgmeister) erdhi dhe më bëri një vizitë. Me atë rast na premtoi dhe na dha edhe një lokal për të pushuar të moshuarit, përveç lokalit për falje në park, edhe pse ende nuk ishte legalizuar feja islame në Belgjikë.

**Më 1963 në Bruksel themelohet Qendra Kulturore Islame**

Duhet të përmend një rast. Kur filluam të falim namazin e xhumasë, të gjithë vizitorët dhe estrada muzikore pushuan dhe na vështronin në heshtje derisa po faleshim! Ishte hera e parë që dëgjohej zëri i hoxhës në këtë tokë të huaj. Pastaj gjatë ramazanit, taravitë i falnim në shtëpinë-banesën time"- thekson më tutje efendi Ibrahimi, për të vazhduar: "Pra, bajramet i falnim edhe në sallën e shkollës "Sent Mari". Dorën në zemër, na

përcillte pushteti-policia dhe ne duhej të flisnim ngapak edhe frëngjisht. Në vin 1999 migrova edhe vetë. U aktivizova në mbarëvajtjen e shkollës shqipe. Meqë nuk kishim lokal, shkova në xhami dhe u kërkova dy mësojtore dhe ata më pranuan, por ç'ndodhi? Do komunistë në Bruksel nuk na lejuan sepse gjoja xhamia nuk mund të bëhej shkollë!?".

Lidhur me vështirësitë, historikun, rrugën institucionale për legalizim, më duhet të jap një kronikë të shkurtër: Më 1963 në Bruksel themelohet Qendra Kulturore Islame, me lejen e Mbretit Budoin në Bruksel. Pas pesë vjetësh aktivitetesh të kësaj qendre, pra në 1968 u bë njohja e kësaj Qendre nga ana e Qeverisë Belge. Në 1974 u bë njohja zyrtare e fesë islame dhe mundesia e shtrirjes,mësimit në të gjitha shkollat ku kishte të interesuar,përkatësisht ku kishte nxënës myslimanë kombësish të ndryshme. Më 1974 mësimi i fesë hyri në planprogramet e shkollave belge, kurse më 1978 hapet Qendra Islame, dhuratë nga Mbreti Budein për Mbretin Fejsal. Më 1980 u hap Instituti për Studime Islame, kurse më 1986 u hap Xhamia në aeroportin e Brukselit, në Zaventem. Sot në Belgjikë ka 37 xhami. Më së shumti ka në Bruksel (28). Besoj se edhe me këtë numër të madh ka pse të krenohen Mbretëria e Belgjikës dhe mërgimtarët myslimanë.

Sipas pohimeve të Rexhep Thaçit, Vasfi Fidan, ndër mërgimtarët e trefishtë më të vjetër, Hoxha vazin e jepte përveç shqip edhe në gjuhët: turqisht, boshnjakisht e frëngjisht dhe, nga ardhja e tij, nuk kishte probleme për respektimin e riteve islame dhe sidomos për ritualin e varrosjes.Krijimi i legjislacionit nga ana e Mbretërisë Belge ofronte kushte që të hulumtohej edhe mundësia e caktimit të një xhamie. Kështu në fillim, pasi identifikuam një shtëpi, e cila kishte qenë klub kulturor, po ishte e djegur dhe e lënë pasë dore, po megjithatë kishte hapësirë të mjaftueshme për adaptim- shndërrim në xhami.

Me iniciativën e Zajm Zhivkut-Murati nga Shqipëria,dentist,Ef. Ibrahim Jallderin(Rexhepi),Hasan Hoxha,Mazllum Ramizi dhe një avokate arabe,blemë këtë klub dhe e adaptuam me kontribute të myslimanëve dhe donatorëve të tjerë. Meqenëse klubi ishte i djegur, çmimi ishte më i lirë. Marrëveshja e çmimit ishte 3 milion e 300 mijë franga belgë,por pronari i kishte falur 300.000 dhe kontrata ishte bërë për tre milion në emër të këtyre bashkatdhetarëve mërgimtarë: Mulla Ibrahim Rexhepi, Zaim Murati,Ramiz Ipek nga Peja,Hasan Mullaku,hoxhë nga Turqia, dhe një avokate arabe. Adaptimin në stilin tradicional e ka berë Haxhi Muxhaidi Tetova vullnetarishte, pra e rregulloi një shqiptar ndërtimtar, që e kreu punën në nivel të një arkitekti me renome.

**Ibrahim Rexhepi ishte hoxha i parë këtu në Bruksel**

Xhamia u regjistrua me emrin: "Ak Xhami" (Xhamia e bardhë ) dhe ndodhet në Rue Jozachfat nr.39- 1030-Skarbeg-Bruksel. Imami i kësaj xhamie, mulla Ibrahimi, punonte pa rrogë, pa të ardhura nga Xhamia e Madhe, siç marrin rrogë hoxhallarët e tjerë. Ai theksoi: "Kurrë nuk kam marrë të ardhura nga kjo xhami, as nuk kam lejuar të mblidhen para për mua". "Për mirëmbajtje ka pasur iniciativa vullnetare dhe gjithashtu një arkë ku njerëzit linin të holla sipas mundësive. Gjithashtu, më duhet të theksoj se këtu nuk ka anëtarësi, siç veprojnë të tjerat xhamia (50 euro në vit) - vazhdoi ai më tutje. –Shërbimi është falas.Kjo është madhështia e rregullave islamike e kësaj xhamie. Meqenëse objekti nuk kishte vend për dalje, po vetëm për hyrje, u desh të blinim një shtepi ngjitur me të, të cilën na e bleu një shqiptaro-arab, 300 mijë euro. Në këtë pjesë siguruam abdes-hanën dhe daljen jashtë në rast rreziku, sikur parashihet me ligjet belge. Donatori i lartshënuar, që kishte blerë këtë aneks, nuk dëshiron t'i përmendim emrin. Ai këtë e ka bërë për shpirt të vetin! Kjo xhami nuk është e integruar në Qendrën Islame në Belgjikë. Xhamitë dhe hoxhallarët e integruar kanë beneficione dhe rroga të mëdha nga Arabia Saudite. " Pra, ne veprojmë të pavarur edhe sot e kësaj dite dhe funksionojmë dhe kjo xhami gjallëron me nder, në saje të kontributit vullnetar të komunitetit islam që e frekuentojne. Ak Xhamia është një vend unikat, ku falen të gjithë myslimanët pa dallim përkatësie kombëtare dhe ngjyre. Në fillim kishte shumë shqiptarë, po pas hapjes së xhamisë në "Aveny Rozhe" dhe asaj afër komunës së Skaarbergut, është zvogëluar numri i shqiptarëve që frekuentojnë këtë tempull vullnetarësh. "Mulla Hysenin e kishte derguar Mbreti Fejsal si diplomat për hapjen e Qendrës. Dolëm për ta pritur me Fahri Kalecin nga Prishtina, i cili e kishte njohur edhe nga studimet. Dorën në zemër, kishim oferta nga mulla Hyseni, themelues i Xhamisë së Madhe. Në emër të Arabisë Saudite na kishte ofruar integrim dhe rrogë, nëse integrohej si xhamitë e tjera në këtë Qendër.Po ashtu edhe Turqia përpiqet të na e marrë këtë xhami,por, meqenëse nuk na ka ndihmuar, nuk e kemi lejuar. Pra, ne veprojmë si Shoqatë. Shoqata ka kryesinë. Kryetar ishte Mulla Ibrahimi, sekretar Mazllum Ramizi. Pra, ef. Ibrahim Rexhepi ishte hoxha i parë këtu në Bruksel që filloi të kryente detyrat e fesë islame për të gjitha komunitetet islame. Ai po ashtu ka fillue edhe mësimin e diturisë islame nëpër shkolla belge. Sipas disa njoftimeve jozyrtare, këtu 15% të myslimanëve janë shqiptarë.Shkrimi botohet pasi rahmetli Mulla Ibrahim Rexhepi ka kaluar në Ahiret. E lutim të Madhin Allah që ta mëshirojë dhe ta gradojë me Xheneti Firdeus! (Halit Elshani)



## ZHVILLIMI I PROGRAMIT NJOHJA ME ISLAMIN NË UNIVERSITETIN E HARVARDIT

Me kontributin e Shoqatës Islame të universitetit Harvard të Amerikës, në ambientet e këtij universiteti, zhvillohet programi Njohja me Islamin. Gjatë këtij programi, i cili do të zgjasë një muaj në Universitetin e Harvardit, do të zhvillohen aktivitete të ndryshme nga ana e Shoqatës Islamike të këtij universiteti, për të prezantuar dhe njohur Islamin, me qëllim të mënjanimit të pasqyrimeve të pavërteta rreth myslimanëve. Shfaqja e filmit me temë rreth hixhabit, organizimi i tryezës "Udhëtimi në Islam", organizimi i një darke me pjesëmarrjen e studentëve myslimanë të universiteteve të ndryshme si dhe një mbrëmje letrare me poezi islame, - janë prej programeve që do të zhvillohen gjatë këtij muaji. Shoqata Islamike e Universitetit të Harvardit gjatë vitit të kaluar, gjithashtu me qëllim të prezantimit të imazhit të vërtetë të Islamit dhe myslimanëve, ka zhvilluar programe të ndryshme në këtë universitet, në kuadër të javës 'Të njihemi me Islamin'.

## NË MALEJZI PËRCAKTOHEN STANDARDET E INDUSTRISË HALLALL

Darhim Hashim, drejtor i lartë ekzekutiv i Koalicionit Ndërkombëtar për Unifikimin e Prodhimeve Hallall, në lidhje me këtë ka deklaruar: "Ky koalicion ndërkombëtar ka përgatitur një kornizë ligjore të standardeve të industrisë hallall, për të ofruar një kornizë unike për shtetet islamike, në mënyrë që të sistemojë një industri botërore 2 trilion dollarëshe, përfshirë artikujt ushqimorë dhe shërbimet financiare". Ai gjithashtu ka thënë: "Ky koalicion nuk i ka publikuar ende shtatë standarde të tjera, ku përfshihet mbikëqyrja mbi të qenët në përputhëshmëri me ligjet e Sheriatit të ushqimeve nëpër restorante, artikujve zbukurues, testeve laboratorike dhe therjes së kafshëve, të cilat janë aprovuar nga ana e Dhomës së Industrisë dhe Tregtisë Islamike. Industria Hallall gjatë viteve të fundit është zhvilluar dhe ka shënuar progres nën ndikimin e investimeve islamike, por duke marrë parasysh popullsinë e madhe myslimane në mbarë botën, ende ka vend që të krijohen më shumë raste dhe rrethana për zhvillimin e mëtutjeshëm të kësaj industrie.

## NË PORTUGALI ZHVILLOHET SEMINARI TRAJNUES PËR IMAMËT E XHAMIVE

Ky seminar organizohet nga Organizata Islamike e Arsimit, Shkencës dhe Kulturës (ISESCO), në bashkëpunim me Ministrinë e Vakëfeve dhe Çështjeve Islamike të Kuvajtit. Në këtë seminar, i cili zhvillohet me koordinimin e Këshillit Islamik dhe Organizatës Myslimane për Haxh të Portugalisë, do të marrin pjesë imamë të xhamive, këshilltarë fetarë si dhe ligjërues të rajoneve të ndryshme të Portugalisë. Ky seminar zhvillohet me qëllim të ruajtjes dhe mirëmbajtjes së qendrave fetare si vendeve të kultit fetar përballë shtrembërimeve të ndryshme, për ruajtjen e identitetit kulturor të myslimanëve jashtë Botës Islame si dhe për ngritjen e kulturës së marrëdhënieve në mesin e pakicës myslimane në Perëndim. Programet e këtij seminari ngërthejnë dy anë, atë teorike dhe atë praktike, siç janë prezantimi i ligjëratave nga pjesëmarrësit dhe zhvillimi i klasëve të mësimit praktik me temën Artet e zotësisë komunikuese. Këtë seminar do ta kryesojë Abdullah bin Urfe, ekspert për administrimin e çështjeve kulturore dhe komunikuese të ISSCO-së.



## NË PARIS ZHVILLOHEN KURSE ARSIMORE PËR EKONOMINË ISLAME

Kurset arsimore për ekonominë islame me temën "Përputhëshmëria e prodhimeve me standardet e Sheriatit islamik" zhvillohen në muajin prill në Paris. Këto kurse arsimore zhvillohen në sallonin "Pikaso" të hotel Melia-së në qytetin e Parisit. Pjesëmarrësit në këto kurse arsimore, të cilat zhvillohen nga Organizata e Financave dhe Ekspertëve të Kompanive Financiare – Islamike (AAOIFI), do të njihen me standardet e

Sheriatit islam në tregti, në mënyrë që në fund të secilës fazë të arrijnë të kuptojnë si duhet standardet praktike islame gjatë shkëmbimeve tregtare. Në këto kurse do të shtjellohen parimet praktike dhe zbatuese të Sheriatit islam gjatë shkëmbimeve financiare. Doktor Ahmed Ased, profesor në pension i Qendrës financiare islamike të Bankës Qendrore të Bahrejnit (BIBF) njeherësh profesor i ekonomisë dhe fik'hut e i parimeve islame, është përgjegjës për prezantimin e lëndëve mësimore gjatë këtyre kurseve arsimore.

### BELGJIKA ME QENDËR TË EKSPERTËVE TË EKONOMISË ISLAME

Qendra e Ekspertëve të Ekonomisë Islame (Isfin) është themeluar si rrjeti i parë botëror i ekspertëve të ekonomisë islame nga ana e 15 instituteve juridike të Belgjikës. Qëllimi i themelimit të kësaj qendre është krijimi i një rrjeti të ekspertëve për të shkëmbyer përvojat më të mira në fushën e ekonomisë islame dhe për shfrytëzimin e tyre në tregjet rajonale. Mbledhja e parë e kësaj qendre u organizua në muajin prill në Luksemburg dhe në një të ardhme të afërt do të fillojë aktivitetet e saj në degët e kësaj qendre në Lindjen e Mesme me pjesëmarrjen e rreth 60 anëtarëve. Sipas pohimeve të zyrtarëve të këtij projekti, tërheqja e qeverive dhe investitorëve për të investuar në vendet aktive në sferën e ekonomisë islame, do të jetë një prej aktiviteteve të Qendrës së Ekspertëve të Ekonomisë Islame.Institutet si Thierry Aufschrift nga Belgjika; Gide Loyrette nga Franca; Cuatrecasas nga Spanja; Arendt & Medernach nga Luksemburgu; Morais Leitao nga Portugalia dhe gjithashtu Chiomenti nga Italia janë prej anëtarëve të kësaj qendre.

### KËSHILLI I QYTETIT TË HAGËS KA REFUZUAR PLANIN PËR NDALIMIN E NDËRTIMIT TË XHAMIVE

Këshilli i Qytetit të Hagës pas refuzimit të propozimit të Partisë për Lirinë e Holandës, me të cilën kërkohej ndalimi i ndërtimit të xhamisë së re në këtë qytet, këtë plan e ka konsideruar si diskriminim racor. Ky plan, pasi ishte paraqitur nga Partia ekstremiste e Lirisë së Holandës, është kundërshtuar ashpër edhe nga ana e partisë dhe është quajtur si diskriminues. Partia për Lirinë e Holandës, duke paraqitur këtë plan, kishte kërkuar nga Këshilli i Qytetit të Hagës që të ndihmonte besimtarët e feve të tjera, përveç asaj islame, për gjetjen e vendeve dhe objekteve të përshtatshme për kryerjen e ritualeve të tyre fetare. Ing Vijanen, lideri i Partisë së Majtë të Gjelbër të Holandës, në lidhje me këtë, ka deklaruar: "Anëtarët e Partisë për Lirinë e Holandës, duke paraqitur këtë propozim, përhapin diskriminim në mes feve të ndryshme. Partia Lokale Demokratike Islame dhe Partia e Qytetit të Hagës, gjithashtu me anë të disa deklaratave, kanë dënuar këtë veprim të Partisë për Lirinë e Holandës.

### JORDANI ORGANIZON PËR TË TRETËN HERË KONFERENCËN "MREKULLIA SHKENCORE E KUR'ANIT DHE HADITHIT TË MUHAMEDIT A.S."

Konferenca e tretë me titull "Mrekullia shkencore e Kur'anit dhe hadithit të Muhamedit a.s", është zhvilluar nën patronazhin e Drejtorisë së Arsimit dhe Edukimit të qytetit Arbed të Jordanisë. Kasim Al-Khatib, kryetari i Drejtorisë së Arsimit dhe Edukimit të qytetit Arbed, ka mbajtur një fjalim gjatë pjesëmarrjes në ceremoninë e hapjes së kësaj konference. Ai, duke theksuar rëndësinë e zhvillimit të klasëve edukative, përveç programit, në koordinim me klasët e tjera mësimore, me qëllim të edukimit të një gjenerate me potencial të madh krijues, ka shtuar: "Kur të hidhemi në studimin e mrekullive dhe fryteve shkencore të Kur'anit të shenjtë, jam i sigurt se kemi filluar të hulumtojmë burimin më të lartë të diturisë dhe shkencës". Nexhah Al-Akur, drejtor i shkollës, thotë se konferenca për mrekullinë shkencore të Kur'anit dhe hadithit të Muhamedit a.s. ka përfshirë në vete diskurset dhe hulumtimet që kanë përgatitur arsimtarët dhe nxënësit e 16 shkollave në këtë qytet. Sipas fjalëve të tij, secili nga këto hulumtime paraqet një reflektim të mrekullive ekzistuese në universin tonë, dhe krijesën e njeriut, që në njëfarë mënyre është theksuar edhe në Kur'anin e shenjtë, edhe në hadithin e Muhamedit a.s.. Në fund të konferencës për mrekullinë shkencore të Kur'anit të shenjtë dhe hadithit të Muhamedit a.s., e cila ka zhvilluar punimet edhe me pjesëmarrjen e Universitetit të Jermukës dhe Xhedara-së, si dhe të një numri shkollash të tjera të mesme, - janë shpërblyer të gjithë pjesëmarrësit dhe kanë marrë mirënjohje të ndryshme nga ana e të pranishmëve.

*(Mr. R. Suma)*



| Autor: Agim Gashi | GJYMTIM | BANOR I NJË KRAHINE SHQIPTARE | BOTIMET E SËRISHME | EMNAKU I AMIRES | MUZIKTARI DARDAN, KUKUZELI | HAPËSIRA QIELLORE | NOCION ZGJEDHJESH | DUKAT | | FOSFORI | PYETJA PUBLIKA E SHUMË NJERËZVE PËR DIÇKA | RESPEKTET | VËNIE E DATËS | ALABAMA |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| QYTETI NË FOTO *kryeqytet evropian* | | | | | | | | | LLOJ ARIU KINEZ / ELEMENT KIMIK | | | | | |
| KRJIUESI I ANIMA-CIONEVE | | | | | | | | | | NDËRPRES / MIRË, BËN | | | | |
| TËRËSI MINISTRASH, QEVERI | | | | | | | | FISHEK-ZJARRI / RELIGJION | | | | | | |
| "HYJ" I DASHURISË TE ROMAKËT | | | | | FABRIKË PASTRIMI PËR NAFTËN / METRI | | | | | | | | | ZEMËRIMI |
| TAKSA | | | | | | | BOTIMI | | | | | | | |
| ILIRIANI (dim.) | | | | TOKËZIMET E AERO-PLANËVE |  | | | | | ADEM MIKULLOVCI | | | REPUBLIKA / QË KA BAZA | |
| NËNË,ËËMË | | | | | | | | | | EMIRATET E BASHKUARA ARABE / AJO QË UDHËHEQ NJË SHKOLLË | | | | |
| PJESË E LOJËS SË TENISIT / BANORI I NJË QYTETI SHQIPTAR | | | | | | | | | | DIGITAL TELEVISION ADAPTER | | | | VENDËS, ANËS |
| ENERGJIA | | TETOVA / KËRCIM-TARJA E BALETIT | | | | | | | | RADIUSI | | ZARA / JO FETARE | | |
| LIBANI | | | SHKRONJA E 25-të / MOSHA E RE | | | | | | | SHKRIMTARI, PELIN | | | | |
| ILAÇI | | | | | | | | | | PJESË E KËMISHËS | | | | |
| VCARIANT I EMRIT HALIM | | | | | | | | | | TITANI | | | SEKONDA / NË ATË VEND | |
| VIT, MOT | | | | | FËMIJË I URTË | SHTET AZIATIK | XHINGIS . . . | | I BIMËVE | NJËSI E VJETËR PESHE / KLUBI | | | | DËSHTIM SHTATZANIE |
| QË I MUNGON RITMI | | | | | | | | LLOJ KAPELE / MADJE | | | | | | |
| NATIONAL INSURANCE ACADEMY | | | | E NJË VENDI ISLAM / EMËR F. ISLAME | | | | | | | | JOTABAJTI / TRANS-TIRETINI | | |
| KyÇ | | | NJËZËRI / LL.P. | | | | | | | | | | OKSIGJENI / PËREMËR VETOR | |
| LLOJ SHAMIE | | | | | | | RREMTAR / FRANCA | | | | | | | |
| INDIA | | PJESË E LARGËT NGA QENDRA E QYTETIT | | | | | | | | | CEREMONI | | | |

Transmetohet nga Ibën Abbasi r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë:

**“Rexhebi është muaji i Allahut, Sha’bani është muaji im, dhe Ramazani muaji i Ymetit tim.”**

**“Rexhebi është muaji i mbjelljes, Sha’bani muaji i ujitjes, e Ramazani muaji i korrjes, prandaj çdonjëri do korrë vetëm atë që ka mbjellë dhe shpërblehet sipas asaj çfarë ka vepruar. Rexhebi është muaj i braktisjes së mëkateve, Sha’bani muaj i kryerjes së ibadeteve, ndërsa Ramazani muaji i pritjes së shpërblimeve nga ana e Allahut xh.sh.. Andaj, kush nuk i braktisë mëkatet, nuk i kryen obligimet e Allahut xh.sh. dhe nuk i pret shpërblimet prej Tij, dije se ai është prej atyre që e humbin kohën kot.”**

Dhunnun El-Misri



KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, KËTO DITË KA NXJERRUR NGA SHTYPI LIBRIN




TË INTERESUARIT LIBRIN MUND TA SIGUROJNË NË TË GJITHA KËSHILLAT E BI TË KOSOVËS